## “ Adoleshenca, stina e shpërthimeve”, një ndihmesë për zgjidhjen e problemeve të kohës

Jo rastësisht e lexova me vëmendje në dorëshkrim trajtesën e fundit në formë eseje të Ndue Kazës **“Adoleshenca, stinë e shpërthimeve”**. Kjo erdhi ndoshta nga ndikimi i botimeve të mëparshme të këtij autori, ndoshta nga vetë titulli që më ngjalli një kërshëri për një temë që ka gjetur trajtim të gjerë në vitet e fundit, ndonëse gjithmonë problemet e shqetësimet e adoleshentëve po vijnë duke u rritur. Tashmë që e përfundova së lexuari, si dhe duke i riparë me vëmendje mjaft pjesë të tij, e kuptoj se që në rreshtat e parë pata një ndjesi tërheqëse. Kjo lidhet edhe me respektin që kam për autorin dhe, kryesorja, për bindjen që kam krijuar në vlerat e kësaj trajtese që, pa dyshim, nuk do të kalojë pa lënë gjurmët e veta në ndihmesën për trajtimin e problemeve shoqërore e pedagogjike në fushën e edukimit, në punën me moshat e reja si në plan të përgjithshëm, edhe në veprimtarinë e përditshme të organizmave të specializuar, ku vendin parësor e zë shkolla.

Nisur nga tematika dhe kuptimi shoqëror i trajtimit të dukurisë së **adoleshencës,** vëmendja e të interesuarve dhe të përfituesëve të tjerë më duket se zgjerohet natyrshëm nga idetë racionale e jetësore që e përshkojnë esenë. Autori i bazon ato në vëzhgimet e tij shumëvjeçare si mësimdhënës dhe në një plan më të gjerë, në këndvështrimin e studiusit të

vëmendshëm të tipave e të karaktereve njerëzore, sidomos të të rinjve të moshës shkollore.

Termat **stinë** dhe **shpërthim** kanë gjetur trajtim bukur mirë nga autori, të ndërthurur me adoleshencën, si mosha më e ndjeshme dhe njëherazi shpërthyse e jetës së njeriut. Në trajtimin e problemeve të shumta vërehet një qëndrim dashamirës dhe pjekuri për të gjitha zhvillimet shpirtërore të kësaj moshe, që shprehin qartë se kemi të bëjmë me një autor njohës tashmë të kujdesshëm dhe interpretues të dukurive dhe fakteve, larg vështrimit të ngurtësuar të një mësimdhënësi të zakonshëm që hedh në letër në mënyrë indiferente vrojtimet e veta.

Duke shfletuar me kujdes, nga faqja në faqe bindesh për masën e duhur të këndëvështrimit, për shembujt e shpjegimet që plotësojnë njëri-tjetrin dhe njëkohësisht hedhin "dritë" aq të plotë rreth problemeve, sa kushdo duke dalë në fund të librit, mbushet me mbresa e me dëshirën për të ngritur pikëpyetje me riballafaqimet përkatëse të ideve.

Autori, mbështetur dhe në literaturë bashkëkohore, bën analiza të argumentuara për shqetësime të tilla, si: kur fillon e përfundon adoleshenca, për dallimet gjinore në rrugën e zhvillimit, të tranzicionit moral, formimit të identitetit, për pjekurinë biologjike e shoqërore, misterin e dëshirës dhe mjaft problematika të tjera, të cilat shtjellohen deri në cakun e vetëbindjes, por duke lënë hapësirë, që gjithkush të shtojë diçka nga përvoja e vet rreth problemeve që trajtohen. Me gjerë autori ndalet te evolucioni mendor i adoleshentëve, sjelljet e tyre emocionale dhe shoqërore. Ai e vështron adoleshencën në rrethana të ndryshme: familjare, shkollore dhe në jetën e përditshme ndërmjet bashkëmoshatarëve. Pa dyshim, në këtë kuadër gjejnë trajtim edhe raportet e prindit me adoleshentin, të para si një kurbë jo e njëtrajtshme e

ecurisë së marrëdhënieve ndërmjet tyre, si faktor i domosdoshëm për të vendosur mirëkuptim e baraspeshë.

Në planin e shkollës e të jetës, autori e sheh mësuesin faktor me peshë të ndjeshme si një model shoqëror që ndikon dukshëm në formimin e adoleshentit. Ai i kushton vemendje rolit të grupit dhe të bashkëmoshatarëve në formimin e personalitetit të adoleshentit si qytetar i ardhshëm, duke i mëshuar rolit të tyre dhe të natyrës sakrifikuese të adoleshentit, si pjesë të lidhura ngushtë për arritje të përbashkëta.

Argumentet e shumta i kanë shërbyer autorit për të mbështetur përfundimet e tij nga vetë jeta e të rinjve, nga marrëdhëniet prind-adoleshent, mësues-nxënës, duke u dhënë një vend më vete gjithë trazimeve e tallazeve shpirtërore të adoleshentit.

Pavarësisht nga ndarja në kapituj e nëntema, që autori ka bërë në trajtimin e problemeve, ai i ka vendosur ato në një lidhje organike tepër të studiuar. Ai ka ditur të japë në pak rreshta me qartësi përvoja e ide, që mund të bëhen lehtë pjesë e kulturës së lexuesit. Prandaj fare thjeshtë pas leximit nga njëri kapitull në tjetrin mbetesh gjithnjë në ankthin e pritjes së diçkaje më të bukur e më tërheqëse, për t'u vënë në fund të librit para dilemës së papritur se cila është pjesa më tërheqëse.

Shtrimi i problemeve, analiza e tyre, rimarrja në rastet e duhura, shpesh edhe me kundërvënie argumentesh nga njëra pjesë në tjetrën të librit, pa përsëritje të ideve dhe të fakteve, por me përforcim të tyre, bëhet me aftësi e me kulturë nëpërmjet një gjuhe të qartë e të kuptueshme. Fraza është përpunuar me kujdes me fjalor të zgjedhur, në përshtatje të sqarimit sa më të mirë të një ideje apo të argumentit përkatës.

Jam i bindur se kushdo që do të lexojë këtë libër të N.

Kazës (qoftë adoleshent, prind apo qytetar i një kategorie tjetër), do të ndjehet disi në pikëpyetje për vetë jetën e vet, për punën që ka bërë me adoleshencën, po njëkohësisht, do të ndjehet edhe "i mbushur plot", duke e kuptuar se ka përfituar diçka me vlerë.

**Prof. as. dr. Sotir Rrapo**

## Pak fjalë lexuesit

*Adoleshenca është moshë e bukur plot poezi, e cila te secili prej nesh është përshkuar nga energji me ngarkesë e ngacmime të larta modifikimesh të gjithanshme në planin biologjik, fiziologjik, psikik dhe shoqëror. Në këtë fazë na ndodhën ndryshime të mëdha, morën rrugë mjaft nga ëndrrat tona. Por vetëm përvoja vetjake nuk është gjithçka. Prandaj të mbajmë parasysh se adoleshentët nuk dinë se çfarë duhet të bëjnë e çfarë jo, cila është zgjedhja më e drejtë, cilat objektiva do të realizojnë. Atyre u mungon përvoja, prandaj e kanë të vështirë të përcaktojnë referimin për të ardhmen, gjithnjë i mundon ankthi e frika si do të vlerësohen nga të rriturit dhe çfarë modeli shoqëror do të arrijnë. Të rinjtë nuk janë fëmijë dhe s'mund të trajtohen si të tillë, por ende nuk janë plotësisht as të rritur. Ata kanë nevojë të nxiten, të mbështeten, ndoshta edhe të drejtohen. Prandaj kërkojnë vemendje, kujdes dhe respekt të vazhdueshëm nga të gjithë aktorët e interesuar për zhvillimin e tyre.*

*Adoleshentët paraqesin një shqetësim për të rriturit e për vetveten për të ndërtuar identitetin e tyre dhe për të përcaktuar vendin që do të zënë e rolin që do të luajnë në shoqëri. Të gjithë brezat krijojnë paragjykime për njëri-tjetrin. Kjo është e vërtetë e pamohueshme. Por për të bashkëjetuar në harmoni dhe për të krijuar marrëdhënie të drejta, kërkohen qëndrime koherente, të cilat sigurojnë mirëkuptim, qëndrueshmëri dhe vazhdimësi. Disa dukuri karakteristike të të rinjve, si: ndryshimet e shpejta trupore, zbulimi i*

*seksualitetit, prirja për një largim nga tutela prindërore, tërheqja dhe imitimi i moshatarëve, prirja për pavarësi në të gjithë veprimtarinë, mbrojtja nga paragjykimet dhe ndjeshmëria e madhe etj., kërkojnë vlerësim e trajtim profesional nga shoqëria, në përgjithësi, dhe nga prindërit e mësuesit, në veçanti.*

*Tashmë ka ardhur koha që të rriturit të kuptojnë se adoleshentët janë të mbushur nga dëshira për të kërkuar, kanë gjallëri e padurim për të realizuar gjithçka. Këtu e ka bazën kërkesa e domosdoshme për të ndërtuar raporte dhe marrëdhënie funksionale, të cilat zmadhojnë mundësitë e zgjedhjes së alternativave të identifikimeve apo të modeleve të sjelljeve.*

*Dihet se perceptimi shoqëror ndikon e luan një rol të veçantë për motivimin apo frenimin e zhvillimit të individualitetit të adoleshentëve. Në këtë vështrim, përfshirja e tyre e gjithanshme për krijimin e konceptit të vetvetes është një tregues se adoleshenti përdor të menduarit dhe mban qëndrim në mënyrë të vetëdijshme përtej aftësive që ka në një kohë të caktuar. "Mendoj se mendoj…", "Di se një përson pak a shumë i rëndësishëm, mendon se unë mendoj…" etj., janë rrjedhojë e motivimeve të vazhdueshme që vijnë nga perceptimi i të gjitha ndryshimeve që ndodhin në aspektin fiziko-biologjik dhe në kuadër të mënyrës së sjelljeve. Fakti se ata reagojnë jo në të njëjtën mënyrë me të gjithë (mund të jenë të qeshur me një shok e serioz me një tjetër) tregon se ndjejnë mjaft ndryshime në vetvete. Kjo i bën ata të mbajnë qëndrim vazhdimisht mbi atë çka janë dhe në atë që po bëhen. Adoleshentët përvetësojnë shpesh vlerat e familjes, prandaj prindërit mbahen për një kohë të gjatë udhëheqës moralë. Nëse për të rinjtë detyra më e rëndësishme është të emancipuarit, pra "e ndarjes" së tyre*

*nga prindërit drejt zhvillimit të vetvetes, prindërve u korrespondon, nga ana tjetër, detyra e përcaktimit të një mënyre sa më të përshtatshme komunikimi dhe mbështetjeje për t'ua lehtësuar rrugën drejt zhvillimit. Ndihma më e madhe e të rriturve qëndron në krijimin e një raporti të drejtë komunikimi e marrëdhëniesh me mbështetje emotive, ku mund të komunikohet pa pengesa, në një klimë të hapur e të sinqertë, pa dyshime e falsitete, me argumente e ide që i shërbejnë të ardhmes.*

*Adoleshenca vlerësohet edhe si moshë e revoltës, e shpërthimeve apo e konflikteve të brendshme e të jashtme, të shprehura ose të heshtura, të cilat ndodhin për shkaqe objektive dhe subjektive. Mbajtja nën kontroll e emocioneve, të kënaqësisë, vetmisë, nervozizmit etj., ndikon dukshëm në ruajtjen e raporteve të drejta e të domosdoshme. Analiza, vlerësimi dhe trajtimi pikologjik i të rinjve përcakton në një masë të ndjeshme zhvillimin e tyre të vërtetë e normal.*

*Në këtë punim, "Adoleshenca–stina e shpërthimeve", bëhen përpjekje për të paraqitur shkallët e zhvillimit të adoleshentëve dhe karakteristikat themelore të kësaj faze të rëndësishme të jetës së njeriut. Analiza e veçorive të ndryshme psikike është mbështetur në teoritë e sotme psikologjike dhe në përvojën e drejtpërdrejtë të punës me të rinj të moshave të ndryshme. Vëmendje i është kushtuar trajtimit të marrëdhënieve familjare, por edhe marrëdhënieve që krijohen në institucionet e ndryshme edukative, ku fëmijët dhe të rinjtë kalojnë një pjesë të rendësishme të jetës. Njëkohësisht, këtu jepen edhe disa parime dhe linja kryesore, të cilat mund të zbatohen nga prindër e mësues në procesin e vështirë, por mjaft të bukur të edukimit.*

**Autori**

# KREU I

# MOSHA E ZHVILLIMEVE TË VRULLSHME

## Kur fillon dhe përfundon adoleshenca?

Është një pyetje që gjithmonë është shtruar dhe vazhdon të shtrohet jo pa interes. Adoleshenca është një fazë e jetës së secilës qenie njerëzore, në të cilën individi përfiton aftësi e njohuri për përgjegjësitë e të rriturit. Përvojat emocionale dhe ndryshimet trupore marrin ngarkesë të lartë drejt vendosjes së raporteve të reja me botën e veten.

Kur nis e mbaron adoleshenca, nga mosha 11-18 vjeç apo 20-25 vjeç? Për këtë e mjaft probleme të tjera ka ide dhe mendime të ndryshme, të cilat janë me nuanca të veçanta, por në trajtim të përgjithshëm nuk kanë dallime thelbësore. Adoleshenca është periudha e jetës, e cila përfshin *vitet ndërmjet fëmijërisë dhe moshës së rritur*. Ajo shoqërohet me ndryshime rrënjësore, të cilat kanë të bëjnë jo vetëm me rritjen biologjike, por edhe me zhvillimin mendor, sjelljen, komunikimin etj. Në pikëpamje psikike, adoleshenca është një periudhë krize, që përfshin njëkohësisht ndarje, shkëputje, zhvillim e vetaktivizim të vrullshëm në një klimë shndërrimesh e shpërthimesh të mëdha.

Adoleshenca nuk është thjeshtë një stinë e jetës, por një mënyrë ripërtritjeje e psikikës, ku pasiguria dhe ankthi për të ardhmen, ndikimi i instinkteve, nevoja për përkujdesje dhe dëshira për liri, japin të gjitha së bashku mundësitë e shfaqjes mbi të cilat mund të zhvillohet vetë jeta. Por në kushte të ndryshme jetese, kemi vështrime të ndryshme. P.sh., në vendet e zhvilluara nga ana ekonomike rritja biologjike në ditët tona bëhet më shpejt nga ç'ndodhte vite më parë, edhe shkollimi që u ofrohet të rinjve është i ndryshëm, është më i gjatë. Pavarësia ekonomike arrihet më vonë, përtej moshës 20 vjeç. Ndonëse pjekuria biologjike është realizuar, statusi i të rriturve ende nuk u njihet. Vetë të rinjtë nuk ndjehen të rritur. Ata, siç i trajton shoqëria, janë në rrugën drejt formimit.

Pra, adoleshenca përfaqëson një kohë kalimtare nga fëmijëria në pjekurinë relative. Ajo është një moshë kritike ndryshimesh dhe përjetimesh, prandaj ndikimi i faktorëve shoqërorë në të është shumë i rëndësishëm. Kohëzgjatja e adoleshencës mund të mos korrespondojë e njëjtë për të gjithë njerëzit përsa u takon karakteristikave të tyre të ndryshme të zhvillimit.

Në vështrim të përgjithshëm, adoleshenca është një dukuri e përbashkët për të gjithë individët, por natyrisht për secilin individ ose grup individësh ka ndryshime, që i ndeshim rëndom. Ato ndodhin për shkak të nivelit kulturor, periudhës historike dhe veçorive individuale të çdo subjekti. Duke u mbështetur në këto argumente, mund të arrijmë në përfundimin se adoleshenca pavarësisht mospërputhjeve kohore në mënyrë të plotë, përbëhet apo kalon në tri faza apo pjesë, të cilat janë: **paraadoleshenca**, **adoleshenca e hershme** dhe **adoleshenca e vonë**.

Në etapën e parë, paraadoleshenca, që lidhet me rindërtimin e organizmit, zhvillimi fizik dhe fiziologjik nuk

bëhet i njëtrajtshëm. Prandaj koha e pubertetit shfaqet jo në të njëjtën kohë, duke e shtrirë krizën. Ritmet e zhvillimit janë të larta, por në planin e formimit të personalitetit ka paqëndrushmëri të madhe, megjithëse bie në sy e shprehet ndjenja e të rriturit. Shfaqen dyzime e lëkundje në karakter, të rinjtë dashurojnë vrullshëm dhe urrejnë papritmas, binden, nënshtrohen, por edhe rebelohen, paraqiten të sjellshëm e idealistë, por edhe brutalë e materialistë. Ata manifestojnë gjendje të ngritur emocionale dhe pa u kuptuar shndërrohen në pesimistë e kokëfortë, jo rrallë hutohen, përfshihen nga ndjenja e të qenit i pavlefshëm (kjo ndikon të mbyllen në vetvete). Në këtë moshë zhvillohet të menduarit teorik refleksiv, shkallë-shkallë ngrihen në një nivel më të lartë veprimet mendore: analiza, sinteza, klasifikimi, përgjithësimi etj.  Lindin elementet e logjikës së të rriturit, duke u ngritur cilësia e perceptimeve, të kujtesës dhe imagjinatës.

Adoleshenca e hershme është koha e vërtetë kalimtare ndërmjet paraadoleshencës dhe rinisë. Në këtë moshë krijohet një përfytyrim fillestar për orientimin profesional, gjë e cila krijon një tendosje e frikë, pavarësisht nga zgjedhjet që mund të bëhen. Gjatë saj marrin përparësi vlerat vetjake në krahasim me ndikimet e jashtme, ndërtohet plani jetësor dhe nevoja për intimitet është e papërballueshme. Ndjeshmëria emocionale e adoleshentëve është e lartë. Prandaj në këtë moshë shfaqen reagime të forta në çaste të papritura. Vlerësimi dhe vetëvlerësimi janë mekanizma nxitës, por në pranimin e tyre real ka luhatje të mëdha.

Ndryshimet fizike dhe emocionale të ndjeshme e të shpejta ndodhin në një hapësirë kohe të caktuar. Ato zgjasin deri në arritjen e autonomisë së plotë, atëherë kur vendosen raporte emocionale instinktive të shpejta me grupe të tjera dhe me mjedisin shoqëror. Megjithatë është disi e vështirë të

përcaktojmë kufirin kohor të mbylljes së adoleshencës. Frojdi e ka përcaktuar këtë afat kohën kur "adoleshenti është i aftë të dojë e të punojë," ndërsa Erikson e përcaktoi si kohën kur i riu "është i aftë të përfshihet për një raport intim me një tjetër, duke realizuar një takim ndërmjet dy "unë-ve" të ndryshëm". Pra, adoleshenca mbyllet kur individi është i aftë të krijojë raporte të qëndrueshme me veten, me grupin e afërt dhe gjithë mjedisin ku jeton. Ky koncept i bazuar në aftësinë e përshtatjes me veten, me të tjerët apo me botën, tregon si ndodhin ndryshimet, që e detyrojnë individin të sillet e të formohet në bazë të raporteve që ka me mjedisin ku bën pjesë, me grupin më të afërt dhe me shndërrimet e tij të brendshme. Adoleshenca mund të karakterizohet si fazë e kalimit nga bregu i frikës dhe i ankthit në atë të strukturës funksionuese të sigurisë së të të rriturit. Ky kalim nuk bëhet në një ditë, as në mënyrë të rrufeshme. Për të duhet të shmangen a të kapërcehen një mori pengesash një nga një dhe jo të grumbulluara në mënyrë absurde.

Një i ri, edhe pse është i gatshëm të jetojë i pavarur nëpërmjet punës së tij, ende trajtohet adoleshent dhe mbetet për një farë kohe nën ndikimin e të tjerëve, veçanërisht të prindërve të tij jo vetëm për forcën e zakonit, por për efekte të tjera, kryesisht psikologjike, shoqërore dhe ekonomike. Prandaj themi që adoleshenca vazhdon e zgjatet. Kjo na bën të bindemi që edhe pse arrihet mosha 20 vjeç, individi ende nuk e ka mbaruar këtë fazë kritike, pra ai nuk është i gatshëm të futet në botën e të rriturve. Pikërisht përballë kësaj zgjidhjeje ekziston rreziku i tërheqjes, veçanërisht kur të rinjtë nuk arrijnë të ndërtojnë raporte të drejtpërdrejta me realitetin. Për këtë arsye, në momente të tilla mund të paraqiten mundësi për t'u shfaqur te adoleshentët edhe prirje neorotike. Në të kundërt, ka nga ata të rinj që rriten përpara limiteve të

caktuara kohore për arsye mbijetese, megjithëse kapacitetin, gjykimin e kritikën ende nuk e kanë të zhvilluar në nivelin e dëshiruar.

Një tipar tjetër i këtij ndryshimi, është rritja e adoleshentëve me shfaqje e prirje mbrojtëse, maniake e paranojake, dukuri këto të mundshme gjatë zhvillimit, të cilat shfaqen ose jo gjatë kësaj periudhe. Prandaj me të drejtë nga shumë studiues adoleshenca është përcaktuar si moshë e cila shoqërohet me probleme tepër të ndjeshme.

## Zbulimi i kontratës shoqërore

Po të gjykojmë me kujdes, arrijmë në përfundimin se e gjithë jeta është ndërtuar e rrjedh në mënyrë të tillë, që të ngjason me një sistem piramidal, brenda të cilit gjenden një rrjedhshmëri detyrash, që duhen zgjidhur në momente sa më të përshtatshme. Nëse këto zgjidhje nuk bëhen në kohën e nevojshme dhe në përputhje me kërkesat etiko-morale, zhvillimi i individit bëhet gjithnjë e më kompleks, ndërsa në marrëdhëniet ndërpersonale paraqiten mjaft probleme. Po marrim një shembull.

Në fëmijëri ekzistojnë detyra, të cilat artikulohen nga të gjithë krahët, si:

- Të folurit;
- Të ecurit;
- Vetështërbimet etj.

Limiti është i përcaktuar në kohë biologjike. Po qe se për ndonjë motiv individi nuk arrin t'i realizojë këto detyra, i gjithë mekanizmi kompleks i evolucionit të përsonalitetit dhe zhvillimit të tij vihet në dyshim dhe fillon e kompromentohet.

Paralelisht me ato që përmendëm më lart, ekzistojnë edhe detyra të tjera socialkulturore, si:

- Të përftohen aftësi komunikuese specifike: shkrimi, leximi;
- Të fitohen shprehi shoqërore: të bëhesh qytetar i denjë, të demonstrosh përgjegjëshmëri në afate kohore të përcaktuara etj.

Të gjitha këto kërkesa të argumentuara do të realizohen mirë, nëse respektohen parimet dhe metodat psikologjike të zhvillimit të personalitetit të njeriut. Në këtë fushë ka traditë kulturore të trashëguar, por ajo drejt së cilës kërkohet të përqendrohemi më tepër, mbetet edukimi i mirëfilltë me njohuri, parime dhe metoda bashkëkohore edukimi, të cilat na lejojnë dhe na ndihmojnë për të respektuar zhvillimin e individualizuar dhe efektiv të çdo fëmije. Disa parime zhvillimi janë të përbashkëta dhe të pandryshueshme për çdo kulturë njerëzore. Të tjera janë të pranishme në disa shoqëri të caktuara. Natyrisht, të gjitha këto parime ndikojnë drejtpërdrejt në tipin njerëzor, që shoqëria ka mision për të realizuar. P.sh., përgatitja për një karrierë pune në një shoqëri të prapambetur është detyrë e thjeshtë, pa kërkesa thelbësore, sepse ndarja e punës bëhet vetëm në bazë të një kriteri, të kriterit gjinor. Të gjithë anëtarët e shoqërisë, me përjashtime të vogla, kanë të njëjtën punë, prandaj përgatitjen e pasardhësve e realizojnë pothuajse në mënyrë standarde. Ndërsa në shoqërinë e sotme të konsumit procesi i edukimit paraqitet më i ndërlikuar, më i vështirë, sepse individi duhet të përgatitet në të gjitha drejtimet, që të përballet e të zgjidhë një numër situatash e detyrash, të cilat në jo pak raste mund të jenë edhe të paparashikueshme. Shoqëria demokratike krijon mundësi të panumërta, punë e probleme me të cilat individi përplaset. Pra, që një individ i tillë të triumfojë dhe të realizojë qëllimet e tij në jetë, kërkohet të ketë një shkallë të lartë zhvillimi, përgatitjeje të gjithanshme, e cila arrihet me një sistem të përparuar e kompetitiv edukimi.

Në praktikë, që në moshë të re përpiqemi t'i edukojmë fëmijët të zbatojnë disa rregulla. Dalëngadalë gjatë jetës individi nis të kuptojë vlerën e vertetë të zbatimit të tyre në mënyrë të përpiktë. Hap pas hapi ai arrin të përvetësojë edhe koncepte të tjera, si: kooperimi, drejtësia, mirëkuptimi etj. Prandaj Piazhe e karakterizon këtë veprimtari si proces ku fëmija zbulon kontratën e tij shoqërore. Në këtë mënyrë, individi jo vetem vendos raporte me realitetin në të cilin jeton, por ndërgjegjësohet për atë që në të vërtetë duhet të bëjë e duhet të jetë. Në të gjithë këtë proces roli i familjes është parësor. Në këtë fazë zhvillimi, krijimi i steriotipeve të gabuara krijon vështërsi për marrjen e përgjegjësive, të cilat rriten në mënyrë të përshkallëzuar së bashku me fëmijën. Prandaj metodat e edukimit familjar, orientimi, komunikimi dhe parimet e organizimit të punës konkrete kërkohet të përshtaten e të modelohen me veçoritë individuale të secilit fëmijë. Mbi këtë bazë realizohet në mënyrë të natyrshme dhe pa sforcime kontrata me realitetin shoqëror, e cila zgjerohet çdo ditë.

## Vajzat e djemtë-orientime të identifikuara, adoleshenca mbetet universale

Qëllimi i çdo akti moral të njeriut është krijimi i një strukture drejtësie, ashtu siç e percepton dhe e koncepton ai, gjithnjë me synim për të siguruar kushte sa më normale, për të realizuar barazi për të gjithë. Kur një normë shoqërore shkon kundër të drejtave individuale të njeriut, përkundrejt qoftë edhe të një minorance, ajo normë normalisht del e paligjshme, e papranueshme, prandaj duhet ndërruar sa më shpejt të jetë e mundur. Përveç linjave të përbashkëta për të

dyja gjinitë, ka edhe dallime të cilat në punën edukative është e domosdoshme të trajtohen në mënyrë të individualizuar. Vajzat edhe djemtë sillen në përshtatje me pozitën në shoqëri. Vlerësimet e tyre janë rrjedhojë jo vetëm i gjykimit, por edhe e përvojës. Ata kanë besim e binden për veprimet që kryejnë, gjithnjë mendojnë për vete, për probleme etiko-morale. Zbulimi i botës subjektive, nxjerrja në pah e fshehtësisë së saj, shkakton një periudhë kalimtare mbylljeje. Kjo tregon se adoleshentët kanë filluar përjetimin e vetes dhe të botës që i rrethon. Zhgënjimet dhe vështërsitë jetësore mund të sjellin gjendje kritike psikike, të cilat çojnë në dilemën a ia vlen të jetohet.

Sipas një sërë studimesh dhe vëzhgimesh të kryera, është arritur në përfundimin se zhvillimi i femrave është i orientuar kryesisht drejt marrjes nën kujdes. Në të kundërt, te zhvillimi i meshkujve. Këto orientime të identifikuara shpjegojnë edhe arsyen pse vajzat e ndërtojnë identitetin e tyre në një raport të thellë e shumë të fortë me nënën, figurë kryesore që kujdeset për to, kurse djemtë e zhvillojnë realisht identitetin pikërisht në momentin e ndarjes nga nëna. Prandaj këtë kohë ata e vlerësojnë si më të rëndësishmen në jetën e tyre të pavarur.

Gjatë procesit të zhvillimit vajzat vazhdojnë të marrin tipare të identifikuara me nënat e tyre dhe të manifestojnë një ndjenjë të theksuar kujdesi e ndihme ndaj të tjerëve. Fëmijët e moshave të vogla kuptojnë shumë mirë gjendjen emocionale të përsonave që i rrethojnë dhe përpiqen të reagojnë në mënyrë sa më të përshtatshme. Fillimisht djemtë orientohen drejt atyre që njohin më mirë, ndërsa rreth moshës 9-10-vjeçare kjo ndjeshmëri shndërrohet në ndjenja altruizmi dhe kujdesi të vertetë ndaj problemeve të ndryshme të karakterit universal. Për zhvillimin e kësaj ndjeshmërie, luajnë

një rol të rëndësishëm dhe disa faktorë kulturorë, të cilët kanë forcë më të madhe në shoqëritë tradicionale se në shoqëritë moderne. Në shoqëritë e ashtuquajtura postindustriale duket se një problem kyç është edukimi i ndjenjës së solidaritetit. Sidoqoftë, në periudhën e adoleshencës sjellja morale për një kohë të gjatë merr vlerat e familjes, prindërit vazhdojnë të mbahen si modele morale për ta.

Prirja karakteristike e të rinjve është se duan të marrin e të trajtojnë gjithçka seriozisht. Ata kërkojnë të jenë të respektuar. Në disa raste këto dukuri krijojnë edhe një farë mbingarkese dhe humbje të panevojshme energjish, gjë që e ngadalëson procesin e zhvillimit. Nëse këtë dukuri arrijmë ta vëmë në baraspeshë, pjesëmarrja e adoleshentëve në jetën shoqërore e familjare do të jetë më pozitive, më terheqëse dhe më prodhimtare. Në të kundërt, dështimet, zhgënjimet dhe mungesa e perspektivës sjellin çrregullime të mëdha. Kjo është më e theksuar tek tipat sentimentalë, veçanërisht tek vajzat.

“Do të doja që mos të kishte moshë ndërmjet dhjetë dhe njëzet e tre vjetëve ose që rinia të flinte gjithë këtë interval kohor, sepse në këtë periudhë ka vetëm mashtrime deri në përdhunime, vjedhje, sharje, rrahje etj.” Këtë përcaktim e kam shkëputur prej një testi të bërë me disa vajza maturante. Përgjigje të tilla ose të përafërta me to dhanë rreth 8,5% të pjesëmarrëseve, pra një numër i kufizuar i këtyre vajzave janë të zhgënjyera dhe të pakënaqura me periudhën më të mirë të jetës së tyre. Shkaqet mund të jenë të shumta, por dukuri të tilla ndeshen kudo në shoqërinë tonë, gjë e cila shtron domosdoshmërinë e parandalimit, por edhe të shërimit të këtyre plagëve nëpërmjet projekteve të mirëfillta edukative.

Adoleshenca, pavarsisht se shfaqet në mënyrë të ndryshme sipas kulturave të caktuara, karakterizohet nga disa

dukuri të veçanta që mund të merren si universale. Adoleshenca është një kohë e zhvillimeve të shumta, në të cilën veprojnë faktorë të natyrës biologjike, psikologjike e shoqërore. Ndryshimet somatike të pubertetit, hyrja në një shkollë, ndikojnë ndjeshëm në raportin e adoleshentit me vetveten dhe me të tjerët. Puberteti biologjik është koha kur arrihet statusi biologjik i të rriturit. Vëmendja në këtë kohë drejtohet më tepër tek trupi, tek pamja e jashtme, tek përshtypja që u lihet të tjerëve, tek pranimi ose jo i tyre. Të gjitha këto ndryshime bëjnë që çdo individ të trajtohet në mënyrë të ndryshme nga të tjerët, pak a shumë të individualizuar.

Ndryshimet fizike shoqërohen me përvoja emocionale intensive: ndryshimet trupore çojnë në kërkimin e qëndrimeve e të vlerësimeve të reja me vetveten dhe të tjerët. Zhvillimi më i ngadaltë i disave shkakton ankth dhe paqartësi. Ndryshime të shumta në raport me botën që na rrethon, janë të nxitura nga ngacmuesit, të cilët bëhen tërheqës për adoleshentin. Në këtë kuptim, relacionet shoqërore, miqësia, dashuria e mosmarrëveshjet familjare marrin kuptim të veçantë dhe mund të bëhen objekt preokupimi për adoleshentin. Shumë ide dhe mendime të konsoliduara vihen në diskutim edhe për faktin se përballimi i së ardhmes duket i vështirë. Adoleshenti në këtë periudhë kërkon të riorganizohet në vetvete. Ndryshimi është gjenetik dhe ka të bëjë me kalimin nga varësia fëminore në pozicionin e të rriturit gjatë një intinerari pak a shumë të gjatë që ndryshon sipas kulturave. Njëkohësisht, ky proces synon për të fituar forcën riprodhuese, forcën e çiftëzimit, forcën në shoqëri e mbi të gjitha vetërealizimi si individ, si njeri. Konfliktet e të rinjëve me më të rriturit shkaktojnë vështirësi, të cilat mund të përshkallëzohen sipas disa niveleve, që përkojnë me tiparet

e karakterit dhe veçoritë e personalitetit të tyre. Përveç ndryshimeve brenda së njëjtës gjini dhe të gjinive të ndryshme, ka ndryshime të ndjeshme individuale që lidhen me stilin konjitiv. Aftësia për të përvetësuar rregulla, njohuri dhe sjellje, përcaktohet sipas variacioneve intelektuale të çdo individi. Adoleshentët impulsivë kanë një ritëm të shpejtë në fitimin e aftësive të të kuptuarit. Ata mendojnë dhe përgjigjen menjëherë, ndërsa të rinjët reflektivë duan kohë përpara se të përgjigjen dhe vlerësojnë alternativën më të drejtë. Adoleshentët janë mbase të ngathtë për t'u ndërgjegjësuar për rritjen e tyre të vrullshme, gjë e cila sjell edhe shqetësime të natyrave të ndryshme që shfaqet në qëndrime dhe sjellje në jo pak raste të paparashikuara. Kjo bën që prindërit dhe mësuesit edhe të zhgënjehen për momentin, duke vënë në pikëpyetje shumë nga mendimet që kishin krijuar më parë në vlerësimet e tyre për të rinjtë. Reagimet shfaqen të ndryshme tek individë të veçantë, por kjo dukuri është më e shprehur dhe më e dallueshme për djemtë dhe vajzat, gjë e cila ndodh për shumë arsye.

Janë djemtë ata që krijojnë alarm me veprimet e tyre të papritura kundër normave e kundër autoriteteve në familje, në shkollë e bashkësi. Situata e vuajtjeve të djemve shprehet nëpërmjet veprimeve, kundërshtimeve dhe aksioneve të përditshme. Vajzat vuajnë në heshtje e vetmi, fshihen në dhimbjet e tyre. Prandaj ato i mbajnë dhe i përjetojnë më tepër së brendshmi këto dukuri. Mjafton këtu të përmendim problemet e paraqitjes së jashtme, mënyrën e shijen e të ushqyerit etj. Në këto kushte, familja dhe shkolla është me vend të sjellin tek psikologu të rinjtë më problematikë me shpresën se një specialist i tillë arrin t'i kthejë aksionet në mendime dhe të modifikojë sadopak veprimet e tyre. Në raste të kundërta kemi posoja deri të pariparueshme. Ndryshimet

në mes të djemve dhe të vajzave shikohet edhe tek elaborimi i riprodhimit, domethënë formimi i aftësive materne dhe paterne, të cilat tek vajzat janë evidente, spektakolare e prodhojnë mendime, ëndrra e fantazi, ndërsa tek djemtë ato dukuri shfaqen të heshtura, të rastësishme dhe jo aq të thella. Dallimet ndërmjet sekseve, jo sa ngjashmëritë, na terheqin vemendjen dhe nxisin një farë interesi studimor. Edhe në paraqitje ka ndryshime të ndjeshme: femra është më e shkurtër, zotëron më pak muskuj dhe, përgjithësisht, është më e lehtë. Vajzat hyjnë më shpejt në pubertet dhe kanë 25% më tepër aftësi për të dalluar ngjyrat. Djemtë përballojnë më shpejt depresionin. Ata janë më pak të ndjeshëm ndaj shijeve dhe kanë më shumë prirje për të kryer akte të padëshiruara; janë më tepër agresivë, sidomos në planin fizik. Ndryshime vërehen edhe në krijimin e marrëdhënieve shoqërore dhe në mënyrën e ndërtimit të komunikimit. Në sjelljen e meshkujve pasqyrohet pothuajse gjithnjë shqetësimi për superioritet e pavarësi, ndërsa tek femrat vërehet më shumë prirja për vartësi e nënshtrim, gjë që shoqërohet me buzëqeshje dhe tolerim të ndërhyrjeve.

Kështu, meshkuj dhe femra në adoleshencën e tyre ndjekin rrugë të ndryshme zhvillimi. Ata shprehin e përjetojnë në mënyra të veçanta vuajtjet dhe shqetësimet, që shkaktohen kur perkorsi evolutiv pëson një ndalim duke reaguar në mënyra të ndryshme: vajzat dëmtojnë trupin e tyre, ndërsa djemtë sulmojnë realitetin, shoqërinë, shkollën e familjen. Djemtë luftojnë për pavarësi. Ata e përcaktojnë identitetin e tyre të ndarë nga njerëzit që përkujdesen për ta. Ndërsa vajzat e mirëpresin pavarësinë. Ato e përcaktojnë identitetin e tyre përmes lidhjeve shoqërore. Djemtë përfshihen në veprimtari me grupe të mëdhaja, ndërsa vajzat në grupe më të kufizuara, me më pak agresivitet, me më tepër

përfshirje, me intimitete diskutimesh e marrëdhëniesh. Në grupet shoqërore djemtë shpërndajnë informacion, ndërsa vajzat ndajnë ide për të dhënë ndihmesë e mbështetje.

## Tranzicioni moral

Në pamje të parë, qëndrimi socialopolitik e çështjet publike duket se janë larg interesave dhe vemendjes së adoleshentëve. Duke i vlerësuar nga ky këndvështrim, mund të themi se ata janë të lirë, të painteresuar. Prandaj ngjajnë sikur rrinë në heshtje. Shoqëria e të rriturve është e domosdoshme dhe mjaft e nevojshme që të dekodifikojë të gjitha mesazhet e të rinjve. Jo vetëm ato që kanë të bëjnë me miqësinë, me raportet ndërmjet bashkëmoshatarëve, me raportet me familjen e me relacionet e dashurisë etj., ku për probleme të tilla adoleshentët nuk del se rrinë të njanshëm e të heshtur. Ka faktorë të mjaftueshëm pse adoleshentët propozojnë shndërrimin relacional në botën e dashurisë dhe jo në atë të politikës.

Të rinjtë kanë dëshirë, veçanërisht gjatë viteve të shkollës së mesme, të jenë gjithnjë e më të pavarur. Kjo vërehet në veshjen e tyre, në pjesëmarrjen në diskutime, në mendimet e vlerësimet që shfaqin, në teknikat që përdorin për zgjidhjen e problemeve. Ata janë të shqetësuar se çfarë të tjerët thonë e mendojnë për ta. Të gjitha këto krijojnë një periudhë stuhie, trazirash dhe stresi, të cilat, veç të tjerash, rrjedhin dhe nga prirja për t'i zgjidhur të gjitha gjërat përnjëherë. Jo në pak raste adoleshentët që dështojnë, manifestojnë akte brutaliteti e vandalizmi. Reagime të tilla të rënda amortizohen me marrëdhënie të ngrohta, me shprehje të besimit reciprok, me qëndrime dashamirëse, me respekt

duke shmangur vërejtjet, britmat dhe ironinë. Vlerësimi i anëve pozitive, krijimi i besimit në aftësitë dhe mundësitë që kanë të rinjtë, krijojnë kushte reale për të ndërtuar projektin e suksesshëm edukativ. Të rinjtë që kanë vlerësim të tepruar në shkollë apo familje, pa baza e arritje konkrete, rrezikohen të shndërrohen në idhuj të rremë. Baraspesha e kërkesave, kritikave e vërejtjeve me vlerësimet dhe vetëvlerësimet kërkohet të ruajnë raporte që të shërbejnë për nxitje e motivim të mëtejshëm.

Koha e adoleshencës mund të karakterizohet si kalim ndërmjet moralit të detyruar dhe bashkëpunimit. Në fund të shkollës së mesme vajzat kanë më shumë çrregullime emocionale se djemtë. Ato janë të shqetësuara dhe në disa raste të frikësuara për të ardhmen e tyre. Ato shfaqen të çorientuara në punë të ndryshme. Në mësime marrin vlerësime të pakënaqshme. Adoleshentët me çrregullime emocionale bëhen depresivë. Niveli dhe shkalla e prekjes së tyre nga depresioni varet nga cilësitë e karakterit. Ata të cilët ndjehen të paaftë për të realizuar detyrat, të painteresuar për shokët, familjen dhe që sundohen nga mendimi negativ, kanë shfaqje tipike depresive. Shkaqet e burimet e depresionit janë të ndryshme, por më së shpeshti për adoleshentët mbeten dështimet në jetën e përditshme, edhe në mësime, të cilat analizohen e vlerësohen me përgjegjshmërinë karakteristike të moshës së tyre. Nëse një adoleshent për dështimin në një provim fajëson veten, ai fillon të mendojë dhe mund të arrijë në përfundimin se është me mangësi mendore. Duke e mbështetur dështimin kështu në një tezë të padrejtë, ai fillon të inatoset me veten. Thellimi i një mendimi të tillë pesimist e vetëfajësues nuk është gjë tjetër, veçse një ndjenjë depresioni e mungesës së shpresës. Gjendjet shpirtërore i japin ngjyrë mendimit, kur ndjehemi

të lumtur, kujtojmë e mendojmë gjëra të bukura. Nëse gjendja shpirtërore errësohet, mendimet marrin udhë të tillë, fillojnë e grumbullohen ide e mendime të errëta dhe ngjarje negative. Në këtë moment marrëdhëniet e adoleshentëve zbehen, sjellja ndryshon, ata ndjehen të vetmuar, të veçuar nga të tjerët dhe pa perspektivë për të ardhmen, gjë e cila mund të nxisë përvoja negative. Për t'u dhënë fund situatave të tilla, kërkohet një punë këmbëngulëse. Në raste të tilla, fëmijëve në kohën e përshtatshme u duhet dhënë një shpjegim alternativ për shqetësimin dhe dështimet e mundshme, për të kuptuar shkakun e tyre të vërtetë. Prandaj është mirë që të rinjtë të marrin informacion për mundësitë e aftësitë që në të vertetë kanë, gjë që do t'i ndihmojë për të krijuar sfondin emocional pozitiv për t'i motivuar në veprimtaritë e ardhshme. Krijimi i përfytyrimeve dhe i besimit për arritje më të mira, rrit dëshirën e nivelin e kërkesave dhe të synimeve për objektiva më të lartë.

## Vlerësimi i motivon të rinjtë

Nëse adoleshentët nuk vlerësohen apo dyshojnë se mendimet e tyre u lihen pas dore, pasqyrimi i kësaj gjendjeje do të ndikojë në marrëdhëniet me prindërit, si dhe me të tjerët, duke u bërë gjithnjë e më problematikë në familje dhe në shoqëri. Krijimi i një sistemi sa më të drejtë vlerësimi, pa teprime, fyerje, por dhe pa sentimentalizëm, krijon kushte dhe jep mundësi për ta kthyer atë në një mjet të vërtetë motivues edukimi. Vlerësimi në adoleshencë ka lidhje sidomos me motivimin mësimor. Prandaj në disa raste kur në këtë proces nuk tregohet kujdesi i duhur, lindin keqkuptime dhe shkaktohen përjetime të rënda.

Koncepti për vetveten ndikon vazhdimisht gjatë gjithë veprimtarisë njerëzore, por në momente të caktuara vetëvlerësimi bëhet më i dukshëm. Pikëpamjet teorike dhe studimet bashkëkohore rreth këtij problemi janë të shumta dhe të ndryshme. James ka thënë se vetëvlerësimi bazohet në vlerësimin që i bën individi mënyrës së funksionimit të tij në vende të rëndësishme për të. Nëse ai frekuenton mjedise që nuk kanë ndonjë interes për të, vërejmë se vetëvlerësimi është në nivele të ulta. Mead, një tjetër studiues i kësaj fushe, thekson se për formimin e vetëvlerësimit një rol të veçantë kanë gjykimet dhe vlerësimet e të tjerëve. Për këtë arsye vërejmë shpesh se individi bën të vetat sjellje që nuk i përkasin atij, të cilat janë të të tjerëve. Psikologia Suzan Tharter mbështet idenë se vetëvlerësimi është i ndikuar drejtpërdrejt nga ajo si individët ndjehen të aftë, të frytshëm dhe të nevojshëm në mjedise ku suksesi ka shumë rëndësi për ta. Edhe vlerësimi që ata bëjnë ndaj sjelljeve të të tjerëve, është i lidhur me vlerësimin që kanë për veten e tyre. Kjo dukuri është e dukshme në adoleshencë, megjithëse vazhdon të ndeshet edhe më vonë, gjatë gjithë jetës. Adoleshenti kur ndjehet i vlerësuar dhe i mbështetur nga faktorë që i vlerëson të rëndësishëm, nxitet e fiton energji të reja. Problemet fizike, sidomos për vajzat, janë faktorë vendimtarë për përcaktimin e vetëvlerësimit. Paraqitja e jashtme ka më tepër vlerë krahasuar edhe me aftësinë shkollore apo sjellje të tjera. Në adoleshencë prindërit dhe mësuesit ndikojnë në mënyrë të ndjeshme për zhvillimin e vetvetes, shkallë-shkallë rritet edhe roli i moshatarëve dhe i të njohurve në rrethe të ngushta në këtë fushë. Për t'u theksuar është fakti se ka një vartësi të veçantë ndërmjet faktorëve kulturorë, shoqërorë dhe vetjakë në formimin e konceptit të vetëvlerësimit.

Ideja e vetes lind dhe zhvillohet gjatë gjithë qenies së

njeriut. Ajo është një ndër elementet më të rëndësishme që ndikon jo thjesht për mbijetesë, por për një prirje pozitive identifikimi. Me shpresën se do të lënë përshtypje të mira tek të tjerët, jo pak njerëz shpenzojnë shumë energji, mund të bëjnë sakrifica të mëdha dhe kufizime të vazhdueshme. Ata shqetësohen për vetëparaqitjen, vëzhgojnë me vëmendje sjelljen e të tjerëve për të qortuar sjelljen e tyre. Adoleshentët shqetësohen nga fakti si i perceptojnë të tjerët, si i vlerësojnë ata. Nga ana tjetër, ata luftojnë të paraqitet sa më dinjitozë dhe të aftë në lidhjet që realizojnë. Secili adoleshent shpreh interes se çfarë mendojnë shokët dhe prindërit e tij për të. Për të lënë një përshtypje të mirë, nga secili prej tyre mund të mbahen qëndrime dhe të kryhen veprime te të cilat nuk besohet plotësisht, por veprohet vetëm se shtyhen më tepër nga ideja e administrimit të mendimit të të tjerëve. Prandaj është me vlerë t'i ruajmë të rinjtë nga vlera e mendimeve dhe e përshtypjeve të të tjerëve, që ato të mos kthehen në mënyrë të menduari dhe të vepruari, pasi reagimi dhe rregullimi i marrëdhënieve shoqërore vetëm mbi këtë bazë, nuk jep ndonjë përfundim të dëshiruar.

Madje shpesh qëndrime të tilla të stërzmadhuara, duke mos e përputhur sjelljen me situatën konkrete, i kthejnë adoleshentët në njerëz qesharakë, në mizantropë a don kishotë të kohëve moderne. Të rinjtë që drejtohen nga bindjet e tyre të brendshme, që veprojnë ashtu siç besojnë, kanë rezultate më të larta në të gjitha fushat e jetës. Prandaj mënyra e sjelljes, qëndrimet apo veprimet është mirë të ndryshojnë vetëm pasi i riu të ketë motive të qarta, pa ndonjë trysni për të rivlerësuar qëndrimet dhe sjelljet e mëparshme.

Këtu do treguar kujdes edhe përsa i takon vetëvlerësimit. Në përgjithësi, ai zhvillohet në vartësi të asaj që individi kupton se shkon mirë në mjediset, të cilat për të

kanë rëndësi, pasi në to ai ka sukses. Në ato veprimtari që vlerësohen të pasukseshme, ndikimi në vetëvlerësim s'përmban ndonjë motivim të brendshëm. Të rinjtë që nuk e mbajnë veten për të zotin në veprimtarinë mësimore, shfaqen me pasoja edhe në zhvillimin e personalitetit. Vetëvlerësimi, pra për të qenit i aftë, është domosdoshmëri për të krijuar atmosferën e ngrohtë psikologjike, përkrahjen dhe nxitjen për arritje të kënaqshme. Në këtë drejtim, jo pak interes paraqesin edhe gjykimet e të tjerëve. Ajo çka ata mendojnë, vlerësojnë e shprehin, ndikon dukshëm në qëndrimin dhe sjelljen e të rinjve. Kjo nuk duhet vlerësuar thjeshtë dhe vetëm si ndikim i mendimit të të tjerëve në kuptim të tij klasik, por si një shtysë reale, vlerësuese që na nxit për të ecur përpara. Këtë proces nuk duhet ta ngatërrojmë me manitë që kanë disa individë, të cilët për nga vlera që i japin vlerësimit të çfarëdoshëm të të tjerëve, duket sikur jetojnë për botën, jo për veten e tyre. Pavarësisht nga lëkundjet në nivelet e vetëvlerësimit, mund të flasim për një farë stabilizimi të personalitetit të adoleshentit, që lidhet me formimin e konceptit "unë" në kufinjtë e paraadoleshencës dhe të moshës së rritur. Në këtë moshë respekti për veten është më i lartë, rritet aftësia vetërregulluese dhe vetëkontrolluese për sjelljet, qëndrimet dhe emocionet. Kemi një qëndrushmëri morale të personalitetit që dallohet në veprimet dhe sjelljet e adoleshentëve në shkollë, familje dhe në kryerjen e detyrave të ndryshme.

Prirja e vlerësimit nuk është karakteristike vetëm për periudhën e adoleshencës, por edhe më tej, gjatë gjithë jetës së njeriut. Pavarësisht se në çfarë moshe e shkalle zhvillimi është individi, ai ka nevojë të brendshme të ndjehet i vlerësuar jo thjesht për kënaqësi, por si një tregues për nxitje të mëtejshme.

Njeriu që ndjehet i mbështetur e i vlerësuar nga bashkëpuntorët e tij, të cilët natyrisht mbahen të rëndësishëm për të, do të ketë më tepër shtysa për të përjetuar një vlerësim pozitiv për vetveten. Perceptimi që kanë individët mbi sjelljen e të tjerëve, është i lidhur me vetëvlerësimin e tyre. Natyrisht që shkalla e këtij ndikimi ndryshon në vartësi me nivelin e formimit dhe me moshën e subjektit.

Në konceptin e vlerësimit të vetes ka një kuptim domethënës gjendja fizike, pranimi nga ana e bashkëmoshatarëve, aftësia shkollore, sjellja etj. Problemet që lidhen me anën fizike, kanë më tepër vlerë për vajzat se për djemtë. Prandaj në shumë raste ato bëhen në mënyrë të menjëhershme të pakënaqura me një situatë të pafavorshme, qoftë dhe e krijuar rastësisht. Ky qëndrim te to ndeshet me shpesh se te meshkujt. Është kjo arsyeja që një adoleshente sapo fillon të ndjehet se nuk është e këndshme, tërheqëse, e bukur, do të ketë edhe një nivel më të ulët vlerësimi nga moshatarët e saj djem. Ky fakt sjell një lloj nënshtrimi e tërheqjeje në vetvete, të cilat shkaktojnë dhimbje dhe në ndonjë rast edhe brenga, të cilat mund të lënë gjurmë e të mbarten për një kohë të gjatë.

Në shumë analiza pas studimesh të njohura, të kryera në vende të ndryshme me një nivel të lartë shkollimi, vërtetohet fakti se prindërit dhe mësuesit ndikojnë mjaft dhe kanë një rol të pazëvendësueshëm në zhvillimin e konceptit të vetvetes. Kjo ka të bëjë me të gjithë të rinjtë që bëjnë jetë të organizuar. Ndërsa për pakicat e detyruara nga kushte të caktuara për të jetuar nëpër rrugë, janë moshatarët e tyre, të cilët ndikojnë më shumë në këtë drejtim. Një dukuri e tillë shpjegohet me faktin se shpesh bashkëshoqëruesit e tyre mbeten e vetmja pikë referimi për ta. E njëjta gjë ndodh gjatë rritjes së individit, sepse lidhjet shoqërore sjellin mënyra të

reja të të menduarit dhe të sjelljes. Ky moment vlerësohet jo vetëm në konceptimin e një shembllimi që mund të kopjohet apo të modelohet, por në drejtim të përvojës së fituar.

## Përpjekje për sisteme sjelljesh të reja

Adoleshenti e zhvillon konceptin për veten dhe për të tjerët pikërisht për faktin se në këtë moshë kanë rëndësi dhe vlerësohen lidhjet e raportet e panumërta shoqërore. Ky koncept është i shoqëruar me zhvillimin e ndjenjave të natyrave të ndryshme. Shumë studiues mbështesin teorinë e evolimit të vetvetes të karakterizuar nga një vazhdimësi përvojash dhe zbulimesh, ku çdo njëra prej tyre mund të shmanget duke zgjedhur diçka tjetër më të re. Në praktikë kjo është mënyra e funksionimit të çdo njeriu. Dëshira për ndryshim të vazhdueshëm zë vendin e qëndrueshmërisë që mbisundonte më parë. Në adoleshencë dallohen qartë karakteristika të tilla, si: paqartësia, lëkundshmëria, mosvendosmëria, humbja nëpër qindra mendime dhe ide të ndryshme.

Nëse raportet shoqërore të fëmijëve bazohen nga largësia që kanë, apo nga aftësitë fizike, kjo lidhje mund të mbarojë në momentin kur fëmijët fillojnë të frekuentojnë shkolla të ndryshme. Hap pas hapi me rritjen zhvillohet dhe koncepti i kohës. Tashmë një shok është ai me të cilin kalojnë një etapë kohore të rëndësishme, me të cilin ndahen të mirat e të këqijat pa formuar pakënaqësi, por afrimitet, besueshmëri e ndërsjellë etj. Aftësia dhe mundësia e të folurit, e shkëmbimit të pikëpamjeve për gjëra të rëndësishme dhe të parëndësishme etj., përbëjnë bazën dhe themelin e shoqërisë së vërtetë të adoleshentëve. Problemet e shumta që lindin

në këtë etapë, për cilësinë e shoqërimit, kërkojnë të trajtohen me kujdes të veçantë, larg recetave të gatshme. Më tepër vlerë merr në raste të tilla ndërgjegjësimi dhe bindja. Këshillat, urdhrat, diktati dhe moralizimet jo në pak raste janë me pasoja negative. Ato ngjallin pakënaqësi të brendshme dhe në momente të caktuara sjellin kundërveprimin e të rinjve.

Në praktikë, të vegjëlit e pranojnë në heshtje faktin që prindërit dhe mësuesit të jenë autoritarë, duke i dhënë kësaj një nuancë të pranueshme apo më të rëndë se kaq. Ndërsa të rinjtë nuk e shohin më veten në këtë nivel. Ata e dinë se duhet vetëm të ndjekin rregullat për të qenë brenda normave, pra e pranojnë në formë të bëjnë çfarë u thonë të tjerët. Prandaj përpiqen në shumicën e rasteve që t'i përcaktojnë sa të jetë e mundshme vetë rregullat, veprimet dhe mënyrat e sjelljes. Falë këtij zhvillimi, nuk janë të pakta rastet në të cilat adoleshentët përfytyrojnë dhe përpiqen të praktikojnë sisteme sjelljesh shoqërore të reja për të shmangur e për të kapërcyer padrejtësitë, të cilat i vlerësojnë si të tilla në jetën e përditshme. Prandaj ata gjithnjë luftojnë të ndërtojnë me shumë pasion një shoqëri sa më të drejtë dhe mundësisht të barabartë për të gjithë. Ky idealizëm njerëzor bie ndesh me moralin që ndeshin në shoqëri, i cili jo rrallë është i zhveshur në një farë mase nga humanizmi, toleranca dhe mirësia. Autoriteti i prindërve dhe mësuesve është mirë të kuptohet qartë; të trajtohet e të perceptohet ai si diçka e drejtë në kuptimin relativ të këtij koncepti, për të shmangur keqkuptimin me një autoritet të rremë, të detyruar e dhunues, i cili nuk buron nga mirëkuptimi dhe toleranca, por lind mbi bazën e nënshtrimit të padiskutueshëm. Prindër që fitojnë një autoritet të tillë, pra që kërkojnë nënshtrim të plotë të fëmijëve të tyre, kanë prirje ndëshkuese dhe agresive. Ata përpiqen t'i bindin fëmijët me të bërtitur, me ulërima.

Nëpërmjet dhunës përpiqen t'i mësojnë ata që të zgjidhin e të përballen me problemet e jetës. Dhuna brenda familjes çon në dhunë, prandaj në familje të tilla prodhohet edhe përqindja më e lartë e prindërve të ardhshëm abuzues dhe të kontigjenteve të të rinjve të përfshirë në krime. Këtu do vënë në dukje se edhe kujdesi i tepruar dhe shfaqjet e ngushta emocionale në mënyrë të vazhdueshme, nuk janë të frytshme, sepse nxisin pasivitetin, varësinë dhe shkaktojnë vështirësi komunikimi në mjedise jofamiljare. Edukimi nëpërmjet kontradiktave në marrëdhëniet prind-fëmijë ka pasoja negative, të cilat pasqyrohen në zhvillimin e përgjthshëm të personalitetit të të riut. Prandaj këmbëngulet që raportet në marrëdhëniet familjare është e domosdoshme të ndërtohen drejt. Ato kërkohet të jenë të ndërsjella, ku, përveç kontrollit, merr vlerë vemendja e kujdesi për fëmijën, dashuria, respekti, pranimi dhe trajtimi i tij sipsas veçorive individuale moshore. Fëmija mëson nga shembulli, nga modeli që i jepet në çdo moment, por ai ka nevojë të lejohet të rritet edhe siç dëshiron, me një pavarësi të arsyeshme, e cila çliron energji e zhvillim.

## Lindja e projektit për jetën

Psikologu amerikan Stanley ka argumentuar shkencërisht, ndër të tjera, edhe shumë veçori të adoleshencës. Ai, duke vënë përballë njëra-tjetrës botën e fëmijës dhë të adoleshentit, e ka përcaktuar këtë të fundit, pra botën e adoleshentit, si *lindje e re* apo *rilindje*. Kjo ndodh se në këtë moshë është koha e ndryshimeve dhe e shpërthimeve të mëdha, të menjëhershme, të cilat për nga përmasat e shpejtësia e veprimeve dhe të dukurive, mund të krahasohen me vërshimin e rrëmbyeshëm të një katarakti.

Ajo që më parë dukej si një ëndërr, papritmas është bërë realitet, fillon të marrë trajta të vërteta, lind projekti i ri, që i përket të ardhmes së afërt, jetës. Fëmija është i orientuar kryesisht drejt botës së jashtme dhe dukurive të saj të shumta, ndërsa adoleshenti është i interesuar më shumë drejt zhvillimit të një jete të brendshme, pra të unit, që ka karakter intensiv. Kjo realizohet në bazë të aftësisë së autoeksplorimit, kapërcimit, kalimit nga njëra tek tjetra, të cilat vijnë shpesh edhe në mënyrë dramatike. Për këtë arsye, etapa e adoleshencës është gjithënjë e shoqëruar me ndjenja e vështrime të kundërta, me gjendje shpirtërore herë entuziaste, herë pasive, e fjetur. Kalimi i menjëhershëm nga njëra gjendje në tjetrën shkakton edhe trauma. Prandaj vëmendja e edukatorëve kërkohet të përqendrohet, së pari, në shmangien e faktorëve që i krijojnë ato. Ndërsa në rastet kur ndodhin, është e domosdoshme të mbahen nën kontroll të plotë për të ulur sa të jetë e mundshme ndikimet e tyre negative.

Kjo mënyrë vështrimi e përjetuar nga brenda, por edhe shoqërimi me të tjerët dhe me botën në marrëdhënie të shumëllojshme provokon, pa dyshim, një farë përhumbjeje, shpërndarjeje, e cila, nëse manifestohet për një kohë të gjatë, e bën adoleshentin të paaftë të zgjedhë në jetë një rrugë të tijën. Kjo shpjegohet edhe me faktin se çdo zgjedhje që bën, i jep atij përshtypjen, qoftë edhe iluzive, se po humbet një sërë mundësish, të cilat i dalin përpara dhe që mbeten pa u shfrytëzuar. Megjithatë, edhe të shmangurit, edhe tërheqja përballë zgjedhjeve, sjellin një lloj shpërndarjeje apo pamundësie për të provuar e për të vepruar në realizimin e projekteve rreth vetes dhe vendit që i takon të zërë në botën që e rrethon. Prandaj kërkohet vendosja e një baraspeshe dinamike në këtë drejtim.

Lindja e ndjenjës së të rriturit varet nga mjedisi në të cilin rritet adoleshenti, shfrytëzimi i kohës, veprimtaritë në të cilat përfshihet, dhe pavarësia që zotëron, e krahasuar kjo edhe me moshatarët e tij. Rol kyç në këtë fushë ka sistemi i marrëdhënieve në të cilat është përfshirë fëmija, pranimi apo mospranimi i tij nga prindërit, mësuesit dhe moshatarët. Zbulimi i botës së brendshme dhe përjetimet e thella në marrëdhëniet e reja ndikojnë për vetënjohje të përshkallëzuar, në të cilën ka jo pak edhe doza pasioni. Evolucioni i vetes, në raste të tilla, merr rëndësi të veçantë. Ai merret dhe përforcohet si një vazhdimësi përvojash dhe eksplorimesh, ku secila prej tyre mund të braktiset për të parapëlqyer apo për të përqafuar një tjetër. Kështu krijohet një nga mënyrat tipike të të funksionuarit të jetës njerëzore në epokën tonë, në të cilën nxitja e ndryshimit të krijon idenë e të duket se ka zënë vëndin e qëndrueshmërisë, të jetës së rregullt. Kjo dukuri është e lidhur edhe me paqartësinë shpërndarëse, e cila përbën një nga tiparet më të dallueshme të adoleshencës. Krijimi i përfytyrimit për një model të ëndërruar apo për një formë të plotë të projektit shoqërohet me interesa intelektuale e estetike, me shfaqjen e padurimit dhe me prirjen për pavarësi prej të rriturve.

## Formimi i identitetit

Në lidhje me formimin e identitetit në moshën adoleshencës, Erikson ka thënë se ky proces është rrjedhojë pozitive e konflikteve jetësore, të cilat i japin ritmin ciklit të jetës nga lindje gjer në vdekje. Adoleshentët për të përballuar vështirësitë me mjetet sa më racionale, duhet të kenë një mbështetje të veçantë shoqërore, e cila u jep atyre edhe një farë sigurie.

Shpërndarja e vetes përbën zgjidhjen negative të të njëjtit konflikt. Psikologët e kanë përshkrur "identitetin" si një lloj ose si vendosje e një baraspeshe ndërmjet impenjimit dhe konfuzionit rreth vlerave shoqërore.

Marcia e ka lokalizuar interesin e tij për llojin dhe mënyrat e impenjimit të çdo adoleshenti përballë realitetit në të cilin ndodhet. Çdo impenjim është cilësuar si një nivel indentiteti dhe çdo nivel është i përcaktuar mbi dy mundësi. E para është eksplorimi i alternativave të mundshme në fushën e punës, të politikës etj. E dyta është impenjimi me alternativën e zgjedhur.

Sipas Marcias nivelet e indentitetit janë katër:

- Fitimi i indentitetit;
- Bllokimi i indentitetit;
- Vonesa;
- Përhapja e indentitetit.

Kush ka fituar identitetin, e ka arritur atë falë një procesi eksplorimi në të cilin indetifikimet e mëparshme janë radhitur në një paraqitje të vetes, e cila nga ana cilësore është superiore nga shuma e komponentëve që e përbëjnë. Duke formuar identitetin, adoleshenti braktis konceptin e vetvetes, që është krijuar në bazë të opinionit të prindërve, duke e zëvendësuar me atë që formohet nga vlerësimet që vijnë nga moshatarët. Ky koncept i ri i vetvetes përmban aspektin fizik, tërheqjen seksuale dhe inteligjencën. Po u vlerësua negativisht një nga këto elemente, shkaktohet ankthi. Duhet kaluar një përvojë eksplorimi, duhet kaluar kriza e zgjedhjeve të zhvillimit për të arritur stacionin e dëshiruar, për kapjen e të cilit ka shumë mundësi, megjithëse ai mbetet i njëjtë.

Ndërsa adoleshentët që janë në "nivel bllokimi" ende nuk kanë filluar asnjë lloj eksplorimi të nevojshëm për të formuar një identitet origjinal. Kështu, identifikimi me njerëz

të tjerë të afërt e të rëndësishëm qëndron si e vetmja alternativë për të zgjidhur problemin, për t'u rritur në kuptimin e vertetë të këtij koncepti.

Ekziston një anologji ndërmjet "vonesës dhe përhapjes". Të dyja janë indikatorë të një mungese impenjimi të saktë në drejtim të identifikimit të realitetit në të cilin veprojmë. Në fazën e vonesës kemi një lloj sforcimi eksplorimi drejt roleve shoqërore konveniente e të përshtatshme me natyrën e veçoritë individuale të çdo subjekti.

Përhapja i korrespondon fazës që shoqërohet me identifikime të zbehta dhe të momentit, pa zhvillimin e një interesi të vërtetë, i cili çon në marrjen e impenjimeve moshore.

*Pengesat drejt fitimit të identitetit janë të shumta. Disa janë të lidhura me një lloj sjelljeje të karakterit mbrojtës të familjes, e cila e detyron dhe e bën individin të mos dijë, të mos jetë i aftë të kapërcejë identifikimet fëminore. Rezultati i kësaj gjendjeje është mungesa e eksplorimit, bllokimi i identitetit në një nivel zhvillimi të karakterit pothuajse primitiv. Mbrojtja që u bëhet të rinjve nga prindërit e tyre, mbajtja nën kontroll për gjithçka në jo pak raste, jep ndikime negative në edukim.*

Ndoshta është paksa paradoksale, por e njëjta gjë ndodh dhe kur individi jeton në mjedise jashtëzakonisht të varfra me pak mjete nxitëse. Kjo gjendje përgatit një tip të veçantë mjedisor, nga i cili adoleshenti nuk mund të shkëputet lehtë. Kështu, duke qenë se nuk ka alternativa të tjera për të zgjedhur, adoleshentit i mbetet të përcaktojë identitetin e tij në të vetmen mënyrë që kushtet i mundësojnë.

Shpërndarja është niveli në të cilin individi nuk arrin të kalojë të bëjë dallimin ndërmjet vetes reale dhe ideales.

Ai nuk merr përsipër detyra, pasi mendon se do të gjejë diçka më të rëndësishme për t'u përshtatur me normat shoqërore. Nga ana tjetër, nuk arrin të eksplorojë alternativat, që ka përpara, sepse zotërohet nga ankthe të shumta dhe konflikte të brendshme, të cilat pengojnë procesin normal të zhvillimit të individit.

Vonesa është faza në të cilin individi ëndërron, ka objektiva gjithnjë e më ambicozë. Mbase për këtë, nxitja dhe eksplorimi në një farë mase janë të bllokuara. Kjo kohë mund të vlerësohet si momenti kur individi përpiqet të dallojë në vetvete realen dhe idealen. Nëse njeriu do të dijë të shfrytëzojë paknaqësinë që lind nga shkaqe të ndryshme, pa i lënë vend zhgënjimit, ndjenjës së impotencës, pamundësisë etj., sforcimi i tij mund të ndihmojë për të fituar identitetin. Kjo shoqërohet edhe me përcaktimin e projekteve ambicioze për jetën. Ndërsa përzgjatja e kësaj faze do t'i ngjajë një periudhe përhumbëse, e cila do të shoqërohet me një frustacion, që shkaktohet prej mundësive të pashfrytëzuara.

Të gjitha këto procese mund t'i shpjegojmë me pak fjalë me këto argumente:

Nëse ka shqetësime të dukshme në rrugën e zhvillimit të konceptit të vetvetes në moshë të re, krijmi i identitetit do të shoqërohet me komplikime, të cilat janë pasojë e tyre. Këto shqetësime mund të vijnë si rrjedhojë e paaftësisë. Prandaj zhvillimi në një moment të caktuar lidhet me mjedisin shoqëror, mund të jetë edhe rrjedhojë i limiteve të rënda që vijnë nga vetë mjedisi që na rrethon.

Mundësia e të përballuarit në mënyrë pozitive me këto dhe vështirësi të tjera të mëdha në dukje, lehtësohen nga mbështetja shoqërore. Në jetën e çdo njeriu, zgjidhja e detyrave të zhvillimit, nga më të lehtat gjerë tek më të vështirat, realizohet falë mbeshtetjes shoqërore, tek e cila individi

shpreson dhe pret ndihmë konkrete. Parësore është familja, e cila është përgjegjëse kryesore. Por për realizimin e procesit të edukimit, ka edhe mjaft faktorë të tjerë, vlera e të cilëve është e madhe dhe në momente të caktuara mbetet vendimtare. Përfitimi i identitetit zgjat shumë. Ai arrihet pas përvojash e identifikimesh, duke provuar, si një aktor, situata reale, njohje personash, vëzhgime, shfaqje ndjenjash të ndryshme: habi, irritim e kënaqësi.

## Bindjet - pjesë e identitetit

Duke u nisur nga mosha e adoleshentëve, e cila është mjaft e ndjeshme, bindjet morale bëhen pjesë e rëndësishme e identitetit të tyre personal. Për këtë arsye moralin si kategori mund ta përcaktojmë si një respekt të veçantë për rregullat dhe normat shoqërore, për drejtësi, të paturit kujdes për të tjerët etj.

Përsa i përket detyrave me të cilat përballohen adoleshentët, Harighurst veçon, ndër të tjera, kërkimin e pavarësisë si një ndër çeshtjet kryesore të kësaj moshe. Në një studim të tij, ai ka paraqitur një listë me dhjetë detyra që vlerësohen si më vendimtaret, të cilat mendohet se e dallojnë adoleshencën nga grup-moshat e tjera:

- Ndërtimi i raporteve të reja me moshatarë të të dyja gjinive;
- Përfitimi i një roli shoqëror;
- Të pranojë dhe të përdorë në mënyrë të frytshme trupin e tij;
- Të ketë pavarësi emotive nga prindërit dhe të tjerët;
- Të arrijë një siguri që rrjedh nga pavarësia ekonomike;
- Të orientohet e të përgatitet drejt një pune e profesioni;

- Të përgatitet drejt në jetën familjare (martesa);
- Të zhvillojë intelektin;
- Të ketë sjellje shoqërore të përgjegjshme;
- Të fitojë një sistem vlerash etike, të cilat duhet t'i shërbejnë si udhëheqje e sjelljes në jetë.

Në shoqërinë që po ndërtojmë, demokratike e komplekse, sidomos në kohën e trazicionit, vështirësitë që duhen përballuar, nuk janë të njëjta dhe të ngjashme për të gjithë njerëzit. Disa prej tyre janë pjesë "e udhëtimit" njerëzor, por disa nga ato në një masë të ndjeshme nuk janë të pashmangshme.

Adoleshenca është periudha e jetës me më shumë ndryshime, të cilat rrjedhin me shpejtësi, me intesitetin e vrullit të tyre dhe në mjaft raste të krijojnë idenë se ndodhin pa ndonjë kontroll të vetëdijshëm. Objektivi që ka çdo fëmijë për t'u bërë sa më parë i rritur, për të vepruar i lirë dhe i pavarur jo vetëm e shoqëron atë gjatë gjithë periudhës së adoleshencës, por edhe e mundon në çdo hap, e streson dhe e detyron që shpesh me veprimet e pakontrolluara të dalë jashtë vetvetes. Kërkesa për të fituar hapësira më të mëdha, mbetet permanente. Kjo edhe për arsye se në shumë raste ato u mungojnë në mënyrë të pakuptueshme. Një dukuri e tillë shpjegohet kryesisht nga mungesa e emancipimit të brezit më të rritur, i cili, i mbërthyer nga psikologjia e më të fortit, e më të diturit, vë në plan të dytë në mjaft raste arsyen.

# Kreu II

# TEORI TË EVOLUCIONIT MENDOR DHE TË SJELLJEVE SHOQËRORE

## Të menduarit abstrak e refleksiv

Kalimi nga fëmijëria në adoleshencë shoqërohet me ndryshime të strukturave mendore, të mentalitetit, me lindje mendimesh, idesh, objektivash, interesash, synimesh dhe dëshirash të tjera. Mosha e re, ende pa identitet të formuar, nuk mendon përtej asaj që është veprim i çastit, pavarësisht se është e mbushur nga dëshira për të kërkuar.

Studiues të ndryshëm theksojnë se sfera mendore e fëmijëve ndryshon tërësisht nga struktura psikike e të rriturve. Piazhe mbështet teorinë e psikologjisë së zhvillimit mendor. Intelekti, sipas tij, krijon forma përshtatjeje tek fëmijët nëpërmjet asimilimit të skemave mendore. Ai ka bërë përcaktimin e niveleve të zhvillimit mendor, të cilat sipas teorisë së tij janë:

- sensomotor, që karakterizohet nga ndikimi i marrëdhënieve me mjedisin dhe krijimi i përfaqësimeve simbolike;

- konceptual, që përfaqësohet nga pasqyrime të brendshme dhe lojëra simbolike;
- intuitive, që përmbledh operacione mendore, operacione konkrete dhe operacione formale.

Ndërsa Bowlby ka zhvilluar teorinë e atakimit, për të cilën janë të rëndësishme lidhjet e para afektive për formimin e sjelljeve shoqërore. Perceptimi nuk qëndron në përgjigjen ndaj një nxitësi, por është një proces i brendshëm i ndikuar nga vlera, motivime dhe besime personale. Njeriu ka qëllime dhe parapritje në lidhje me realitetin. Me zhvillimin e pandërprerë të shkencave shoqërore, zhvillohen modele përcaktuese, unishkakore, të cilat nxjerrin në pah shkaqet e sjelljes të mbështetura tek mjedisi ose tek faktori biologjik prej nga përcaktohet rryma e sjelljes, bazuar tek modeli nxitje-përgjigje. Zhvillimi mendor është mënyra me të cilën fëmija njeh dhe percepton botën dhe realitetin. Janë veçuar disa reflekse që shmangen me rritjen e fëmijës, si: rrotullimi i kokës, thithja e gishtave, përqafimi virtual etj. Procesin e të folurit, Skinner e trajton si imitim, ndërsa Komski e karakterizonte si proces aktiv dhe kreativ.

Zhvillimi i emocioneve bëhet paralel me zhvillimin shoqëror e mendor. Ka një sistem motivimi që e orienton individin dhe ka të bëjë me mjedisin rrethues. Motivimi nis nga një ndryshim i brendshëm i organizmit që mund të jetë i karakterit:

a. biologjik;
b. emotiv;
c. mendor.

Disa nga motivimet parësore janë: të ushqyerit, të pushuarit, seksualiteti. Ndërsa si sistem motivues mund të përmendim kujdesin dhe bashkëveprimin. Zhvillimi shoqëror ndahet në disa faza, ndër të cilat më e ndjeshmja është

paraadoleshenca. Ndjeshmërinë e kësaj faze e shton ndjenja e kundërshtimit dhe e konfliktit, që shfaqet sidomos në familje. Kjo është një ndër arsyet kryesore pse fëmija tërhiqet lehtësisht nga grupe të padëshiruara, që në të vërtetë nuk i përkasin atij, por i bëhen pjesë kryesore e veprimtarisë së përditshme, sa mund të shkaktojnë edhe sjellje shoqërisht të rrezikshme.

Në adoleshencë individi arrin të mendojë në mënyrë abstrakte. Në përgjithësi, të rinjtë mendojnë e paraqesin jo vetëm botën familjare, shkollore dhe shoqërore, siç është në realitet, por edhe siç mund të jetë, nëse kushtet ndryshojnë. Kjo bën që ata të zgjerojnë mundësitë e të menduarit, të analizojnë e të vlerësojnë botën që i rrethon.

Adoleshentët përfytyrojnë hipoteza të ndryshme dhe pasojat që rrjedhin prej tyre. Kjo aftësi ka qenë e pranishme edhe më parë, pra në moshën para adoleshencës, por tani i riu bëhet i vetdijshëm për forcën mendore që zotëron. Vlerësimi dhe mbajtja e qëndrimit për mendimet e tij dhe të tjerëve, për cilësinë e raporteve të ndryshme, përgatit kalimin nga egoizmi fëminor në altruizmin e të rriturve. Rezultatet e mira në mësime ndikojnë në rritjen e besimit, por kapaciteti i të menduarit përtej mundësive reale shton kriticizmin dhe nxit zgjidhje jo të drejta për të ardhmen. Në adoleshencë zhvillohet procesi i individualitetit dhe krijohen projekte duke marrë vendime për veten e tyre. Tani interesat e të rinjve ndryshojnë, ata përpiqen të kuptojnë e të shpjegojnë përsenë, shkaqet e mjaft gjërave etj. Në këtë moment shfaqen ide dhe mendime të pavarura, prandaj lindin edhe përplasje me mendimet e të rriturve. Mënyra e re e të menduarit dhe të arsyetuarit vihet re, në radhë të parë, në lidhje me kushtet dhe jetesën në familje. Për faktorë, të cilët nuk e prekin adoleshentin në çdo hap të jetës së përditshme, mbahet një

qëndrim më i tërhequr, por pranohen ashtu siç janë. Fakti se adoleshentët fillojnë të mendojnë ndryshe, bën që të përftohet një sjellje jokoherente për prindërit dhe të rriturit, gjë e cila kritikohet shpesh. Zhvillimi i të menduarit abstrakt përfaqëson një nga karakteristikat më universale të adoleshencës. Studiues të shumtë këtë dukuri e vlerësojnë si një ndryshim të pashmangshëm dhe të detyrueshëm të zhvillimit njerëzor. Mendimi abstrakt dhe të arsyetuarit mund të arrihet vetëm në një mjedis shoqëror, që e nxit dhe e mbështet pandërprerë atë. Zmadhimi i kapacitetit të të menduarit nuk u përket thjesht disa fushave. Interesat për të bërë udhëtime, për të njohur vende të reja, interesat për probleme kulturore apo për probleme të ndryshme që lidhen me botën institucionale, të gjitha këto lidhen edhe me hapësirat kohore. Sjellja aktuale e të rinjve në të tashmen ndikohet jashtëzakonisht nga ajo çka do të ndodhë në të ardhmen, çka ata presin, prandaj manifestohet frika, shpresa etj. Adoleshentët, në një farë mënyre, shpesh herë vënë re sesi në kohën dhe kushtet në të cilat jetojnë, disa nga objektivat, që dëshironin të realizonin, mbesin thjesht ëndrra të paarritshme apo kështjella në ajër. Ky moment përfaqëson shkallën më të lartë të abstraksionit, që ka të bëjë me të ardhmen e tyre. Dallimi ndërmjet ideales dhe reales realizohet kur i korrespondon realiteti objektivit që përcaktojmë. Kjo ndodh tek çdo individ që ka dhe bën projekte. Të rinjtë jetojnë një përvojë të vaçantë, ata kanë një projekt, i cili ndikon gjatë gjithë jetës së tyre. Të rriturit, prindër e mësues, u kërkojne idealen të rinjve dhe, njëkohësisht, shpesh i trajtojnë si ëndërrimtarë, duke i qortuar që të mbajnë këmbët në tokë, gjë e cila krijon një farë paqartësie.

Për zhvillimin normal të adoleshentve ndikojnë një kompleks faktorësh, ndër më mbizotëruesit mund të veçojmë: **faktorët kulturorë, shoqërorë e vetjakë,** të cilët përthyhen tek njëri-tjetri, si dhe veprojnë e diktojnë reciprokisht, gjë e cila përcaktohet sipas peshës së tyre të rëndesës në nivele të caktuara të zhvillimit të individit.

Adoleshentët impenjohen, shqetësohen e interesohen për të ardhmen dhe zhvillimin e tyre, pikërisht për këtë përpiqen të provojnë dhe janë kërkuesit e përhershëm të të menduarin refleksiv e racional.

"Mendoj se mendoj", "Di që një tjetër i rëndësishëm për mua mendon se unë mendoj", " Unë jam...",- janë disa nga përfundimet që përpiqen të argumentojnë adoleshentët. Ky motivim për t'u vetëpyetur vjen si rrjedhojë e një sërë procesesh, të cilat shkojnë nga ato fiziko-biologjike, deri në proceset shoqërore, lidhjet e raportet e caktuara, të mbartura ose të krijuara rishtas. Adoleshentët arrijnë të bëjnë dallime, të kuptojnë dhe të shpjegojnë sjelljet e tyre duke identifikuar sjellje të natyrave të ndryshme në bazë të njerëzve me të cilët kanë bashkëpunuar ose me të cilët ndodhen përballë, por pa u ndikuar vetëm prej tyre. Ata vazhdimisht e krahasojnë veten me bashkëmoshatarët dhe bëhen gjithënjë e më të vetëdijshëm për dallimet që në të vërtetë ekzistojnë. Kjo i bën që gjithmonë të mbajnë qëndrim mbi atë që janë dhe atë që duhet të bëhen. Vendosja e vetes në raport me të tjerët dhe botën që i rrethon, ndonjëherë shkakton një lloj shpërndarjeje, krijon një ndjesi dështimi, e cila, nëse zgjat në kohë, sjell paaftësi zgjedhjeje të mundësive, të cilat krijohen nga frika e dështimit. Adoleshentët mësohen të përballen me vështërsitë dhe kur dalin triumfues, fitojnë besim më të madh te vetja. Arritjet nxisin e shtyjnë përpara, sidomos kur pasqyrohen në vlerësimet e më të rriturve. Ndërsa në

fëmijëri kjo aftësi thuajse nuk ekziston, ose është në një nivel të ulët, adoleshenti aftësohet të shpjegojë. Ai u jep një kuptim të caktuar, lidh kohën e tashme me të kaluarën, me atë që ndërton, imagjinon, parashikon dhe shpreson të jetë e ardhmja e tij jo e largët. Të menduart refleksiv u krijojnë mundësi të rinjve të analizojnë idetë abstrakte, të përcaktojnë gabimet dhe mosmarrëveshjet në vlerësimet dhe gjykimet e veta. Zhvillimi i nivelit të inteligjencës zgjeron interesin për problemet që përmbajnë më tepër abstraksion, duke krijuar në shumë raste edhe ide vetjake. Formimi i bazave botëkuptimore shprehet e manifestohet me pikëpamjet më të qarta dhe më përgjithësuese për të ardhmen, fakte këto që flasin për një nivel më të lartë të operacioneve të të menduarit.

Adoleshentët përfitojnë nga mundësia e të arsyetuarit. Ata fillojnë të zhvillojnë të menduarit abstrakt duke arritur të përgjithësojnë jetën familjare, shkollore, shoqërore e politike. Jo vetëm siç është, por edhe si duhet të jetë në një moment tjetër, nëse disa situata do të jenë të ndryshme nga ato që janë në kohën e tashme. Kjo sjell zhvillimin e mendimit të pavarur për diçka, e cila, ndonëse nuk shihet e preket në të tashmen, mund të ekzistojë, pra të mendohet e të luftohet për të arritur një botë tjetër më ideale. Natyra e kësaj moshe karakterizohet nga ëndërrime, të cilat shërbejnë si motive të jetës së tyre. Këtu ia vlen të nënvizojmë se ëndërrimet nuk duhet të ndikohen nga iluzionet, që adoleshentët të mos i perceptojnë në mënyrë të gabuar ngjarjet dhe vetëm me qellim për të mbështetur bindjet e tyre, apo të kërkojnë arsye të paqëna për të shpjeguar paqëndrushmërinë e gjendjes së tyre shpirtërore.

## A matet inteligjenca?

Ka studiues që mendojnë se egziston një inteligjencë e përgjithshme që përfshin arsyetimin, shkathtësinë e të folurit, aftësinë për të kryer detyrat e ngarkuara etj. Aktualisht, verifikimi i inteligjencës bëhet duke vlerësuar aftësitë e të folurit, shkathtësitë e të parit, orientimin hapësinor dhe aftësinë manipuluse. Pasuria gjenetike ka një rëndësi të pakundërshtueshme për të përcaktuar bazat e zhvillimit të personalitetit, por është e nevojshme që kjo të realizohet në shoqëri dhe në një mjedis të përshtatshëm për zhvillimin normal të inteligjencës.

Nga studimi i fëmijëve dhe të rinjve binjakë është vënë re se pasuria gjenetike luan rol në masën 50% në të gjithë formimin e tyre. Duhet theksuar këtu se faktorët shoqërorë kanë përparësi mbizotëruese para se fëmijët të shkojnë në shkollë. Kjo tregon rolin e rëndësishëm dhe të pazëvendësueshëm të familjes në formimin intelektual të adoleshentëve.

Jo rrallë në literaturën shkencore kanë tërhequr vëmendjen edhe faktorë të tjerë. Kështu, në kohën e sotme po bëhet një debat i ashpër rreth çështjes së ndikimit të racës në zhvillimin e intelektit të individit. Por, sado që të mënjanohen paragjykimet, përsëri ndjehet prania e ndikimit të tyre. Në ShBA rezultatet e testeve të iteligjencës flasin për superioritetin e të bardhëve, por nuk vërtetohet se ky fakt është për shkak të racës, por rrjedhojë e ndikimit të ndryshimeve të theksuara të gjendjes shoqërore ku ndodhen përfaqësues të tyre të ndryshëm.

Testet e ndryshme japin të dhëna edhe për inteligjencën verbale, joverbale dhe vlerën e saj të përgjithshme. Ato kanë rëndësi dhe anë pozitive, por nuk duhet të absolutizohen,

sepse kanë edhe kufizime, të cilat rrjedhin kryesisht nga cilësia e analizës së tyre. Për të patur informacion të saktë për këto probleme, duhet të merren në vlerësim faktorë të ndryshëm intelektualë, pa i veçuar artificialisht ata. Vetëm mbi bazën e njohjes së inteligjencës së përgjithme mund të shpjegojmë 2/3 e ndryshimeve dhe të suksesit të të rinjve. Në këtë moshë lidhjet shpirtërore prind-mësues-adoleshent kanë një rol të ndjeshëm në arritjen e rezultateve të kënaqshme në edukim. Sistemimi e vetëdija kanë epërsi kundrejt këmbënguljes dhe pavetëdijes edhe në rastet kur niveli i inteligjencës është i njëjtë. Kjo gjë vertetohet me shkallën e përvojës, nivelin e shprehive dhe rezultatet në mësime. Në këtë vështrim edhe prapambetja mendore mund të klasifikohet si zhvillim intelektual i vonuar, por kjo ka mjaft rëndësi të njihet e të përcaktohet që në moshë të hershme të fëmijëve. Në këtë kategori të rinjsh nuk përfshihen kontigjentet të cilat lindin si pasojë e dëmtimeve ose të rënies së strukturave nervore. Në jetën e përditshme, prapambetja mendore mund të jetë e lehtë, relative ose e rëndë. Karakteristikat e këtyre grupeve janë të shumta, por ndër më të thjeshtat, të cilat duhet t'i dallojmë të gjithë, mund të përmendim: mungesa e interesit, paaftësia në të menduarit abstrakt, artikulimi i dobët, reagimi i ngadalshëm ndaj ngacmuesve, ruajtja e gjendjes emocionale për një kohë të gjatë, mungesa e aftësisë për përshtatshmëri në rrethana të ndryshme, mungesa e bashkërendimit të veprimit të sistemit muskulor etj. Për grupe me probleme më të thella të prapambetjes mendore, çrregullimi i reagimeve psikoemocionale është më i rëndë.

## A lidhet disleksia me inteligjencën?

Jo vetëm nga prapambetje në mësime, por edhe për shkaqe psikofizike ka mjaft fëmijë që manifestojnë vështirësi dhe çrregullime në të shprehur.Vështirësitë e tyre për të lexuar, për të shkruar dhe pjesërisht edhe në të folur, janë këto dukuri që lidhen me shprehitë artikuluese dhe në të shprehurit e mendimit për disa kategori nxënësish, të cilat paraqesin probleme të natyrës dislektike.

Shfaqje të para që manifestohen nga kategori të tilla fëmijësh, janë ngatërrimi i orientimit majtas-djathtas, veshja mbrapsht e rrobave dhe këpucëve, paaftësi në shqiptimin e tingujve etj. Prindërit dhe mësuesit në këto raste është mirë të jenë të vëmendshëm dhe të bindur se këto dukuri nuk lidhen me mungesën e inteligjencës së fëmijës. Nëse do të arrinin në një përfundim të tillë jo të saktë, do të ishte një veprim sa i gabuar aq edhe i dëmshëm.

Për të gjithë duhet të jetë e qartë se disleksia nuk është pasojë e inteligjencës së ulët. Në historinë e njerëzimit janë përmendur shumë personalitete të famshme me shfaqje dislektike. Ajnshtajni ka filluar të lexojë në moshën 9-vjeçare, Leonardo da Vinçi ka shfaqur disleksinë e tij në të shkruar, Tomas Edison, mjeshtri i madh i zbulimeve të shumta, i aparateve fotografike, mikrofonave, telefonave etj., nuk i mësoi kurrë shkronjat e alfabetit dhe tabelat e matematikës, ndërsa mësoi të shkruante shumë vonë dhe shumë e shumë të tjerë. Përkundrazi njerëzit me inteligjencë të ulët nuk janë dislektikë.

Për të dalluar një dislektik nga një person me inteligjencë të ulët bëhen testime të veçanta. Në mungesë të përcaktimeve me përgjegjësi shpesh fëmijët dislektikë kanë përfunduar në grupin e fëmijëve handikapë dhe janë trajtuar si të tillë.

## Cili është ndikimi i kushteve shoqërore?

Kontigjente dislektikësh ndeshën kryesisht në zonat urbane, me kushte të vështira jetese, në familje me prindër të dhunshën, në fëmijët e familjeve të emigrantëve që nuk zotërojnë mirë gjuhën e vendit ku jetojnë, tek fëmijët me shëndet të dobët, tek fëmijët me mungesa në të ushqyer, tek fëmijët e familjeve që nuk u kanë nxitur në fëmijërinë e hershme dëshirën për të mësuar, në familje të prirura drejt analfabetizmit etj.

Një mangësi e tillë ka lidhje të drejtpërdrejtë me veprimtarinë e trurit. Në raste të veçanta mund të kenë ndikuar sëmundje të ndryshme, të cilat kanë sjellë çrregullime në funksionimin normal të trurit, veçanërisht në aparatin e të folurit, në sistemin viziv dhe levizor.

Për të parandaluar një dukuri të tillë, është mirë që këto elemente të kapen që në moshat më të vogla, kur fëmija ende nuk ka hyrë në shkollë dhe ka dhënë raste sjelljeje që duhet të shqetësojnë prindërit, të tilla si:

- Qendron mënjanë dhe tregon mungesë dëshire për të qendruar me fëmijët e tjerë;
- Nuk merr mbi vete përgjegjësi sado të vogla;
- Nuk tregohet kureshtar për të njohur ngjarje e dukuri;
- Ka vështërsi në ritregimin e gjërave;
- Tregon fare pak interes për të mësuar;
- I përdor lodrat pa ndonjë qëllim të caktuar;
- I kryhen veprimet e ndryshme pa asnjë rend;
- Nuk paraqet interes t'u përgjigjet pyetjeve që i bëhen etj.

Përgjithësisht, kur fillojnë të shkojnë në shkollë, këta fëmijë lihen mënjanë, nuk përgjigjen e nuk shkruajnë si të tjerët, nuk nxiten, nuk aktivizohen. Në këtë kohë fillojnë të

shprehen dukshëm shqetësimet e prindërve, por tashmë është mjaft vonë.

Dalëngadalë vërehet se këta fëmijë kanë vështirësi në të mësuarit e matematikës, nuk dallojnë dot kuptimet e fjalëve: ndryshim, qarkim, minus, plus; nuk dallojnë dot shenjat <, >, +, =, nuk përcaktojnë drejt format, shkruajnë gabim numrat e ngjashëm etj. Ata shfaqin vështërsi edhe në orientimin e përcaktimin për format, ngjyrat, drejtimet; nuk i kuptojnë shpesh konceptet abstrakte; kanë vështirësi për të emërtuar sendet dhe njerëzit. Gjithashtu, ata lexojnë shumë ngadalë dhe shpesh hezitojnë për të lexuar; vendosin theksin gabim në fjalë të ndryshme; lexojnë duke i përsëritur nga dy ose më shumë herë fjalët që i kanë lexuar; shtojnë ose heqin vend e pa vend fjalë në një tekst; jo rrallë ata u shtojnë ose u heqin fjalëve parashtesa ose prapashtesa; nuk respektojnë shenjat e pikësimit; krijojnë paqartësi në leximin dhe kuptimin e përmbajtjes. Gjithashtu, ata kanë shkrim të keq, bëjnë gabime të shumta kur shkruajnë; nuk i dallojnë dhe si pasojë nuk i shkruajnë të gjitha shkronjat, kur fjalën e kanë dëgjuar në largësi etj.

Për nxënës të tillë nuk duhet humbur kohë. Që ata të fillojnë të punojnë si të tjerët dhe madje ta kërkojnë suksesin, rolin kryesor e kanë mësuesi dhe prindi. Ata në bashkëpunim të ngushtë, duhet të rritin përpjekjet për motivimin e tyre. Vetë nxënësit duhet të mbështeten me mënyra dhe forma pune për të bërë që të kuptojnë se mund t'i kapërcejnë vështirësitë, të ndjejnë se mësuesit dhe prindërit i kanë në krah të tyre. Pavarësisht reagimit të çastit, i cili shpesh është negativ, asnjëherë nuk duhet rreshtur në përdorimin e formave të larmishme që ndihmojnë për mënjanimin e çrregullimeve nëpërmjet një komunikimi të ngrohtë e dashamirës.

## Nga pjekuria biologjike në pjekurinë shoqërore

Procesi i shndërrimit fizik të adoleshentëve shoqërohet me modifikimin e marrëdhënieve me prindërit dhe bashkëmoshatarët. Ata nëpërmjet autoerotizmit, njohin veten e tyre, përvojat e munguara dhe të gjykuara negativisht në kohë të mëparshme. Thuhet shpesh se kjo dukuri sjell verbim, shurdhim, paralizim dhe demoralizim. Disa studiues shprehin shqetësimin e tyre se autoerotizmi mund të bëhet formë kënaqësie dhe mund ta largojë adoleshentin nga dëshira për t'u vendosur në marrëdhënie me seksin tjetër. Një dukuri e tillë mund ta çojë atë në vetizolim.

Nevoja e adoleshentit për t'u rritur, e bën atë të pushtetshëm dhe e vendos në lidhje të ngushta sentimentale që vlerësohen si rrugë e mënyra për të shuar ndjenjat afektive ose për të shuar pulsionet. Në kohën e sotme adoleshentët kanë një vizion stereotip për seksualitetin. Djemtë kërkojnë lidhje që t'u sjellin kënaqësi imediate, ndërsa vajzat një raport të qëndrueshëm dhe romantik. Në fakt, zgjedhja që secili bën, varet shumë nga perspektivat të cilat afron mjedisi dhe nga presioni i bashkëmoshatarëve. Ka adoleshentë që gëzojnë më pak hapësira lirie, veçanërisht vajzat për motive fetare ose etike janë shumë të kontrolluara. Adoleshentët marrin mesazhe kontraditore për seksin nga televizioni, publiciteti, shtypi dhe bashkëmoshatarët, të cilët shpesh nxisin veprime të lira, ndërsa edukatorët dhe prindërit kërkojnë të jenë të kujdesshëm. Adoleshenti mund të ketë arritur pjekurinë biologjike, por jo pjekurinë shoqërore për një veprimtari të tillë. Ai megjithëse ka nevojë të shprehë seksualitetin e tij, nuk mund ta bëjë. Sipas disa statistikash, raportet e para seksuale u përkasin moshave 15-16 vjeç.

Ndonëse vetë të rinjtë shprehen se do të ishte më mirë që një veprimtari e tillë të fillohet më vonë, mbase pas moshës 18 vjeç. Mundësia për të zgjedhur në mënyrë të vetëdijshme një partner ka disa përparësi, si: bën që të kesh me kë të shkëmbesh mendimet, të kesh mbështetje efektive, të vendosësh një baraspeshë të drejtë ndërmjet dashurisë dhe seksualitetit.

Një adoleshent nuk mund të bëjë vetë zgjedhje të lirë dhe të vetëdijshme, sepse kontrollohet rreptësisht nga familja. Ai mund të parapëlqejë që të jetë edhe agresiv për të kapërcyer pengesat ose mund të bëhet apatik dhe i paaftë për të marrë nisiativën. Por, liria e plotë mund të çojë adoleshentin në vlerësimin e partnerit seksual si një gjë të nevojave të çastit, sa për ta përdorur dhe për ta hedhur, pra pa vlerë, që mund të sigurohet madje edhe në mënyrë të dhunshme.

## Misteri i dëshirës

Psikoanalisti italian Fornari ka dhënë mendime për raportin ndërmjet seksualitetit dhe kulturës. Ai i trajton si të pandara aspektet natyror dhe kulturor. Pa këtë lidhje, nuk mund të flasim për seksualitet njerëzor, i cili është i karakterizuar nga dëshira që lind vetëm tek njeriu. Efekti i skenave erotike, që transmeton media televezive, është i ndjeshëm. Shfaqje të tilla provokojnë zbulimin e parakohshëm të mistereve të seksit dhe kjo rrezikon shuarjen e kuriozitetit. Nga një pikë shikimi, mbulimi i organeve gjenitale me anë të rrobave mund të merret si pengesë ndaj seksualitetit. Por, njëkohësisht, një veprim i tillë mund të japë

edhe efektin e kundërt, pra të nxisë forcimin e dëshirës. Ka mjaft studiues që e konsiderojnë të rëndësishme pengesën në shtimin e kësaj dëshire.

Po çfarë e përcakton tek njeriu eksitimin seksual: natyra apo kultura?

Fornari kësaj pyetjeje i përgjigjet në këtë mënyrë: Fakti që dallon seksualitetin e kafshëve nga ai i njerëzve është i përcaktuar nga pamja e jashtme (ritmi ciklik). Tek kafshët eksitimi seksual ndjek një ritëm ciklik. Tek njeriu ky ritëm është zhdukur dhe është zëvendësuar nga një eksitim i qendrueshëm dhe i vazhdueshëm. Kjo shpjegohet me faktin se me zhvillimin e turpit dhe me përdorimin e veshjes, njeriu ka arritur të kontrollojë veprimtarinë seksuale: duke u veshur, e frenon dhe në rastin e kundërt e nxit. Kështu mund të realizohet një kontroll kulturor i eksitimit. Situata misterioze tek njeriu bëhet tërheqëse për faktin se sekreti shton dëshirën. Veshja dhe zhveshja nuk mjaftojnë për të shpjeguar kalimin nga veprimtaria ciklike në stabilitet të erotizmit tek njeriu. Seksualiteti njerëzor një ka origjinë. Fëmija i përjashtuar nga dhoma e prindërve, shërben si bazë e dëshirës së përhershme njerëzore, si tension i vazhdueshëm drejt sekretit, që ushqen gatishmërinë e vazhdueshme për t'u eksituar. Dëshira e pjesëmarrjes e prodhuar nga përjashtimi, përqendrohet në pavetëdijen njerëzore e bëhet një strukturë e qëndrueshme. Njohja e këtij fakti ka shumë rëndësi edhe për qëndrueshmërinë e dëshirës së të rriturit. Prandaj me të drejtë konsiderohet i domosdoshëm edukimin seksual jo vetëm për adoleshentët, por edhe për të rriturit. Idetë e deformuara për seksualitetin, të cilat fëmija i merr që në fëmijërinë e parë, modifikohen me vështirësi. Fëmija në këtë kohë, duke mos kuptuar aktin seksual për të cilin dëgjon ose mund të shohë, krijon përshtypjen e një dhune të babait kundër nënës.

Eksitimi seksual shoqëron perceptimin e çdo gjëje që ka të bëjë me seksin. Tek vajzat një perceptim i paqartë i aktit seksual mund të shkaktojë ndjenjën e frikës ndaj një akti të tillë. Kështu ato mund të bëhen depresive. Kur të rriten, nuk do ta kenë të lehtë të lëshohen ndaj burrit në aktin seksual. Është kjo arsyeja që jo rrallë vajza të tilla u ngjasojnë bashkëshortëve si imorale.

Edukimit seksual ia shton vështirësitë edhe topografia anatomike, pasi mund të themi se organet seksuale janë të lidhura me funksione të tjera. Kështu, krijohet përshtypja tek fëmijët sikur kemi të bëjmë me ndonjë gjë të pistë, prandaj në fëmijërinë e parë ata habiten si të mëdhenjtë bëjnë gjëra të tilla. Anët teknike të instruktimit seksual nuk mund të ndahen nga anët etike. Nevojitet të dilet nga tentimi egoist i veprimtarisë seksuale, për t'u bërë i ndërgjegjshëm për tjetrin e për të plotësuar nevojat e tij, por kurrë të mos trajtohet personi si objekt ose instrument për realizimin e kënaqësisë. Duhet të synohet drejt një harmonie ndërmjet elementeve trupore dhe shpirtërore. Ka mendime se informacioni seksual dhe liria në realizimin e akteve erotike nuk janë domosdoshmërisht pozitive. Në vendet skandinave një revolucion i shpejtë seksual ka favorizuar ushtrimin erotik, por jo aktet e dashurisë. Problemi qëndron në faktin se dihet shumë rreth jetës seksuale, por është mjaft e vështirë që t'u shpjegohen ato fëmijëve dhe adoleshentëve. Prandaj mësuesi gjendet përherë përballë një kurioziteti të jashtëzakonshëmtë të rinjve. Pasuria ekzistenciale e adoleshentëve do të integrohet e do të pasurohet gjithnjë e më tepër në shkollë me njohjen e veprave artistike të njerëzimit. Vetëm kështu mund të bashkohet seksualiteti me dashurinë dhe bukurinë. Përvojat e adoleshentëve janë intensive, në të cilat seksualiteti dhe poezia, seksualiteti dhe

lumturia, seksualiteti dhe dëshprimi janë të lidhura ngushtë. Në bazë të çdo vepre arti ka thuajse një histori dashurie plot konflikte, shpresa e deluzione. Në to përshkruhet me ndjenja jo vetëm intensiteti i pasionit, por dhe tensioni, zhgënjimet e konfliktet në dashuri dhe në shoqëri, gjëra që prekin nga afër të gjithë të rinjtë. Në këtë rrugë ata jo vetëm emocionohen, por përfitojnë përvoja, të cilat do t'i ndihmojnë në jetën e tyre emocionale. Njerëzit kanë nevojë të domosdoshme të ndryshojnë veten para se të fillojnë misionin për të ndryshuar botën.

## Personaliteti formohet shkallë-shkallë

Tiparet e personalitetit dhe sjellja shoqërore shkojnë paralel me mendimin për qëndrimet dhe sjelljet. Veprimi i njeriut ndikohet nga motivimet dhe prirjet e tij të brendshme, pa hedhur poshtë e pa mohuar vlerën e faktorëve kulturorë dhe shoqërorë. Qëndrimet e brendshme parashikojnë në mënyrë të përsosur një veprim të veçantë dhe sjelljen e individit në situata të çfarëdoshme. Përshtatshmëria dhe bindja janë dukuri universale, por dallojnë nga ndikimi i kulturës. Shoqëria dhe familja janë përgjegjëse për edukimin e fëmijëve të tyre. Ato nderohen ose turpërohen nga prodhimi që nxjerrin në dritë. Tiparet e personalitetit përmbajnë aspekte të cilat e bëjnë individin njëlloj si të tjerët, të ngjashëm me ta ose një person të vetëm, të papërsëritshëm. Prandaj personaliteti vlerësohet si mënyra e të qenurit, mënyra e të njohurit, e të vepruarit, të cilat garantojnë qëndrueshmëri, vazhdimsi, koherencë në marrëdhëniet ndërmjet individit dhe botës përreth tij.

Bashkësia e këtyre karakteristikave që mishërohen tek

një i individ, megjithë ndryshimet, na lejon që të jemi vetvetja, që të kemi të njëjtën prirje për të vepruar, pavarësisht nga ndryshimi i situatave.

*Po trajtoj një shembull.*

Kam njohur fëmijë të ndryshëm, që secili prej tyre gëzohej kur shokët e tij merrnin nota më të ulta se ai, edhe kur ata nuk arrin rezultate të mira. Por kur rritet, një tip i tillë ka vështirësi e dobësi në formim. Ai nuk do t'i ndajë meritat dhe arritjet me të tjerët. Persona të tillë ndjehen të lumtur kur i gëzojnë të vetëm sukseset.

Dihet se personaliteti formohet dalëngadalë gjatë zhvillimit për tërë jetën. Ai është rrjedhojë e ndeshjes së predispozitave tona me realiten që na rrethon. Njëkohësisht, edhe trashëgimia dhe mjedisi bashkëveprojnë që nga lindja dhe përcaktojnë atë që do të jemi. Ndërsa inteligjenca e pajisur me aftësi pasqyrimi ndihmon në mënyrë aktive për të ardhmen e njeriut, duke seleksionuar dhe duke e shndërruar mjedisin. Duke u kthyer tek shembulli i personit egoist, nuk është e thënë që ai të mbetet i tillë tërë jetën. Disa rrethana mund të çojnë në modifikimin e sjelljeve të tij. P.sh., një fatkeqësi, e cila mund t'i ndodhë, bën që të tjerët të modifikojnë bindjet e tyre e si rrjedhojë edhe ai mund të ndryshojë sjellje.

Të rinjtë manifestojnë paqëndrushmëri personaliteti. Synimet, prirjet dhe tiparet e kundërta luftojnë e bashkëjetojnë me njëra-tjetrën. Ata në disa raste e vlerësojnë veten si qendra e gjithësisë, futen në marrëdhënie pasionante, por edhe i ndërpresin ato menjëherë, papritmas, ashtu siç i filluan. Shpesh ata përfshihen nga entusiazmi pa asnjë përmasë në shoqëri, shkollë e familje dhe shpejt mund të bien në vetmi e mbyllje. Binden e nënshtrohen ndaj drejtuesve, por rebelohen dhe nuk pranojnë asnjë pushtet mbi vete, duke

manifestuar kokëfortësi të pashembullt e sjellje brutale, megjithëse janë jashtzakonisht të ndjeshëm. Ata shpesh mbizotërohen nga ndjenja idealiste, por ndodh që njëkohësisht menjëherë të tregohen egoistë e të dhënë materialisht. Dalëngadalë kur te ata fillon pjekja dhe përqendrimi, bëhet shkëputja nga ndjenja e dyzimit, e cila është më tepër remenishencë e paraadoleshencës. Pra adoleshentët dalin vrullshëm nga korrnizat që përshkruam më lart, dhe përpiqen në mënyra të ndryshme të kapercejnë periudhën kalimtare për t'u bashkuar me të rriturit. Për këtë arsye ata shpesh tundohen nga një ngacmim emocional, i cili shoqërohet me ndrojtje, frikë e padurim.

Tek adoleshentët rritet e forcohet synimi për të ardhmen, duke krijuar një perfytyrim jetësor larg ëndrrave të fillimit të kësaj moshe. Është koha kur i shërbehet qëllimit për të mësuar, për të realizuar gjëra me vlerë, duke menduar seriozisht për perspektivën e jetës. Gjithnjë e më shumë ata largohen nga fantazia e moshës, vetëpërmbahen e vetëkufizohen duke u ndërgjegjësuar çdo ditë e më tepër për të ardhmen që i pret. Në këtë kohë të rinjtë e përjetojnë veten herë si fëmijë, herë si tepër të rritur, sikur i kanë provuar të gjitha. Kështu kuptohet se dalëngadalë bëhet kalimi sipas radhës i të tanishmes dhe së ardhmes, duke rritur pikësynimin për këtë të fundit, jo pse ndjehet keq aktualisht, por se në të ardhmen do të jetë edhe më mirë.

Kuptimi dhe vlerësimi për perspektivën rrit besimin në vetvete, por nxit e motivon edhe për një dinamikë të re zhvillimi. Mosha e parapubertetit apo mosha e re shkollore, që përbën një nivel të rëndësishëm zhvillimi, lidhet kryesisht me edukimin e dashurisë për punën. Fëmijët ndjejnë domosdoshmërinë e përvetësimit të njohurive. Në këtë proces të formimit të tyre, ata janë të ndjeshëm ndaj

vlerësimeve të të tjerëve. Tek ta fillon të shfaqet ndjenja e të qenit kompetent. Nëse rezultatet e punës mësimore janë të ulta, fëmija fillon të përjetojë ndjenjën e paaftësisë, të inferioritetit, të injorancës dhe ndjenjën e të mos ndjerit mirë në mes të moshatarëve. Kështu, në të kundërtën e të ndjerit kompetent, fillon të shfaqet ndjenja e të qenit i pavlefshëm.

Në procesin e të mësuarit në këtë etapë fillon të shfaqet identifikimi profesional ose lidhja e fëmijve me profesione të ndryshme. Mosha e mesme e adoleshencës apo rinia e hershme, siç quhet ndryshe, përbën fazën kyç të formimit të personalitetit. Në këtë kohë ata përjetojnë fundin e fëmijërisë së tyre. Ky është fund i një rruge të gjatë jetësore dhe shënon formimin e identitetit. Në këtë identitet përmblidhen e shndërrohen identifikimet e mëparshme dhe shtohen tipare të reja të moshës. Fusha e marrëdhënieve shoqërore del se është zgjeruar së tepërmi. Ky identitet i plotësuar i personalitetit u jep mundësi të rinjve të zgjidhin detyrën më të rëndësishme në përcaktimin drejt të rrugës së jetës. Në të kundërt, nëse të rinjtë nuk e konceptojnë veten në mjedisin shoqëror, shfaqet tipari i identitetit difuz, tipar ky që shfaqet me ekzistencën e një dëshire të të rinjve për të mos u futur në jetën e të rriturve. Duke u ndjerë të shqetësuar në bashkëpunimin me të rriturit, ata në raste të tilla, priren drejt një vetëmbylljeje të vazhdueshme.

Jeta na bën të besojmë se çdo element i personalitetit ka polin pozitiv dhe polin negativ, që mund të përkojnë me persona të hapur dhe të mbyllur. Në jetën e përditshme vlerësohen dhe kërkohen personat që vendosin raporte me të tjerët, flasin lirshëm në publik, mbrojnë idetë e tyre dhe kanë aftësi bashkëpunimi e pune në grupe. Por suksesi në jetë nuk varet shumë nga karakteri. Sepse praktika na jep shembuj të shumtë e të ndryshëm: një person rigoroz mund

të ketë sukses në punë dhe shkencë, ndërsa një person sentimental dhe konfuz mund të bëhet artist etj. Raste të tilla ndeshen rëndom në jetë. Prandaj do mbajtur parasysh se gjykimet e bazuara mbi vlerat jo rrallë janë të fshehura në gjuhën e psikologjisë shoqërore, si dhe është me vlerë të kërkohet të bëhet një interpretim i drejtë, përpara se të bëhet etiketimi i një veprimtarie njerëzore. Në të kundërt, jemi të pambrojtur ndaj përcaktimeve të gabuara.

# Kreu III

# ADOLESHENTËT DHE FAMILJA

## Prindër dhe adoleshentë – raport tepër i vështirë

Në kushtet e sotme ku fëmija krijon raporte me institucione të ndryshme, që nga çerdhja, kopshti etj., kërkesa për autonomi duket se shfaqet që në moshë të vogël. Por ajo bëhet më e theksuar sidomos gjatë adoleshencës. Për këtë moshë, emancipimi nga prindërit dhe zhvillimi i vetvetes janë detyra të rëndësishme që shkojnë paralel me njëra-tjetrën, që kërkojnë një mënyrë sa më të përshtatëshme zgjidhjeje. Ky problem duhet vlerësuar jo njëanshmërisht, sikur u përket vetëm adoleshentëve, të cilët po rriten, por si një proces zhvillimi i prindërve dhe fëmijëve, të cilët përpiqen të krijojnë lidhje të ndërsjella efektive pa përçarje e marrëdhënie të pandreqshme. Rritja nuk është e njëjtë për të gjithë adoleshentët. Kjo gjë sjell pasoja psikologjike. Prandaj kërkohet të drejtohet me kujdes e pjekuri procesi i kalimit nga kontrolli familjar në pavarësi, paralelisht me zgjerimin e vetëdijes dhe të njohurive edhe për intimitetin

seksual. Është koha kur të rinjtë përcaktojnë te vetvetja personin që do të bëhet, pra zgjedhin vlera dhe ideale në të cilat ata besojnë. Këta objektiva realizohen edhe përmes zhvillimit të marrëdhënive të drejta dhe zgjidhjes së mosmarrëveshjeve prind-adoleshent, ku natyrisht këta të fundit kanë nevojë për mbrojtje, por edhe për autonomi.

Rrjeti prind-adoleshent-shoqëri ka vlerë të madhe edukative, por marrëdhëniet ndërmjet palëve duhet të jenë të hapura, të qëndrushme dhe me mbështetje emotive. Qëndrimi indiferent apo përkujdesja e tepruar nga prindërit, raportet e mbyllura dhe të lëvizshme shoqërore sjellin deformim të personalitetit të adoleshentëve. Ndihma më e madhe që mund t'u jepet të rinjve nga prindërit, është vendosja e raporteve të drejta gjatë dialogut, pa pengesa dhe pa paqartësi të roleve që kanë. Në raste të tilla nuk mjaftojnë vetëm qortimet e kritikat. Të mbahet parasysh se ato nuk duhet të shndërrohen në qëllim parësor, por me adoleshentët të bisedohet hapur, në mënyrë të sinqertë. Pra, të rinjtë të dëgjohen e të vlerësohen pa dyshime, pa interesa. Kështu përftohen ide dhe argumente, të cilët mund të përdoren nga të rinjtë në të ardhmen. Edhe në trajtimin e sjelljeve jonormale, prindërit të vlerësojnë një bashkësi elementesh, të cilat në formë të veçuar nuk luajnë ndonjë ndikim të madh, por kur bashkohen janë me pasoja tepër negative. Neglizhenca, indiferentizmi, mungesa e lirisë apo e vlerësimit nga ana e prindërve shkakton agresivitet dhe inat te të rinjtë. Nga niveli i ulët i aftësive gjykuese për të perceptuar veprimet e prindërve, mund të ndodhë që adoleshenti të dalë jashtë kontrollit. Shumë studiues kanë theksuar se raportet prind-fëmijë në adoleshencë modelohen dhe zhvillohen njëkohësisht me vetë vlerat e çdo shoqërie në një moment të saj të caktuar historik. Duhet pranuar se familja nuk është

i vetmi faktor i shoqërimit të fëmijëve në procesin e gjatë dhe të mundimshëm të edukimit. Prandaj është e kuptueshme se raporti prind-fëmijë nuk mund të kuptohet më vetëm me termin e vjetër tradicional të varësisë së të dytëve ndaj të parëve, vartësi që shoqëron fëmijën jo vetëm gjatë moshës së adoleshencës, por gjer në momentin e daljes nga familja e lindjes, për të formuar një familje të re dhe për të ndërtuar një jetë të pavarur. Kjo është një fazë kritike për të dyja palët, jo vetëm për adoleshentin, po edhe për prindin. Prandaj duhen menduar e duhen gjetur mënyra adekuate ndarjeje. Ndarja për adoleshentin do të thotë krijimi i një autonomie në kuptimin relativ të këtij termi, gjithnjë me shpresë se mund të mbështetet vazhdimisht dhe se do të ketë më tepër përkrahje jo vetëm të karakterit psikologjik nga familja prej së cilës shkëputet. Ndërsa për prindërit, në raste të tilla flitet për një ndarje që shkakton më tepër dhimbje me shijen e një humbjeje të përkohshme, të cilën duhet ta pranojnë e ta përjetojnë me një shikim, me një zemërgjerësi nga kufinjtë e mëparshëm familjarë. Pra, tani i biri a e bija janë jashtë, por vazhdojnë të mbeten ende pjesë e familjes për kujdesin e shqetësimin e domosdoshëm, që ajo u afron. Ndërsa vetë prindërit shpresojnë tek ata për të njëjtën ndihmë në të ardhshmen kur të jenë tepër të moshuar.

Familja është një sistem dinamik i hapur, në të cilin çdo përfaqësues i saj është i lidhur në mënyrë të pavarur, e shprehur me ndikime të ndërsjella dydrejtimshe. Duke u nisur nga kjo bazë, për të vazhduar më tej në kuptimin e zhvillimit shoqëror, duhet pasur parasysh ndikimi që ushtrojnë prindërit dhe vëllezërit mbi adoleshentin, si dhe ndikimin që kanë ndryshimet, të cilat ndodhin tek adoleshenti në raportet familjare. Sistemi familjar synon të funksionojë në mënyrë të vazhdueshme e të qëndrueshme, duke tentuar të gjejë

baraspesha të reja e forma të larmishme organizative, që i sherbejnë rregullimit sa më normal të familjes, për të gjitha rastet kur lindin kriza të përkohshme apo konflikte të hapura ose të mbyllura. Ky proces shoqërohet me vështirësi të shumta. Në situata të caktuara lindin probleme të thella psikologjike, që meritojnë vemendje, qetësi dhe profesionalizëm në trajtimin e tyre. Ato janë jo vetëm të karakterit të rritjes, por edhe rrjedhojë e vetë natyrës delikate të misionit familjar, i cili në çdo çast përshkohet prej problemeve të natyrave dhe karaktereve të ndryshme.

Gjatë progresit, rritjes në moshë, dhe me fitimin nga ana e adoleshentit të kapacitetit e aftësisë për të arsyetuar në mënyrë abstrakte e refleksive, raportet ndërmjet të rriturve e fëmijëve brenda familjes synojnë të bëhen, nësë nuk ekzistojnë, sa më adekuate, të përshtatshme, më simetrike e të barabarta. Këtu bëhet fjalë për prindër, të cilët përpiqen të komunikojnë në mënyrë sa më efektive me fëmijtë, për të ruajtur një raport të drejtë me djalin a vajzën. Kjo kërkon durim dhe aftësi për të gjetur një rrugë sa më racionale, që të rinjtë të çlirohen nga tutela e prindërve. Ngarkesa psikologjike jo rrallë çon në prishjen e marrëdhënieve të ngrira në mes të dyja palëve. Natyrshëm lëshimet kërkohen të jenë reciproke dhe të sunduara jo thjeshtë nga pragmatizmi, por, në radhë të parë, nga objektiviteti. Ndërsa në familjet ku ndërtohen raporte fiktive, ose ku krijohen palë, të cilat luftojnë për të ruajtur pozicionet e tyre, gjendja përshkohet gjithnjë nga pasiguri e trazira të shpallura ose jo.

Një tjetër proces është përcaktimi i sforcimit të adoleshentit, i cili arrihet me synimin për të fituar një qëndrim origjinal, gjë që realizohet duke kaluar identifikimet e ndryshme të bëra me familjarët ose me persona të tjerë të rritur. Kjo ndodh shpesh në nivelin e bllokimit, sidomos te

fëmijë profesionistësh, të cilët pa asnjë lloj përcaktimi apo orientimi përpiqen të marrin vlerat, aftësitë dhe stilin e punës së babait ose të nënës, domethënë imitojnë e marrin përsipër role të frymëzuara apo të nxitura nga figura familjare ose të tjera të rritura, me të cilat kanë të bëjnë. Në këtë mënyrë, ata e bindin veten për të arritur këtë ideal. Ky proces shënon një lloj rritjeje efektive edhe të koncepteve mendore, të cilat lejojnë e bëjnë të mundshme individin të nxisë mundësitë e eksplorimit të shumë alternativave, që i ofrohen. Kjo sjell edhe një shndërrim të raporteve familjare, ku çdo komponent gjen një pozicion të ri në lidhje me të tjerët. Adoleshentët kërkojnë gjithnjë e më shumë autonominë e tyre, ndërsa prindërit hezitojnë përballë kësaj kërkese të tërheqjes së kontrollit, që gjer në atë moment ushtrohej mbi vajzën apo djalin.

*Nga kjo situatë e papërshtatshme lindin tensione e mosmarrëveshje të ndryshme, të cilat nuk mund të mbyllen me masën e shpejtësisë që i lind. Në shumë raste ndodh që të prishen seriozisht raportet. Kjo ngjet vetëm nëse të rriturit këmbëngulin të ruajnë vazhdimisht me adoleshentin të njëjtin raport të krijuar në moshën e fëmijërisë. Ky fakt bën që krejt natyrshëm të ndjehen tej mase të lodhur e të bezdisur nga kundërshtimet e ngacmimet e tyre të vazhdueshme.*

Në fazën e formimit të personalitetit të adoleshentit cilësia e komunikimit ndërmjet komponentëve familjarë është veçanërisht e rëndësishme, përcaktuese jo vetëm për adoleshentin, por për të ardhmen e vetë familjes. Këtu nuk bëhet fjalë për ruajtjen e gjendjes, por për krijimin e marrëdhënieve sa më efektive dhe të pranuara nga të dyja palët.

Raportet prindër-adoleshentë nuk janë të njëjta dhe të një forme të prerë. Ato kanë veçoritë e tyre, të cilat varen si nga gjinia e adoleshentit, edhe nga figurat prindërore, nëna apo babai.

Dihet se në marrëdhënit që vendosin, adoleshentët bëjnë dallim ndërmjet nënës e babait për shkak të veçorive të secilit, kohës që kalojnë, por dhe nga mënyra e komunikimit. Përgjithësisht, në krahasim me baballarët, nënat janë disi më të hapura në trajtimin e problemeve, në ndihmën që ofrojnë, në vlerësimin e ndjenjave. Afrimiteti dhe kujdesi i nënave ndjehet më shumë nga vajzat. Komunikimi nënë-vajzë është përcaktuar si shumë më i hapur se ati me djalin. Vajzat e konsiderojnë babain paksa më të largët nga nëna, më pak të interesuar në problemet e zemrës. Për më tepër, ato e vlerësojnë si shumë kritik qëndrimin e tyre në marrëdhëniet dyshe, pasi ndjehen se i trajtojnë sipas imazhit që babai ka krijuar për to me kohë, që kur ishin të vogla, pa marrë parasysh ndryshimet që kanë ndodhur në të vertetë.

Djemtë flasin për veten e tyre në mënyrë më të ndryshme se vajzat, por duket se nuk bëjnë dallime tek të dy prindërit rreth asaj që mund të flasin e t'u tregojnë. Marrëdhëniet, pra raportet at-djalë, janë përgjithësisht asimetrike, babai ndjehet jo i respektuar dhe i nderuar, pa dashamirësinë që pret të shpërblehet prindi. Janë të shumta rastet që ndeshen në jetën e përditshme për të cilat djemtë duket se kërkojnë këshilla, por u duket shumë më e vështirë të arrijnë të flasin për probleme emotive, ndjenjash dhe përjetimesh. Edhe raporti nënë-djalë duket si i bazuar mbi autoritetin. Nëna shihet si ajo që kontrollon më nga afër, por me qëndrim dashamirës. Mbase për këtë mund të jetë objekt afrimiteti ndonjë gjë rutinë, por shpesh herë ky interes vlerësohet si i tepërt. Për këtë arësye shfaqen prirje shkëputjeje dhe mënjanimi, duke u ruajtur marrëdhëniet e ngrohta në planin formal.

## Nga buron konflikti?

Në çdo kohë kanë ekzistuar konfliktet prind-fëmijë dhe vëllezër-motra si pasojë e ndryshimeve në kërkesat për objektiva dhe zgjedhje të ndryshme. Në përgjithësi, një burim i tyre janë edhe marrëdhëniet që vendosen, pasi adoleshentët nuk kanë dëshirë të pranojnë më vartësinë. Ajo u shkakton dyshime edhe në skemat mendore të deritanishme, prandaj irritohen shpesh dhe në ndonjë rast kërkojnë të heqin dorë nga ndihma dhe mbikqyrja. Tani me "shumë siguri" ata fillojnë të rishikohen, e ardhmja e imagjinuar u vihet përballë vështirësive të jetës së vërtetë. Në këto momente kritike kemi një riorganizim të sistemit të vetvetes, falë raporteve të reja që lindin. Me kalimin nga kontrolli në pavarësi adoleshentët përpiqen të shmangin edhe kontrollin emotiv të prindërve. Për këtë kërkojnë ortakëri, pra mbështetje nga bashkëmoshatarët e tyre për të kapërcyer pengesat emocionale.

Me rritjen, vazhdimisht adoleshenti i shton kërkesat. Prandaj prindërit duhet të ndryshojnë shumë gjëra për të mos krijuar mosmarrëveshje të panevojshme. Këtu ia vlen të vihet në dukje se ka nuanca të veçanta e dallime edhe në marrëdhëniet e komunikimin me nënën dhe babain. Zhvillimi i brendshëm i adoleshentëve në jo pak raste bie ndesh me ato që kërkojnë prindërit. Këta të fundit duke qenë se kanë frikë se mos sjelljet e gabuara të fëmijëve do të vazhdojnë gjithë jetën, shpesh bëhen të mërzitshëm me përsëritjen pa vend të lloj-lloj kërkesash. Disa herë qëndrime të tilla bëhen ekstreme, si pasojë e të cilave thellohet më tej konflikti. Nga një qëndrim i tillë, si dhe nga praktikat që ndiqen, me kufizimet, rregullat dhe mungesën e vlerësimit, jo rrallë lindin mosmarrëveshje.

Në raportin prindër-fëmijë është e padiskutueshme që prirja e prindërve për të ruajtur një lloj largësie nga fëmijët në emër të forcimit të autoritetit, bëhet burim i pashmangshëm mosmarrëveshjesh. Kjo është e lidhur dhe e kushtëzuar nga shkalla e niveli i lidhjeve emocionale, që ekziston në marrëdhëniet e prindërve me djalin apo me vajzën. Në familjet pa ndonjë lloj interesi, nuk krijohet mundësi për konflikte reale. Ato ndodhin në familjet me probleme ekonomike, vështirësi pozicionimi në shoqëri, me sëmundje etj., arsye këto të mjaftueshme për të kufizuar në maksimum marrëdhëniet e nevojshme. Një dukuri e tillë mund t'u përkasë edhe prindërve të një niveli shkollimi të mesëm apo të lartë, që poshtë një perdeje moderniteti e lejueshmërie, në pamje të parë, nuk arrijnë të ndërtojnë ndonjëherë raporte të thelluara, të qëndrueshme e domethënëse me fëmijët e tyre. Mungesa e konflikteve në këto raste, duhet venë në dukje se nuk shihet e vlerësohet nga të rinjtë si sinjal kuptimi apo kujdesi. Përkundrazi, krijohen kushte për një revoltë të brendshme të pashpallur, e cila shpërthen në çastin, kur askush nuk e pret. Përfshirja në konflikte, nëse vlerësohet drejt, mund të konsiderohet si gjithëpërfshirje e kujdes, që mund të nxisë marrëdhënie të reja dhe të përmirësuara. Paqja në familjen e adoleshentit mund të arrihet si përfundim i zgjidhjes së një konflikti të hapur të administruar me kujdes, në të cilin palët njohin dallimet dhe ngjashmëritë e tyre. Ruajtja e mbajtja e një qëndrimi të drejtë, të baraspeshuar, pa shfrytëzuar dobësitë e prindërve, por sidomos ato të adoleshetëve, të cilët janë më të ekspozuar në këtë drejtim, përbën një kusht të rëndësishëm për krijimin e gjendjes së shëndoshë në familje.

Ka edhe tipa prindërish, të cilët veprojnë ndryshe, që përpiqen të monitorojnë dhe të mbajnë nën vëzhgim të

pandërprerë lëvizjet, qëndrimet dhe sjelljet e fëmijëve. Nga ana tjetër, nuk duhet të mendojmë se adoleshenca është gjithnjë e sunduar domosdo nga konflikte, edhe pse procesi i zhvillimit të fëmijëve mbi dhjetë vjeç është bashkudhëtar i pashmangshëm me to, pavarësisht nga përmasat dhe kohëzgjatja e tyre. Më tepër nga fakti se perceptimet janë të sakta apo të gabuara për palët në konflikt, merr më shumë rëndësi bilanci, që për njërën palë llogaritet si përfitim, ndërsa për tjetrën humbje.

Arsyet e konfliktit nuk mund të merren vetëm si pasojë superioriteti apo dualitet i pashpallur, por mbi të gjitha si rrjedhojë e pikëpamjeve të ndryshme, të përplasjes së dy këndëvështrimeve, të dy mentaliteteve për problemet e dukuritë e ndryshme, mbi jetën në përgjithësi, diçka krejt normale dhe pjesë e zhvillimit. Këto konflikte përgjithësisht nuk u përkasin çështjeve fondamentale të tipit politik, besimit apo moralit, por janë të lidhura më shumë me probleme të një niveli më të ulët, si:

- Mënyra e të veshurit;
- Mënyra e kalimit të kohës së lirë;
- Orari i kthimit në shtëpi;
- Ndihmesa në punët e shtëpisë dhe përdorimi i të hollave;
- Shqetësimi i prindërve në lidhje me raportet sentimentale të fëmijëve, por sidomos raportet e vajzave, me idenë e frikës se këto lidhje mund të deformojnë zhvillimin e adoleshentëve.

Mosmarrëveshjet lindin edhe në momentin kur prindërit sillen me të rinjtë sikur të ishin fëmijë të vegjël, kur kontrollojnë e mbikqyrin çdo veprim të tyre, kur nuk presin aspak për rezultatet, kur nuk shtrojnë kërkesa të argumentuara, kur nuk janë të rregullt dhe nuk krijojnë marrëdhënie të ngrohta me ta etj.

Edhe në lidhje me trajtimin e dy termave të rëndësishëm: autoriteti dhe legjitimiteti, ndeshemi me shfaqje të ndryshme. Përgjithësisht vihet re se adoleshentët e pranojnë, e njohin autoritetin e atyre që kanë të drejtë për ta ushtruar. Konkretisht, për të pranuar autoritetin e prindërve, fëmijët, para së gjithash, duhet të jenë të bindur, të ndërgjegjësohen me këmbëngulje e durim në lidhje me çdo çështje, vlerën dhe dobinë e saj. Njëkohësisht, është mirë që i gjithë ky proces të përballohet me një klimë respekti të ndërsjellë.

Siç del nga mjaft studime të kryera në këtë fushë, është vënë re se për sa i përket aspektit moral, sjelljeve të lira dhe të përcaktuara nga norma shoqërore, adoleshentët në shumicë ndajnë me prindërit të njëjtin vlerësim në lidhje me qëndrimin ndaj autoritetit. Por në praktikë ndodh ndryshe. Përsëri vërehen probleme të tjera të shumta, të cilat adoleshentët me të drejtë i marrin si ndërhyrje të panevojshme në të drejtat e tyre vetjake, të tilla si:

Paragjykimet për rrethin e tyre shoqëror;

♦ Për kohën që duhet të qëndrojnë jashtë shtëpisë, pra jashtë kontrollit;

♦ Për mjediset e ndryshme që frekuentojnë me shoqërinë e tyre;

♦ Për rregullat mbrojtëse kur kalojnë nga një vend në një tjetër etj.

Pra, prirjet e prindërve për të ushtruar autoritet pa kushte, për të kontrolluar gjithçka bëjnë fëmijët e tyre, sjell për pasojë mosmarrëveshje, të cilat në rastet kur janë të pashpallura, kanë pasoja tepër negative në edukimin e të rinjve. Edhe kërkesat “e forta”, të shoqëruara me ftohje të marrëdhënieve emocionale, ndërlikojnë procesin dhe krijohen mundësi për humbje të lidhjeve prind-fëmijë. Dihet

se dashuria prindërore është e domosdoshme, por ajo e vetme nuk përbën një kusht të mjaftueshëm për zhvillimin e suksesshëm të personalitetit të të rinjve.

## Pranimi dhe kontrolli

Sjellja prindërore apo modeli që praktikohet nëpër familje të ndryshme është e natyrave të larmishme e të shumëllojshme. Në këtë drejtim, nuk mund të jepen përkufizime të prera. Secili përdor atë mënyrë apo metodë, që e vlerëson më efektive. Psikologia amerikane Diana Baumrind pranimin dhe kontrollin mbi fëmijët e të rinjtë i bazon mbi dy qëndrime fondamentale, të cilat janë:

*a. Pranimi*, i cili ka të bëjë me faktin se prindi duhet të pranojë fëmijën për atë që në të vertetë është, duke vlerësuar cilësitë, të cilat ka synuar t'i modifikojë me çdo çmim sipas imazhit të tij.

*b.Kontrolli*, i cili qëndron në drejtimin e fëmijës, në ndihmën e studiuar me zgjidhjet që bën, duke i mësuar e duke i afruar ritme jetese që i përshtaten karateristikave të tij individuale. Kontrolli shpesh herë bëhet si në nivelin psikologjik, duke u treguar i pranishëm, duke e nxitur dhe duke e kontrolluar, ashtu edhe në aspektin e sjelljes, duke e nxitur të zgjedhë, duke i kritikuar ose duke i vlerësuar zgjedhjet që bën, por gjithnjë duke respektuar individualitetin e subjektit.

Në çdo stil edukimi familjar, këto qëndrime janë të paraqitura në mënyra të ndryshme, por duhen praktikuar në mënyrë krijuese, pavarësisht nga fakti se prindërit mund të jenë që të dy me apo pa nivel të lartë formimi. Me qëndrimin që shfaqet, përcaktohet edhe karakteri i prindërve.

P.sh., prindërit që marrin pikë të larta, pra ata që përdorin shumë pranimin e kontrollin si në anën psikologjike, edhe në sjelljen në lidhje me moshën e fëmijës, përcaktohen si hijerëndë. Ndërsa vlerësohen si prindër më sjellje të përgjegjshme përkundrejt fëmijëve, ata që ushtrojnë në mënyrë të ndërgjegjshme një funksion mbështetjeje, ata që shërbejnë si udhërrëfyes në edukimin e tyre, që tregohen të ndjeshëm ndaj nevojave, por lënë të dallojnë dhe të kenë parasysh kapacitetin, aftësitë e fëmijëve. Të tillë prindër kërkojnë detyrime në përshtatshmëri me aftësitë që kanë realisht, diskutojnë dhe përpiqen t'u hapin rrugë adoleshentëve drejt lidhjeve të ngushta shoqërore, por më e rëndësishme është se e vlerësojnë dhe e pranojnë gjithnjë mendimin e tyre.

Ky model më shumë se të gjitha modelet e tjera lejon dhe bën të mundshme një hyrje të lehtë dhe të natyrshme në mjedisin shoqëror, duke qenë se tashmë të rinjtë kanë fituar aftësinë për të pasur një qëndrim kritik të vlerësimit të ngjarjeve dhe të dukurive të ndryshme me të cilat përballen në jetën e përditshme. Aftësimi për të mbajtur qëndrim kritik i bën më të sigurtë në vetvete të rinjtë, u jep një mundësi vetëkontrolli, për më tepër u jep mundësinë të zhvillojnë sjellje të drejta në vartësi të kushteve ku ndodhen e veprojnë.

Përkundrejt qëndrimit hijerëndë, është stili autoritar. Këtu është e domosdoshme të bëhet dallimi ndërmjet tyre. Te autoritarët bëjnë pjesë prindërit të cilët kanë përvetësuar modelin e kontrollit, ndërsa thuajse s'e njohin pothuajse aspak ëmbëlsinë prindërore. Ata i kontrollojnë dhe përpiqen t'i modifikojnë fëmijët në bazë të idealeve, ëndrrave dhe dëshirave të tyre; vazhdimisht ata shprehin vlerësime për sjelljen e fëmijëve, duke u diktuar një lloj të sjelluri standard, të cilin e marrin shpesh si të vetmen mënyrë pozitive të

veprimtarisë së tyre. Për prindër të kësaj natyre bindja ndaj autoritetit është virtut, prandaj përpiqen ta rrënjosin këtë tek fëmijët, duke ndërhyrë shpesh edhe me përdorimin e ndëshkimeve. Ata kundërshtojnë njohjet shoqërore dhe kërkojnë që fëmijët të ndjekin rregullat e këshilluara, pa u dhënë ndonjë shpjegim. Ata janë kaq të vendosur në këtë rrugë, derisa arrijnë të prodhojnë frikë, ankth, fiksacion tek fëmijët e tyre. Në këto kushte nuk është e vështirë të kuptohet se fëmijë të tillë, të edukuar nga prindër autoritarë në jetë janë:

- Egocentrikë;
- Kanë nivel të ulët vetëvlerësimi;
- Shfaqin sjellje negative ndaj të tjerëve etj.

Të gjitha këto karakteristika sjellin probleme përshtatjeje ose sjelljeje mënjanuese përkundrejt shoqërisë.

Më së fundi, kemi një kategori tjetër prindërish, të cilët përcaktohen si ***lejues*** dhe ***pranues***. Prindër të tillë pranojnë pa mëdyshje dëshirat e fëmijëve edhe pse shpesh janë të pakuptimta. Ata nuk kërkojnë sjellje të rregullta dhe të përgjegjshme në familje, lejojnë që fëmijët të marrin dhe të bëjnë vetë zgjedhjet e tyre. Përpiqen t'i kontrollojnë dhe nuk i shtyjnë të respektojnë standardet e përcaktuara, përpiqen t'i bindin fëmijët duke arsyetuar e duke u shpjeguar atyre pa ushtruar pushtetin, të cilin duhet ta zbatojnë. Shpesh ata nuk ofrojnë asnjë lloj mbështetjeje për formimin e fëmijëve, i lejojnë ata të bëjnë gjithçka munden, janë indiferentë e të painteresuar. Për këtë arsye, kjo kategori prindërish perceptohen nga ana e fëmijëve si të largët dhe jo të aftë t'u garantojë ndonjë mbështetje aq të domosdoshme për ta. Prindërit lejues e pranues përgjithësisht nuk tregojnë interes për atë çka bëjnë fëmijët, gjë e cila e dëmton në përmasa të mëdha procesin e edukimt të adoleshentëve.

## Përjetim i marrëdhënieve të brezave

Në çdo kohë kanë ekzistuar mosmarrëveshje ndërmjet brezave, si një dukuri që shprehet në zhvillimin e vazhdueshëm të shoqërisë. Është e kuptueshme që këtu ndikon edhe formimi i brezit të moshuar, mënyra e tij e jetesës, ndryshimet e vrullshme që ndodhin etj. Por në tërësinë e tyre kemi edhe dukuri të qëndrueshme, të cilat jo rrallë ndikojnë edhe ato në krijimin e një klime të papërshtatshme. Ndoshta një dukuri e tillë lidhet me bindjen e të moshuarve që të shmangin në veprimtarinë e bijve ato dukuri që në jetën e tyre kanë dalë të pasuksesshme. Ka këtu vend edhe për pamundësinë për t'iu përgjigjur kërkesave në rritje.

Trupi që ndryshon, zbulimi i seksualitetit, prirja për autonomi, imitimi i bashkëmoshatarëve, mbrojtja nga paragjykimet, ndryshueshmëria dhe identifikimi janë sfida për prindërit dhe vetë adoleshentët. Për të qenë koherentë, prindërit, apo edhe përgjithësisht të rriturit, duhet të drejtojnë, të mbështesin, të kujdesen e të respektojnë të rinjtë. Ndryshimet mes brezave nuk janë më ato të dikurshmet, por ato janë të pranishme gjithnjë për zgjedhjet, sjelljet, objektivat etj. Kur nuk arrihet mirëkuptimi, të rinjtë dalëngadalë u shmangen të rriturve dhe vjen një moment që përpiqen të ruhen dhe nuk dëshirojnë të përballen më me ta. Ata edhe kur në thelb nuk i pranojnë apo i qortojnë të rriturit në heshtje, i trajtojnë e i vlerësojnë si të pranueshëm prindërit e vet ose u qajnë hallin si varfanjakë, të cilët, pavarësisht nga niveli arësimor që mund të kenë, koha i ka lënë prapa. Megjithëse jo për gjithçka që ndodh nuk është faji i tyre, përsëri ata nuk arrijnë ta kuptojnë jetën ashtu siç kërkohet. Ndonëse nga mjediset familjare vjen duke u zhdukur armiqësia e hapur, për shkak të përmbajtjës apo të

lodhjes reciproke, në thelb ajo mbetet e njëjtë. Kur adoleshentët thonë "pleqtë e mi", gjë që nënkupton prindërit e tyre, ata shprehen me rezerva edhe pse e dinë që jeta për ta ka ende shumë të papritura. Në fakt, një qëndrim i tillë nuk është krejtësisht pa të keq. Me të ata shprehin një dyqëndrimësi. Pleqtë janë pak si gjyshërit që do të dëshironin t'i kishin afër, ndërkohë që i kanë larg ose kanë vdekur. Por janë edhe pleqtë, sepse ndoshta prindërit lëvizin në një botë të vjetër në krahasim me të rinjtë, që presin një ndryshim të shoqërisë. Presin të tjera përligjje, të tjera qëllime, në një mjedis ku gjithçka duket e mbyllur, me prirje për ta frenuar jetën, për ta mbajtur atë të pandryshueshme, në vendnumëro. Në kohën që jetojmë, adoleshentët janë bërë thuajse të huaj për prindërit, pasi ata nuk flasin të njëjtën gjuhë; veshjet e reja, tualeti, seksi, informatika, muzika, shkolla në ndryshim të pandërprerë etj., kanë sjellë të tjera kërkesa. Prandaj të rinjtë nuk kanë ato mendime, sjellje e qëndrime, të cilat do t'i dëshironin prindërit e tyre.

Në shoqërinë tonë krahas zhvillimit, ndeshim edhe dukuri të dëmshme, të padëgjuara vite më parë ose të njohura, por jo në këto përmasa, si: droga, alkooli dhe prostitucioni, të cilat me shtrirjen që kanë marrë, po kthehen në një rrezik serioz për të ardhmen e shoqërisë, në përgjithësi, dhe të familjes, në veçanti. Këto dukuri vazhdojnë të mbeten burime konflikti mes të rinjve dhe prindërve të tyre. Përgjithësisht, ata që nuk notojnë në ujëra të tilla, nuk kanë mosmarrëveshje të ashpra me prindërit. Në këtë mënyrë, konfliktet mes të rinjve dhe prindërve janë ngritur në nivele të reja, me tipare e trajta të ndryshuara, krahasuar edhe me ato të disa dhjetëvjeçarëve të mëparëshëm. Nëse dikur mund të lindte një konflikt për një mosrespektim orari, apo për diçka tjetër të përafërt, tani kjo nuk ka më atë rëndësi që kishte.

Probleme më të mëdha kanë dalë në skenë. Prirje që shpesh trajtohen si negative nga prindërit, duken shumë argëtuese nga të rinjtë. Mosmarrëveshjet që ndodhin në jetën e përditshme, të rinjve u duken si një rrënim të bindjeve e të psikologjisë së prindërve, thënë shkurt, si një dështim në ëndrrën e tyre për të jetuar. Këtu ata vënë re tatëpjetën, paefektshmërinë, lodhjen dhe dështimin e prindërve.

Probleme të kësaj natyre komunikimi u përkasin disa fushave, sepse në jo pak raste objektivat dhe qëndrimet e prindërve nuk mbështeten dhe nuk nxisin një raport të drejtë e të pëlqyeshëm marrëdhëniesh me adoleshentët. Sipas traditës, më tepër synohet që adoleshentët të sillen e të veprojnë sipas skemave të përcaktuara nga prindërit. Vetëm në këtë mënyrë, gjithnjë sipas tyre, të rinjtë, do të ruhen dhe do të rriten të shëndetshëm.

Këto qëndrime nxiten e realizohen nga siguria që rrjedh prej përvojave të mëparshme, të cilat vlerësohen gjithnjë si të suksesshme, të provuara e si të vetmet rrugë që duhen shkelur për të realizuar idealet edukative. Secili prej nesh ka një botë të brendshme, që mund ta quajmë "fushë perceptive", e përbërë nga emocione, ndjenja, motivime etj., të cilat na lejojnë të flasim për botën e brendshme, një fushë që shkon nga individualiteti deri tek ndjenjat dhe përvojat e jetuara. Nuk mund të dimë kurrë se çfarë ndjejnë dhe mendojnë adoleshentët me të cilët kërkojmë të vihemi në marrëdhënie, nëse nuk kuptojmë sa i rëndësishëm është fakti që të dimë se me çfarë këndvështrimi e shohin ata botën, çfarë idesh dhe mendimesh kanë për ngjarje e dukuri që i rrethojnë. Ky element kërkon një vlerësim të posaçëm, sepse ka të bëjë drejtpërdrejt me fatin dhe rrugën që do të marrë e ardhmja e fëmijëve. Duhet të largojmë nga mendja faktin se adoleshentët duhet të jetojnë e të zhvillohen në përshtatje

të objektivave dhe qëllimeve tona, se ata domosdo duhet të marrin atë formë që dëshirojmë t'u japim ne, të rriturit, pa vlerësuar e pa respektuar tiparet e veçoritë e tyre individuale, pa mbajtur parasysh ndryshimet e shpeshta e të shpejta që ndodhin në psikologjinë njerëzore.

Objektivat, qëllimet dhe kërkesat tona "çfarë presim nga bijtë tanë", bëjnë që të krijohet një "mur i lartë" ndërmjet nesh dhe adoleshentëve, mur të cilin edhe po e prekëm, kurrë nuk do të mund ta kapërcejmë, vështirë se shkëputemi pa dëmtime prej tij. Ndonjëherë problemet nuk janë edhe aq të vështira. Mosmarrëveshjet lindin edhe nga gjëra fare të zakonshme, të thjeshta. P.sh., një prind kërkon ta bëjë fëmijën e tij biolog, por fëmijës mund t'i pëlqejë dhe ka prirje për letërsi. Kështu lind konflikti ndërmjet kërkesës së prindërve, dëshirës së tyre, dhe prirjeve të vetë subjektit, gjë e cila përgatit jo vetëm një përplasje interesash, por vë në pikëpyetje të ardhmen e adoleshentit. Për çdo të ri, përveç raportit që duhet të vendosë me prindërit e tij, është e domosdoshme të gjejë mënyrën të ndërtojë edhe raporte me bashkëmoshatarët e vet, që janë në ndryshim të vazhdueshëm përsa i përket mënyrës së sjelljes, të veshjes etj. Me rëndësi është që t'i lejojmë fëmijët të bëjnë gjithnjë zbulime rreth jetës së tyre dhe të përcaktojnë një rrugë të drejtë zhvillimi. Problemi është se disa prindër kërkojnë t'i detyrojnë fëmijët që të sillen në veprimtarinë e tyre si të ishin ata vetë. Një gjë e tillë nuk arrihet. Secili mund të bëjë çfarë dëshiron, madje edhe gabime, por ne duhet të jemi të gatshëm pranë tyre të ndikojmë në rastet më të rënda për të ndalur më të keqen, të pariparueshmen. Kjo lloj pranie apo ky vëzhgim kërkohet të jetë i specializuar, sa më pak i ndjeshëm, por gjithnjë rezultativ në momentin e duhur. Nga ana e adoleshentëve prindërit krahasohen me prindër të tjerë "më të mirë", më të hapur,

që japin më shumë liri për bashkëmoshatarët. Prandaj prindërit duhet të përballen çdo ditë me çështje nga më të ndryshmet që ngrejnë bijtë e tyre, të cilat përmbajnë në vetvete një lojë të vazhdueshme të ideve e bindjeve filozofike.

Në fund të fundit, do mbajtur parasysh se qëllimi i prindërve është gjithnjë i mirë, t'i ndihmojnë fëmijët, që të bëhen e të veprojnë të pavarur nga skemat e parafabrikuara. Kjo kërkon që të rriturit të zotërojnë forcën e mjaftueshme për të kuptuar e për të pranuar gabimet e tyre. E gjitha kjo bëhet me synimin që adoleshenti të fitojë aftësi e besimin në vetvete, për të realizuar prirjet dhe talentin e tij.

## Nevoja për baraspesha të tjera

Për të arritur rezultatet e dëshiruara në edukim, familja është e domosdoshme të identifikojë disa aspekte të veçanta, të cilat ndikojnë në procesin e zhvillimit të personalitetit të fëmijëve, si:

1. Të njihen vështirësitë vetjake gjatë veprimit të edukimit,
2. Të mbështetet te informacionet e kohës për metodat e edukimit,
3. Të sigurohet bashkëpunim efektiv prind-fëmijë,
4. Të mbështeten fëmijët për plotësimin e nevojave materiale,
5. Të njihet realiteti familjar, po kështu dhe realiteti shoqëror.

E rëndësishme është që të zotërohen e të realizohen përgjegjësitë e secilit komponent të familjes dhe të njihet si i përjetojnë së brendshmi fëmijët problemet që kanë,

pavarësisht nga mjedisi ku kanë lindur, pra konkretisht si ndjehet në familje, në bashkësi apo në shkollë. Vetëm pas një veprimtarie të tillë mund të përcaktohet një strategji e përbashkët për të realizuar objektivat për të përballuar problemet dhe vështirësitë, që lindin në këtë proces të ndërlikuar. Qëllimi i mbështetjes së familjes është krijimi e forcimi i një sistemi racional për të edukuar fëmijtë me cilësitë e virtytet më të mira, me besim në vetvete dhe tek njëri-tjetri. Në këtë drejtim, kërkohet që prindërit e fëmijët të rishikojnë vazhdimisht sjelljet dhe qendrimet e tyre. I rëndësishëm mbetet vlerësimi i vetvetes dhe i sistemit me të cilin veprohet në marrëdhëniet që vendosen.

Mbetet aktuale thënia e njohur e A. Frend, se: “Unë them që është normale për një adoleshent që për një kohë të ketë sjellje jokoherente dhe të paparashikuara... Një i ri arrin të dojë dhe njëkohësisht të urrejë prindërit e tij, të revoltohet kundër tyre, të ndiejë turp kur është duke biseduar me nënën e tij në prani të të tjerëve, e papritmas të dëshirojë të bashkëbisedojë me gjithë zemër me të”. Prandaj mendoj se është e nevojshme që çdo adoleshenti t’i lihet koha dhe liria e domosdoshme për të vepruar e për ta gjetur vetë rrugën e tij. Por kjo s’është e lehtë. Për ta realizuar këtë prindërit kanë nevojë për ndihmë dhe këshilla, për vetëpërsosje. Secili prej nesh ka ndeshur e ka përjetuar situata që përshkruam më lart ose të ngjashme me to, por në pak raste qëndrimi që ka mbajtur, mund të ketë qenë i njëjtë apo i përafërt. Prandaj lind edhe domosdoshmëria e zotërimit të disa mekanizmave universalë të edukimit për çdo prind, pavarësisht nga përvoja vetjake që në një moment të caktuar mund të zotërojë.

Adoleshenca mund të merret si fillimi i një aventure ose i një lindjeje të re. Ajo shoqërohet me një numër të pacaktuar nxitjesh të brendshme dhe të jashtme, të cilat herë

shfaqen e herë jo. Shkallë-shkallë inteligjenca dhe qëndrueshmëria pësojnë ndryshime të mëdha, të cilat pasqyrohen në marrëdhëniet në familje, në shkollë dhe shoqëri. Nëse nuk i analizojmë drejt këto dukuri, do të krijojmë ide të gabuara. Për këtë arsye në disa raste na duket sikur e kemi këmbyer fëmijën, na krijohet ideja sikur nuk e njohim atë. Konfliktet, kriza, revolta dhe shpërthimet të ngjajnë me një thyrje a përmbysje të pazëvendësueshme, të cilat ndodhin në të vërtetë. Por ato sjellin një qëndrim të ri, një zhvillim më të lartë fizik e psikik, një forcë të re ende të pazbuluar në universin e shpirtit, që ngjason me një vullkan, i cili shoqërohet me shpërthime, me interesa, nevoja dhe aspirata të reja. Kriza psikologjike e kësaj moshe merr një pamje interesante, duke u gërshetuar me reaksione, fiksasione, paaftësi, dyshime.

Kjo periudhë mund të përjetohet edhe si dramë e shpërthimeve të mëdha për shkak të reagimit ndaj mjedisit përreth, i cili i kundërpërgjigjet mënyrës së re të sjelljes së adoleshentit. Është koha e një revolte apo e një kryengritjeje të madhe, që të krijon idenë e gabuar sikur po rrëzohet gjithçka e ndërtuar me sakrifica deri në këto momente. Kjo luftë e heshtur, në mjaft raste e pashpallur, kërkon vendosjen e marrëdhënieve të reja, pranimin e një marrëveshjeje të re dhe jo kurrësesi pajtimin formal apo tërheqjen pa kushte të ndonjërës palë, gjë e cila do të shënonte shkatërrimin e gjithë procesit të edukimit.

Paralelisht me pjekurinë seksuale në këtë periudhë shfaqen dukuri tranzitore edhe në planin psikologjik. Ndjenjat e reja që lindin, paraqiten me ngarkesë të ndryshme tek djemtë dhe vajzat, me orientim drejt funksioneve seksuale të burrit e gruas. Kemi një largim psikofiziologjik të dyja sekseve në moshën e adoleshencës me mospërputhje, hallakatje të

vajzave dhe padurim sentimental të djemve. Siguria dhe qetësia e mëparshme vihet në sprovë. Mjedisi familjar dhe shoqëror janë po ata që ishin, por brenda vetes gjërat kanë ndryshuar. Prandaj ndihet tronditja në trup dhe në shpirt. Kështu lindin shqetësimet për ta kapërcyer këtë situatë të papritur anormale, prandaj për këtë arsye në jo pak raste adoleshentëve u dalin përpara përfytyrimet e kohës së kaluar, kur ishin të lumtur.

Kjo moshë e ashpër me të papritura përbën për të rinjtë një shqetësim të madh, ajo karakterizohet nga shpenzime të mëdha energjish. Kureshtja, ndërhyrjet, veprimtaria e fshehur, impulset etj., sjellin ankth dhe në ndonjë rast fajësi për manifestime të ndaluara. Në vitet e para të adoleshencës, fëmija bëhet rival i nënës dhe babait, për shkak të ndalesave dhe moralizimeve të pafundme. Ëndërrimet, aventurat e bota imagjinare që krijohet nga kjo moshë, kërkojnë kohë dhe liri për të menduar e për të vepruar, jo përndjekje e kontroll për gjithçka. Edukimi realizohet me efektivitet kur të rriturit mendojnë dhe besojnë se statusi i fëmijës ka ndryshuar, se ai nuk është më i tillë jo thjeshtë në paraqitjen e jashtme, por kryesisht në botën e brendshme, gjë të cilën duhet ta pranojnë në të gjitha përmasat e saj. Pavarësia, revolta, mbyllja në vetvete, zemërimi, kundërshtimi janë tipare të adoleshentëve. Shfaqje të tilla bëjnë thirrje, por edhe kryengritje për më tepër liri, për të njohur “unin” e tyre. Këto dukuri nuk janë ndarë në mënyrë të përpjesshme me shqetësimet që kanë në fakt adoleshentët. Vetëvlerësimi nuk varet vetëm nga situata e përgjithshme, por nga orientimet vetjake të të rinjve, që përcaktojnë elementet plotësuese e vlerësuese të qenies së “unit”. Krizat, kthesat dhe ndërlikimet sjellin rishikim të pozicioneve dhe shoqërohen edhe me zhgënjime të mëdha. Thellësia e dëshpërimit në disa raste është e madhe, prandaj

kërkohet maturi dhe profesionalizëm në marrëdhëniet prind-fëmijë apo mësues-nxënës. Një farë agresiviteti që manifestohet në këto lidhje, është real në të tëra mjediset, prandaj nuk duhet lënë jashtë vëmendjes përpjekja dhe lufta për shmangien deri në mënjanimin e tyre të plotë.

Edhe veprimet e fëmijëve që jo rrallë venë në drejtim të kundërt me ato që kërkojnë apo këshillojnë prindërit, nuk duhet të alarmojnë askënd, sepse janë në natyrën e zhvillimeve fiziologjike dhe psikike të kësaj moshe. Vlerësimi i ndryshimeve të mëdha që ndodhin nga çasti në çast, nuk bëhet me moralizime apo me receta të gatshme, por me veprime të studiuara, shpesh të padeklaruara. Megjithëse inteligjenca është e zhvilluar edhe në drejtim të mendimit abstrakt, varësia nga mendimi i të rriturve edhe në këtë moshë mbetet mbizotërues. Kriza e rritjes të krijon idenë e gabuar apo iluzive sikur edhe egzistenca po shkatërrohet, prandaj ndarja në dy kampe, dy breza të ndryshëm, merr trajta të qarta, here-herë me qëndrime gati armiqësore. Çdo i rritur mbart brenda vetes fëmijërinë, por edhe çdo fëmijë ndërton në imagjinatën e tij dhe përjeton vazhdimisht imazhin e një të rrituri. Ky fakt duhet të sherbejë jo vetëm për mirëkuptim në marrëdhëniet e përditshme, por në krye të gjithçkaje prindi duhet të bindet në ndërgjegjen e tij, që të mos e trajtojë adoleshentin si fëmijë, mos ta ndalojë atë që të sillet kur ka nevojë si i rritur.

Paragjykimet, penalizimet, alarmet e panevojshme krijojnë një gjendje shkatërruese, e cila lë pasoja shpesh të pariparueshme në karakterin e të rinjve. Adoleshenca është mosha e ndryshimeve të vrullshme, e cila karakterizohet nga zhvillime fiziologjike dhe psikike gati të pakonceptueshme në kufij kohorë. Lind një botë e re mbi një lumë me ëndrra, por është përballë tyre një mal me pengesa, të cilat në shumë

raste janë të karakterit subjektiv dhe të paargumentuara. Prandaj kërkohet maturi e shumë përkushtim për të ndërtuar e për të manifestuar sjellje të tjera, të cilat kënaqin të dyja palët. Kontradiktat e brezave veprojnë në mënyrë të çuditshme. Kjo gjë është vështirë të kapet. Më tepër dallohen pasojat e tyre. Idetë, pikëpamjet, konceptet dhe, përgjithësisht, botëkuptimi i dy apo tre brezave që bashkëjetojnë, kanë ndryshime. Kjo është e shpjegueshme, por jo rrallë qëndrimet janë edhe përjashtuese, duke mos marrë parasysh as rreziqet e ndarjes së përhershme. Nëse nuk tregohet vëmendje dhe nuk praktikohet mirëkuptimi e respekti i ndërsjellë, ashtu pa u ndjerë, siç vepron një brejtës i padukshëm, gërryhen hapësirat në mes brezave. Në disa raste këto marrëdhënie acarohen në atë masë, sa nuk mund të flitet për riparimin e tyre. Vetëm atëherë palët kujtohen për të keqen që i ka zënë, gjithmonë sipas mënyrës së tyre. Prandaj edukatorët, të kultivuar ose jo, kërkohet të jenë të përgatitur për këto sfida, për të triumfuar mbi to, pa çmim e kosto të papërballueshme. Nuk mjafton thjeshtë ta duash fëmijën, t'i plotësosh kushtet e kërkesat e panumërta, por mbi të gjitha duhet të dish ta duash e ta vlerësosh, ta edukosh për të fituar përmasat e të rriturit. Kështu plotësohen ëndrrat e fëmijës dhe ideali i prindit. Natyrisht, kjo detyrë është e vështirë, por asnjëherë e pamundshme për t'u realizuar. Studiusi Hall thekson se "në agimin e adoleshencës prishet uniteti dhe harmonia e vjetër me natyrën, fëmija tërhiqet nga parajsa e tij dhe duhet të hyjë në të përmes një ngjitjeje të gjatë, duhet të nënshtrojë mbretërinë e lartësisë së njeriut, të flakë tej sferën e re dhe të zhvillojë një histori më moderne të natyrës së vet psikofizike". Ndërsa Platoni mendonte se gjendja e pastabilizuar emocionale e adoleshentëve nxitet nga impulse natyrore, të cilat prodhojnë gjaknxehtësi, xhelozi

dhe trazira të tjera psikike. Nëse e vlerësojmë me vëmendje këtë nivel moshor, arrijmë në përfundimin se adoleshenca mund të karakterizohet si kohë e alternimit të entusiazmit, të pasionit e të tërheqjes intelektuale me indiferencën, neglizhencën dhe apatinë, e cila shoqërohet me kënaqësi e eufori të menjëhershme, me dhimbje e melankoli ekstreme. Kjo moshë, duke e pranuar veten si i vetmi objekt i rëndësishëm dhe qendër e gjithësisë, vallzon ndërmjet atyre që ndjen e di dhe atyre që mendon e bën. Prandaj jo rrallë adoleshentët përfshihen nga entuziazmi i pakontrolluar dhe papritmas bien në vetmi, oshilacione këto, të cilat duhen mbajtur nën kontroll të vazhdueshëm. Për këto shkaqe, ka studiues që mendojnë se në periudhën e adoleshencës ndërpritet zhvillimi i personalitetit, gjë e cila argumentohet me sjelljet e tyre të pavetëdijshme dhe të paparashikueshme.

## Kërkesa për statusin e të rriturit

Në të vërtetë, të gjitha qendrimet e turbullimet emocionale janë të pashmangshme. Ato rrjedhin, përveç faktorëve të tjerë, edhe nga përvoja, që kërkon të fitojë adoleshenti për t'u bërë i pavarur. Prandaj në këtë moshë kemi shfaqje të vetmisë, të mbylljes në vetvete dhe paqartësi. Adoleshenti dalëngadalë i kapërcen shprehitë e fëmijërisë. Ai arrin të kalojë krizën e identitetit dhe të shohë qartë se ç'lloj personi është, ç'duhet të bëjë me veten e tij. Natyra e zhvillimit të adoleshentit çon në konflikte ndërmjet tyre dhe prindërve, përgjithësisht ndërmjet të rinjve dhe të rriturve. Rinia përballet me pengesa për të fituar statusin e të rriturit. Hendeku që mund të krijohet në këtë moshë, kërcënon seriozisht procesin e edukimit, që mund të shembë shumë

gjëra të ndërtuara me sakrifica të mëdha. Rebelimi i të rinjve rrjedh e shtohet sidomos nga kontrolli për gjithçka. Prirja e të rriturve për mbizotërim me komunikime të kontrolluara, predikimi për kohën e artë të rinisë së tyre, të cilën e këshillojnë si modelin e provuar të suksesit, kthehet në ritual të përditshëm. Kjo nostalgji për kohën e kaluar është e shpjegueshme. Por pavarsisht nga cikli historik, zhvillimi i jetës njerëzore ka ligjet e veta, të cilat nuk mund të komandohen nga dëshirat subjektive të askujt, pandaj kërkohet në çdo kohë një taktikë e re edukimi.

Adoleshentët kanë individualitetin, karakterin, personalitetin e tyre që është divers, ashtu si i të rriturve, që mbart një baraspeshë ndërmjet vlerave dhe antivlerave. Detyra e të rriturve mbetet që zhvillimi mundësisht të jetë i përshkallëzuar, jo me shpërthime e kërcitje, sepse kjo moshë rrezikohet nga tërheqja e antivlerave, si rrjedhojë e kundërshtive që e karkterizojnë këtë  periudhë të jetës. Nga anketimet e kryera me një grup të rinjsh të shkollave të mesme, afër 80% e tyre kërkojnë të jenë të pavarur nga të tjerët, që të afirmojnë vlerat individuale të personalitetit, prandaj kur u këshillohet ndonjë veprimtari, shfaqin më tepër pakënaqësi. Vetë ndërgjegjësia e të rinjve se me personalitetin që zotërojnë, u takon një vend në mjedisin që i rrethon, është një cilësi e re me mjaft vlerë, që i dallon ata nga fëmijëria e mëparshme. Njohja e aftësive të tyre i shtyn adoleshentët jo vetëm të marrin informacion për gjithçka, por edhe për të arritur një pozitë më të lartë shoqërore. Këtu buron konflikti me të rriturit, të cilët dyshojnë dhe nuk besojnë në aftësitë e të rinjve. Këta të fundit me të drejtë kërkojnë statusin e tyre në destinacionin e ri shoqëror, i cili shoqërohet me hopin në sferën intelektuale e njohëse, emocionale e volitive dhe zhvillimit të personalitetit, në përgjithësi. Bota e brendshme

psikike gjatë procesit të rritjes shoqërohet me një përjetim të thellë emocional. Duke menduar vendin që ka adoleshenti, por edhe ku dëshiron të arrijë, kërkesat që shtron ndaj vetës së tij vijnë në rritje për të  zhvilluar botëkuptimin, interesat, aftësitë dhe karakterin. Kështu lind ndërgjegjshmëria që shoqërohet nga një formim i ri, i cili shprehet në raportet e reja më dinamike jo vetëm me moshatarët, por edhe me të rriturit. Duke qenë më realist në këto marrëdhënie, adoleshentët ndjehen të frenuar, të paplotësuar dhe në disa raste të pavlerësuar. Pikërisht, në këtë moment kemi një sistem më të plotë mendimi e vlerësimi dhe një konceptim të drejtë të unit të vet, pavarsisht se zhvillimi në sfera të ndryshme nuk është i njëtrajtshëm. Prirja për pavarësi e adoleshentit nuk ka të bëjë me shkëputjen e tij nga shoqëria, por me afirmimin dinjitoz të personalitetit të tij në shoqëri, që realizohet me zhvillime të brendshme dhe të jashtme. Varësia e të rinjve ka natyrë shoqërore, morale dhe sidomos ekonomike. Në një përgjigje që japin adoleshentët e pyetur, vetëm 40% e tyre kërkojnë dhe vlerësojnë këshillat që marrin nga drejtime të ndryshme.

Piazhe mendon se formimi i të menduarit në periudhën tranzitore nga fëmijëria në adoleshencë kalon nëpër një serë nivelesh, gjë e cila lidhet me presionin biologjik për t'u përshtatur në mjedisin përkatës. Rritja intelektuale e adoleshentit manifestohet në mënyrën e përvetësimit të dijeve, të thellimit dhe zgjerimit të ndjenjave intelektuale. Ajo shprehet në veprimtarinë e tyre studimore, duke vlerësuar gjithnjë e më shumë jo vetëm pamjen e jashtme të gjërave, por sidomos thelbin e tyre. Në këto momente lind ndjenja e braktisjes së nënshtrimit, që shoqërohet me idenë e barazisë me të rriturit, gjë e cila shkakton rebelim idealist. Hapja, sinqeriteti, konformizmi me të rriturit, në disa raste rrjedh nga

papjekuria. Kështu prodhohen qendrime të dyzuara e shpesh hipokrite, të cilat duhet të kurohen që në shfaqjen e tyre. Kërkesa për qëndrim të rregullt duhet të jetë e vazhdueshme, ajo duhet shoqëruar me ngrohtësi, mbështetje, pranim, respekt, besim, ajo duhet të mbështetet në shpjegime racionale për vlerat e saj morale. Metodat e ndëshkimit, sharjet, fyerjet etj., ndikojnë në krijimin e reflekseve negative të sjelljes, i bëjnë të rinjtë të pandjeshëm ndaj moralit prindëror dhe me mangësi në bilancin e përgjithëshëm. Prindi duhet të udhëheqë formimin e personalitetit të adoleshentit përmes shembullit të tij. Në këtë kuptim, edhe kontrolli ndaj tyre të synojë t'u jap sa më shumë hapësira e pavarësi. Djemtë kanë aftësi zhvillimi e gjykimi moral më të shpejtë se vajzat, sepse kanë më shumë liri në mjediset brenda dhe jashtë familjes. Por këto të fundit janë më të ndjeshme dhe më të respektueshme.

## Atmosfera familjare

Formimi moral s'ka të bëjë vetëm me mësimin formal të vlerave morale, por sidomos me zhvillimin e qëndrimit të drejtë dhe të pjekurisë emocionale. Prandaj ndër faktorët familjarë që ndikojnë me përparësi në edukimin e adoleshentëve, mund të veçojmë, krijimin e një atmosfere të ngrohtë familjare me një klimë respekti, besimi dhe pranimi i fëmijës ashtu siç është, me anët pozitive dhe negative që ka, pa i dramatizuar ato, sidomos këto të fundit.

Lidhur mesa trajtuam më sipër, tërheqja emocionale e fëmijëve ndaj prindërve për të zhvilluar vetëdijen dhe për të krijuar raporte të favorshme komunikimi, përcaktohet nga disa faktorë:

♦Shkëmbimi i ndërsjellë e ritmik i informacionit ndërmjet fëmijëve e prindërve pa pengesa e kufizime.

♦Kërkesat e vazhdueshme të shoqëruara me ngrohtësi e mbështetje, me ndihmë e shpjegime racionale, duke shmangur qëndrimin e rreptë për një disiplinë të panevojshme dhe, sidomos, dhunën fizike.

♦Tërheqja e vazhdueshme prej shembullit të prindit për formimin e identitetit të fëmijës.

♦Kontrolli i prindërve ndaj fëmijëve, duke synuar në dhënien këtyre të fundit të autonomisë dhe të pavarsisë së plotë.

Vetëm me vendosjen e marrëdhënieve të drejta dhe të mirëkuptimit ndërmjet brezave të ndryshme, do të arrijmë të kemi një familje të shëndoshë, që do të luajë rolin e saj si njësi themelore e strukturës së shoqërisë. Kjo formë organizimi ka ekzistuar pothuajse që me lindjen e njeriut. Në këtë rrugë të gjatë në mes problemesh të shumta, ajo ka mbijetuar dhe sërish qëndron si formë efektive e organizimit shoqëror. S'mund të ketë shoqëri të shëndoshë, pa një familje të shëndoshë. Kjo është arsyeja, përse edukimit familjar i duhet kushtuar një rëndësi e dorës së parë.

Dukuri të ndryshme negative që janë vërejtur në marrëdhëniet brenda familjes, veçanërisht në këto vitet e fundit, lidhen edhe me nivelin e lartë të stresit, në përpjekjet për t'iu përshtatur ndryshimeve të vlerave në shoqëri dhe familje. Edhe përpjekjet për përballimin e konkurrencës në punësim, arsimim, strehim dhe për një jetë më të mirë, në përgjithësi, janë një faktor vendimtar në rritjen dhe akumulimin e problemeve familjare. Ndryshimet politike, shoqërore dhe ekonomike që po ndodhin, po shoqërohen me një rënie të theksuar të nivelit të punës së shkollës, si dhe në uljen e nivelit arsimor të shoqërisë, çka përbëjnë një rrezik tjetër që dhuna dhe abuzimi në familje të vazhdojë të jenë të pranishme për një kohë të gjatë në jetën tonë të përditshme.

Mungesa e arsimimit, duke u shoqëruar me mungesën e njohurive për jetën, për familjen, për ligjin, për të drejtat, për mënyrën e komunikimit e të trajtimit të konflikteve, në përgjithësi, mungesa e mundësive për një jetë më të mirë, do të vazhdojë të prodhojë familje monstra për aq kohë sa të ekzistojnë këto dukuri. Po kështu, pabarazia e theksuar shoqërore apo individualizimi ekstrem i varfërisë, mungesa e burimeve mbështetëse socialekonomike, mungesa e përgjegjësive kolektive për nivelin e jetesës, janë faktorë që mbyllin dritën e perspektivës dhe sjellin rënien e perdes së zezë për shumë familje. “Kur varfëria vjen tek dera, dashuria fluturon nga dritarja”,- përcaktohet në një fjalë të urtë popullore. Në momente të tilla krize, jo vetëm që numri i të sëmurëve mendorë është në rritje, por dhe kujdesi apo edukata e trajtimit të çrregullimeve të tilla paraqitet në nivelet më të ulta. Po kështu, krijohet një klimë favorizuese për shpërthimin e krimeve të ndryshme, ku dhe krimet e rënda do të jenë më të shumta. Humbja e besimit në institucionet shtetërore për zgjidhjen e konflikteve bën që jo pak individë të shmangen nga përpjekjet për një jetë më të mirë. Të gjitha këto shkaktojnë që, në plan të parë, të dalë vetëgjygjësia për përballimin e problemeve që krijohen.

## Kriza e komunikimit

*Kriza e madhe e komunikimit që po thellohet gjithnjë e më shumë, ka prekur edhe familjen, duke ndihmuar kështu që ajo të kthehet nga një strehë paqeje në një vatër armiqësie. “Ndero nënën dhe babain tënd”,- ky është parimi më i rëndësishëm mbi të cilin qëndron forca e një familjeje. Prindërit, duke u ndodhur në moshën e mesme, kuptojnë*

*dhe ndjejnë mangësitë, që kanë ndikuar në plotësimin e dëshirave dhe të qëllimeve të tyre në jetë. Ndryshe nga ata, në moshën e adoleshencës krijohet një prirje për të qenë i pavarur në problemet e shkollës, të shoqërisë, të argëtimit etj. Tek të rinjtë ndeshet prirja për ta ndjerë veten sikur secili prej tyre di gjithçka dhe vetëm kur e pëson, e kupton se prindërit e kishin mirë që në fillim, kur përpiqeshin ta ndalonin të kryente ndonjë veprim apo sjellje jo të rregullt. Mes mungesës së përvojës së të rinjve dhe qartësisë së prindërve për pasojat e veprimeve të fëmijëve të tyre, është hapësira që bëhet shkas për konflikte të vazhdueshme në familje.*

I ndodhur nën një trysni në rritje, prindi ndjen një rënie të autoritetit të tij. Kështu lind një papajtueshmëri mes autonomisë në ngjitje të fëmijës dhe autoritetit në rënie të prindit. Pasoja të kësaj papajtueshmërie janë konfliktet e vazhdueshme mes tyre. Në këtë tension dypalësh vërehet prirja e adoleshentit për të mos toleruar në qëndrimet e tij. Kjo mungesë fleksibiliteti nga ata shoqërohet dhe me kundërshti të plotë të prindërve, të cilët ndiehen të sigurtë në saktësinë e qëndrimeve të tyre në të mirë të fëmijëve. Zhvillimi intelektual i të rinjve shoqërohet me shtimin e njohurive për botën, duke ndërtuar pikëpamje botëkuptimore për të, por kjo bëhet duke u mbështetur më shumë tek vetja, tek përjetimet vetjake. Krizat, kthesat dhe ndërlikimet e tjera më vonë bëjnë që të rishikohen shumë nga qëndrimet e tyre të mëparshme. Është koha kur ata përpunojnë një sistem bindjesh të qarta dhe në mënyrë të ndjeshme, edhe të qëndrueshme. Ata e ndjejnë se janë në prag të jetës së rritur, prandaj e ardhmja jo i vetëm tërheq, por edhe u shkakton shqetësime botëkuptimore.

Të rinjtë fillojnë të qëndrojnë gjithnjë e më larg shtëpisë. Të dhënat tregojnë se mbi 28 % e të rinjve të anketuar shprehen se pjesën më të madhe të kohës e kalojnë jashtë familjes. Përvoja e tyre e hidhur në vitet e rinisë nuk i lejon prindërit të marrin pjesë në entuziazmin e të rinjve për shumë gjëra që ata dëshirojnë të realizojnë. Në disa familje bëhen diskutime të ashpra për mënyrën e veshjes, për qëndrimin ndaj seksit të kundërt, ndaj përdorimit të drogës, alkoolit, duhanit, orarit të kthimit në shtëpi, zgjedhjes së shokëve me të cilët shoqërohen, kërkesave të tepruara të tyre etj. Dëshira e madhe për të mbrojtur fëmijtë nga gabimet, bën që prindërit të përpiqen të kontrollojnë gjithçka që ata mund të bëjnë. Shumë të rinj të vetëdijshëm për gabimet e bëra, përpiqen t'i fshehin ato. Ata bëjnë një jetë të dyfishtë, duke kryer kështu shumë gjëra pa dijeninë e prindërve.

Mjaft studiues të ndryshëm theksojnë se abuzimi mbi fëmijët është një problem me pasoja në zhvillimet e mëvonshme të vetë familjes. Studimet provojnë se shumica e prindërve që keqtrajtojnë fëmijët, kanë qenë dhe vetë të keqtrajtuar nga prindërit e tyre në fëmijëri. Keqtrajtimi kryhet më dendur në familjet, ku ekzistojnë probleme në mes bashkëshortëve prindër (si neglizhenca apo keqtrajtime ndaj njëri-tjetrit), po ashtu dhe në familjet me prindër të divorcuar. Stresi dhe përdorimi i alkoolit nga prindërit janë faktorë të tjerë negativë që ndikojnë në shtimin e numrit të keqtrajtimeve. Përgjithësisht, rastet më të shumta të abuzimit vërehen në familjet me prindër me nivel të ulët ekonomik, arsimor dhe shoqëror. Ndërsa viktima të keqtrajtimit bien më shpesh fëmijët me kufizime fizike apo mendore.

Në të gjitha këto zhvillime dalin edhe disa paqartësi, si, p.sh.: Nëse ka dallime mes personaliteteve të prindërve që abuzojnë dhe atyre që nuk abuzojnë apo cilat veti të personalitetit favorizojnë abuzimin etj. Në kërkim të

përgjigjeve për këto paqartësi, veçohen edhe disa mëdyshje që anojnë nga efektet negative të prindërve që ndikojnë mbi pasardhësit. Prindërit abuzues në përgjithësi janë impulsivë, të papjekur (më shpesh të rinj në moshë), të padurueshëm, të pavullnetshëm, të pavëmendshëm, mosbesues dhe indiferentë. Në raste të tilla, autoriteti i kryetarit të familjes, i trashëguar me forma të vjetëruara, bëhet shkak për abuzim. Prindërit shpesh friksohen në humbjen e autoritetit në sytë e fëmijës. Ndaj ata ushtrojnë edhe dhunë për ta ruajtur me çdo kusht atë. Edhe vetë personaliteti i fëmijës mund të bëhet shkak i problemeve, kur nuk përshtatet me personalitetin e prindit. E thënë ndryshe, sjellja e fëmijës ndikon në sjelljen e prindit dhe sjellja e prindërve ndikon në sjelljen e fëmijës. Kështu, dukuri të tilla, si: kokëfortësia, zënkat në shtëpi apo jashtë saj, shkelja e rregullave, sjelljet dëmtuese etj., përbëjnë burime të mundshme të përdorimit të dhunës ndaj fëmijëve.

Në vartësi të shkallës së tij, abuzimi mund të shkaktojë probleme në zhvillimin fizik të fëmijës, probleme neurologjike, probleme në të menduarit, në të shprehurit, çrregullime emocionale, shoqërore etj. Sjellja e fëmijëve të abuzuar nuk është e qartë. Shfaqje të agresivitetit, mosbesimi, frika pa shkak etj., dëmtojnë vazhdimisht botën e brendëshme emocionale, duke lënë pasoja edhe në shëndetin e tyre mendor dhe fizik.

Paprekshmëria dhe respektimi i dinjitetit të personit janë elemente të rëndësishme dhe gjurmëlënëse në formimin e personalitetit të njeriut. Këto parime duhen respektuar maksimalisht që në fëmijërinë e hershme. Prindërit, duke qenë personat që merren më shumë me fëmijët e tyre, por dhe përsonat më pak të informuar për mënyrat e trajtimit të drejtë të fëmijëve, janë përgjegjës të formimit të karaktereve të pëlqyeshme apo të papëlqyeshme në shoqëri.

Një dukuri tjetër që ndikon këtu, është edhe rivaliteti ndërmjet motrave dhe vëllezërve, i cili shpesh shkakton probleme në marrëdhëniet në mes tyre, por jo urrejtje për njëri-tjetrin. Dashuria mes pjesëtarëve të familjes është mbisunduese, çka vërehet dhe në marrëdhëniet nga jashtë, ku vëllezërit dhe motrat do të reagonin menjëherë kundrejt çdo ngacmimi që mund t'i vinte ndonjërit prej tyre nga të tjerët.

Të shkosh mirë me vëllezërit dhe motrat, është kusht për të patur marrëdhënie njerëzore të mira jashtë shtëpisë dhe për të gëzuar respektin e shoqërisë. Me kalimin e viteve, motrat dhe vëllezërit krijojnë familjet e veta, duke ndodhur kështu shpërbërja natyrale e familjes së fëmijërisë. Përgjithësisht, në traditën tonë prindërit jetojnë me njërin nga djemtë (atë më të dashurin ose më të voglin). Marrëdhëniet mes ish-pjesëtarëve të së njëjtës familje bëhen më serioze, por më të rregullta. Prindërit, tashmë të moshuar, vazhdojnë të duan me të njëjtën forcë fëmijtë e tyre. Kjo dashuri e madhe për fëmijtë tani fillon të shprehet në një formë tjetër, përmes dashurisë për nipërit dhe mbesat. Përgjithësisht, familjet e krijuara të reja vazhdojnë të mbajnë lidhje të ngushta, ato mbështesin njëra-tjetrën në kapërcimin e problemeve të shumta të jetës.

Në raste të veçanta, sidomos në fshat, prona dhe mënyra e ndarjes së saj, bëhet shkaktare e lindjes së kontradiktave, që çon në marrëdhënie jo të mira mes vëllezërve. S'janë të rralla rastet ku, për problemet e mësipërme, mirëkuptimi mes tyre ndërpritet ose konfliktet të marrin përmasa të mëdha. Jo rrallë dukuri të tilla shkaktojnë edhe viktima. Asgjë nuk mund ta përligjë këtë lindje armiqësie, përveç nivelit të ulët kulturor, si dhe ndikimit të kushteve të rënda ekonomike.

Në mënyrë të përmbledhur, mund të themi me bindje të plotë se *konfliktet në familje nuk zgjidhen me forcë, po kështu edhe në shkollë. Adoleshenca është mosha e konflikteve më të thella me prindërit, egziston një vështirësi e tejskajshme për t'u mirëkuptuar ndërmjet të rriturve dhe të rinjve. Prindërit në disa raste nuk mund t'i kontrollojnë veprimet dhe sjelljet e tyre. Ata nuk mund të dallojnë përkujdesjen ndaj fëmijëve, paaftësi e cila lind një farë revolte ndërmjet brezave. Këto kontradikta nuk kanë të bëjnë aspak me çështje themelore të tipit moral.*

Konfliktet janë të shpeshta në moshën e rinisë, por më tepër u përkasin çështjeve me më pak interes, si: mënyra e veshjes, oraret e lëvizjes, ndjenjat e ndryshme etj. Përmes tërësisë së konflikteve që të rinjtë arrijnë t'i kalojnë pa pasoja, stërviten për të krijuar atë që mund ta quanim arti i trajtimit të konflikteve. Duke i parë konfliktet në kuadrin e problemeve të shumta që shoqërojnë njeriun, ato meritojnë një vëmendje të veçantë. Pa e dashur konfliktin, por duke e pranuar dhe duke e mirëtrajtuar atë kur vjen, synohet të shuhet ai në mënyrë të përshkallëzuar si një vatër zjarri, sepse kur përhapet shumë, rrezikon "të djegë gjithë shtëpinë", edhe çatinë. Për adoleshentët, autoriteti vlerësohet vetëm si e drejtë për të dhënë ndihmën e duhur për kapërcimin e vështirësive që dalin. Prandaj autoriteti i prindërve pranohet vetëm kur ekziston një klimë respekti e ndërsjellë mes palëve. Kontrolli që duhet të egzistojë për zgjedhjet e adoleshentëve dhe pranimi i tyre pa modifikime të detyruara, janë faktorë të rëndësishëm në marrëdhëniet prind-adoleshent. Zgjedhjet duhen vlerësuar si në planin psikologjik, ashtu në ato të sjelljes, pa ndonjë detyrim të dhunshëm. Në tërë këtë kompleksitet, shkolla, familja dhe institucionet e tjera të shoqërisë, synojnë t'i aftësojnë njerëzit dhe t'i trajtojnë

konfliktet përpara se ata të bien viktima të tyre. Nga analiza e të dhënave që dalin nga anketa të shumta të zhvilluara me të rinj, vërehet se ata, në përgjithësi, janë të njohur me parimet e përgjithshme të trajtimit të konfliktit. Mbi 80% e të anketuarve tanë, si rrugë kryesore për zgjidhjen e konflikteve përmendin: mirëkuptimin, bashkëpunimin, marrëveshjen, ndërmjetësimin, bashkëbisedimin etj. Kuptohet se të anketuarit janë të qetë, e shikojnë konfliktin nga larg, prandaj përgjigjen masivisht për një mënjanim të tij paqësor. Në fakt, po këta persona kur zhyten vetë në konflikte, harrojnë fjalët e thëna dhe e trajtojnë problemin krejt ndryshe, duke dëshmuar për mospajisjen e tyre me "veglat" e domosdoshme socialpsikologjike për shuarjen a parandalimin e tyre.

Një mjedis ku konfliktet lindin nga veprimet e të rinjve, është edhe shkolla. Në të, nisur edhe nga vetë marrëdhëniet që vendosen, ndeshen shpesh probleme që lindin ndërmjet nxënësve me mësuesit e tyre, si dhe ndërmjet vetë nxënësve. Nxënës të shpërqendruar, që s'arrijnë të dëgjojnë e të kryejnë detyra, nxënës që nuk u pëlqen disiplina në shkollë, krijojnë situata të vështira për mësuesit. Në raste të tilla ata zemërohen. Kjo ndodh sidomos kur disiplina u duket e tepërt, e pamerituar ose e nxitur nga paragjykime. Ndodh kur vlerësimi u duket jo i drejtë, kur nuk u kushtohet vëmendje e veçantë ose vërejnë se diferencohen, sidomos kundrejt një kategorie nxënësish që etiketohen si "të përkëdhelurit". Një dukuri e tillë nxit edhe mosmarrëveshjet ndërmjet vetë nxënësve, të cilat shfaqen më shumë në qëndrimin dhe në shoqëritë e ngushta të rinjve me sekse të ndryshme, problem ky që ka një fushëpamje mjaft të gjerë.

Anketat e shumta nxjerrin në pah se shumica e nxënësve adoleshentë janë kritikë ndaj mësuesve, duke u

ankuar për ta se janë të mërzitshëm ose se u mungon humori. Shpesh dhe nxënës që kanë dëshirë për të mësuar, ankohen se kanë mësues të paaftë. Entuziazmi dhe dëshira e nxënësit për të mësuar, i jep jetë mësuesit dhe orës së mësimit i jep gjallëri. Një nxënës i vëmendshëm dhe i interesuar për atë që zhvillohet në klasë, mund të përfitojë njëllojë si nga një mësues i mërzitshëm, ashtu dhe nga një mësues zbavitës.

Prindërit në shtëpi, mësuesit në klasë, drejtuesit në punë etj., me format e ndëshkimit që përdorin, shpesh bëhen shkaktarë të problemeve të mëdha në familjet e adoleshentëve, në shkollë dhe në shoqëri. Duke e nxjerrë një fëmijë nga shtëpia, si haraç të një sjelljeje të padëshiruar, pa vetëdije do të krijohen mundësi të reja tek fëmija për sjellje edhe më të pahijshme. Të godasësh një nxënës në shkollë ose ta fyesh atë, do të thotë të kesh përgatitur terrenin për t'u përballur me një sjellje të tij edhe më të pahijshme. Të pushosh një punëtor me moshë të re nga puna për shkaqe jothelbësore, do të thotë të përballesh me një reagim të tij shumë të fortë. Studiuesit theksojnë se ndëshkimet e forta nuk janë të frytshme. Forca e ndëshkimit është mirë të jetë në përputhje me shkallën e sjelljes së padëshiruar. Ndëshkimi, që të jetë me efekt, duhet të përdoret sa herë që shfaqet sjellja e padëshiruar dhe jo me hope. Vonesat në ndëshkim ulin frytshmërinë e tij. Ndëshkimi për të qenë sa më edukues, duhet të jetë i larmishëm dhe në përshtatje të plotë për sjelljen që kryhet dhe jo në përgjithësi dhe i njëjtë për të gjitha veprimet.

Ndëshkimi mëson dikë se çfarë nuk duhet të bëjë, por nuk e mëson se çfarë duhet të bëjë. Prandaj, krahas ndëshkimit, duhet të afirmohet e të mësohet sjellja pozitive. Shembulli nëpërmjet qortimit jo rrallë përvetësohet fare më lehtë se një ndëshkim pa dhënë rrugëzgjidhje.

Edukimi i fëmijëve nga prindërit, si dhe lejimi i tyre që të marrin pjesë në edukimin e prindërve, është një art i vështirë që nuk mbaron kurrë së përvetësuri. Në mjaft raste, fëmija që rritet në familje me probleme, nuk ka aftësi për të mbajtur nën kontroll impulset negative, nuk ka aftësi për të zgjidhur problemet, për të ndjerë mirëkuptimin dhe për të kontrolluar zemërimin. Mungesa e modeleve pozitive, dhuna e ushtruar në familje, dhuna e pasqyruar në media etj., jo pak ndikojnë që të rinjtë t'i vlerësojnë zgjedhjet e dhunshme si të pranueshme. Por ndeshen edhe raste që fëmijë të rritur në mjedise të dhunshme, nën ndikimin e mjedisit shoqëror, si dhe të intuitës, të bëhen mbrojtës të flaktë të trajtimit normal dhe të vendosjes së marrëdhënive të drejta brenda familjes e më gjerë.

Në ditët tona më shumë se kurrë vështirësitë për një përputhje të plotë të normave të moralshme me veprimet e të rinjve janë shtuar së tepërmi nga orientimi i shoqërisë kryesisht nga materializmi dhe jo nga idealet e bashkëndara. Në këtë vështrim, personaliteti i fëmijës mbetet i çorientuar, i paqëndrueshëm dhe i paaftë të bëjë zgjedhje vendimtare që i japin kuptim të vërtetë jetës. Prindërit nuk duhet të pengojnë bijtë e tyre që të zgjedhin dhe të realizojnë atë që e shikojnë të mundshme, por duhet t'i nxisin dhe t'i ndihmojnë ata. Po marrim një shembull. Themi se martesa duhet të jetë e lirë nga çdo pengesë, ajo duhet të jetë një zgjedhje e vetë atyreve që vendosin për një akt të tillë. Mirëpo jo rrallë prindërit ndërhyjnë, ndoshta nxjerrin edhe pengesa, ndërkohë që duhet t'i ndihmojnë fëmijtë për t'u përgatitur për martesë, që ta kryejnë atë në mënyrën më të përshtatshme. Është detyrë e prindërve dhe një përgjegjësi shumë e madhe për të bërë shoqërimin edukativ të fëmijëve në jetë, që ata të bëjnë zgjedhjet e nevojshme. Në këtë

mënyrë ata do të mund të tregojnë se i duan fëmijët e tyre, kështu u dëshirojnë të mirën jo vetëm në kuptimin e përgjithshëm, por edhe duke sakrifikuar për ta realizuar këtë gjë në realitet.

## Nga marrëdhëniet etike në afektive

Prindërit vazhdimisht përpiqen që fëmijët të kalojnë nga marrës të ndjenjave në dhurues të tyre. Për këtë, ata i drejtojnë fëmijët të edukohen që të veprojnë drejt, të jenë të ndershëm, të sinqertë, të sjellshëm, të përvuajtur, të pastër, punëtorë, kurajozë dhe paqedashës; të dinë të thonë po ose jo në momentin e duhur dhe me pëlqim të ndërsjellë. Njëkohësisht, prindërit përpiqen të plotësojnë edhe kërkesat e fëmijëve. Po kështu, për rastet kur u duhet të ndërhyjnë që t'i ndalojnë për diçka fëmijët e tyre, është mirë ta argumentojnë veprimin dhe t'u japin motivet e ndalimit. Në këtë mënyrë bëhet edhe qortimi, duke këmbëngulur vazhdimisht që fëmijët të binden për atë që kanë bërë.

Ndër format që dalin me sukses në një veprimtari të tillë, është edhe heqja dorë e prindërve nga qëndrimi i prerë autoritar, i cili shkakton rebelim e frikë dhe për pasojë ndikon që të formohen fëmijë të dobët dhe egoistë. Fëmijëria është një moshë shumë e rëndësishme për të ardhmen. Këtu vendosen rrënjët e personalitetit, nga i cili do të varen zhvillimet e mëvonëshme pozitive ose negative. Në saj të dashurisë, butësisë dhe përkrahjes prindërore, fëmijët formojnë besimin e nevojshëm për të pranuar vetveten dhe botën. Ja pra pse i duhet thënë ndal në mënyrë të prerë një qëndrimi të ftohtë, autoritarist, t'i pritet rruga dhunës dhe keqtrajtimit të fëmijëve.

Me futjen e fëmijëve në moshën e adoleshencës, duken sikur problemet për prindërit shtohen. Kjo moshë është në kërkim të identitetit të vet. Shoqërimi nëpërmjet shembullit edukativ nga prindërit në këtë periudhë është i rëndësishëm. Lënia vetem në morinë e probleme të tyre nuk është një zgjidhje e mirë. Qëndrimi mospranues ndaj problemeve të fëmijëve të kësaj moshe është i gabuar, ashtu si dhe respektimi i ideve dhe i zgjedhjeve të tyre pa diskutim, është një tjetër dobësi që të çon në dorëheqje reciproke. Të mbahet parasysh se ndonjëherë është më i pëlqyeshëm kundërshtimi se pranimi i menjëhershëm i propozimeve me prejardhje nga shoqëria. Përgjegjësia edukative e prindërve është e madhe dhe ajo s'mund të delegohet tek ndonjë person tjetër. Shkolla dhe strukturat e tjera të shoqërisë bashkëpunojnë me prindërit, por nuk mund t'i zëvendësojnë ata.

Ja dhe një pikëpyetje tjetër: Çfarë ndodh në historinë e formimit të adoleshentëve që i shpie në një farë qetësie? Në përgjithësi, ata nuk synojnë që të mohojnë babanë, autoritetin, normat, principet e realitetit në të cilin veprojnë. Kriza e autoritetit atëror ka çuar në krijimin e formave të marrëdhënive më të ngrohta. Baballarët veprojnë për të formuar subjekte etike, domethënë qytetarë të mirë, por nuk mendojnë të transmetojnë vlera të padiskutushme. Në të kundërt, ata janë të mendimit se është e rëndësishme të vendosin një dialog të mirë për të ndërtuar një pasqyrim bindës të botës.

Shumë adoleshentë janë formuar në mënyrë të tillë që presin me padurim dhe menjëherë suksesin. Mosrealizimi i këtij suksesi sjell vuajtje, komplekse, shqetësim edhe ndëshkim. Në këto raste, adoleshenti tërhiqet nga çdo gjë që duket sikur e dënon. Kjo shprehet më shumë në shkollë gjatë veprimtarisë mësimore dhe jashtë saj.

Prindërit me një qortim që bëjnë, ndoshta edhe për diçka rutinë, i ftojnë fëmijët e tyre që të ndihen fajtorë e, mbi të gjitha, këmbëngulin me kokëfortësi t'u japin mesazhe për të kuptuar se kanë prishur raportin afektiv me ta. Në raste të tilla, ndërhyrja ngjall te fëmijët një veprim moralizues. Mamaja kur qorton fëmijën, kujton gjithnjë faktin se ekzistonte një raport besimi, por sjellja e keqe e fëmijës e prishi marrëdhënien e mëparshme.

Në rastet kur normat në marrëdhëniet prind-fëmijë janë të rrepta, mosmarrëveshja është e padiskutushme. Në momente të tilla, ajo duhet eleminuar që në shfaqjen e saj për të mos lejuar që të shndërrohet në një konflikt dramatik, që në shumë raste krijohet edhe artificialisht. Këtu luan rol pozitiv vendosja e bashkëbisedimit dhe respekti i ndërsjellë. Vetëm kështu komunikimi ndërmjet tyre bëhet efektiv. Kur realizohet kjo, themi se kemi arritur të zotërohen sistemet e vlerësimit dhe të kontrollit.

Duhet theksuar se mënyra e re e organizimit të jetës në familje, sjell një shkurtim të kontaktit edukativ. Shoqëria e konsumit me labirintet e saj krijon ndarje, që përjetohen në jo pak raste si lënie mënjanë apo në vetmi. Ulja e nivelit të konfliktit me adoleshentët mund të arrihet nëpërmjet normave mite, dënime të përqendruara tek ndjenja e fajit jo tek frika. Nëse fëmija ka frikë brenda mureve të shtëpisë, ai e imagjinon dhe e përjeton këtë dukuri edhe jashtë saj, në grupet shoqërore, në shkollë e gjetkë. Gjendja shpirtërore dhe ndjenja e fajit ndikojnë reciprokisht në ndryshoret e personalitetit.

Njerëzit kanë dallime në sjellje dhe në qëndrimin ndaj të tjerëve në situata të ndryshme, sidomos kur këta të fundit kanë nevojë për ndihmë, e cila në mjaft raste përcaktohet nga prirja dhe aftësia vetjake e subjektit. Rritja e shkallës së

ndërgjegjësimit te adoleshentët ngushton, ndonjëherë e shmang plotësisht, ndjenjën e fajit dhe vendos baraspeshën e nevojshme, gjë e cila ndikon edhe në përmirësimin e imazhit të tyre në grup e më gjerë. Qëndrimi i prindërve, trajtimi, komunikimi, stili edukativ dhe, përgjithësisht, marrëdhëniet e tyre me të rinjtë kanë ndikim të madh. Dhe nëse këto marrëdhënie janë të ndërtuara mbi bazën e besimit, të dashurisë, respektit e harmonisë, janë një garanci për një prodhim pozitiv, pra për një brez të rinjsh me ideale, parime dhe norma shoqërore  tw dëshiruara.

# Kreu IV

# RAPORTET ME INSTITUCIONET SHKOLLORE

## Mësuesi dhe modelet shoqërore

Adoleshentët përballen me botën institucionale, ndër të cilat nga më kryesoret për ta është shkolla. Për të arritur integrim me të rriturit, ata orientohen ndaj të gjitha strukturave shoqërore. Në shkollë adoleshentët provojnë, njëkohësisht, raporte të shumëllojshme, të ndryshme, asimetrike në lidhje me pushtetin që ushtrohet mbi ta, i cili vepron një pjesë të madhe të kohës edhe mbi shokët e bashkëmoshatarët e tyre.

Raportet zhvillohen brenda një kuadri shkollor, me norma sjelljeje të ndryshme me ato, të cilat zbatohen në mjedise të tjera. Adoleshenti edukohet që të vlerësojë mësuesin jo vetëm nga mosha, por nga roli që luan në këtë institucion, pra në shkollë. Raporti mësues-adoleshent realizohet drejt kur mësuesi zotëron aftësi vetjake mbi aftësitë profesionale. Mjedisi shkollor është territor i privilegjuar, ku analizohet e zhvillohet procesi shoqëror e mendor i

adoleshentit, i cili e ndjek gjatë gjithë jetës së tij. Prandaj kur shkolla nuk funksionon mirë, nuk dëmtohet diçka në aspektin individual, por kryesisht në atë shoqëror, sepse nxiten sisteme sjelljesh jo të dëshiruara.

Detyra e shkollës është që t'i formojë të rinjtë për të përballuar jetën, sepse atyre u duhet të kenë si aftësi shkencore, ashtu dhe të përgatiten me shprehitë e nevojshme për marrëdhëniet shoqërore. Të rinjtë përgjithësisht janë të vetëdijshëm për rëndësinë e shkollës, por një vlerësim dhe përkushtim më të madh për të tregojnë në mënyrë të veçantë vajzat. Shpesh, presioni i vazhdueshëm i prindërve për mbarvajtjen në shkollë, shkakton tek adoleshentët shqetësim, ankth, frikë e tension. Ata, të cilët nuk shkojnë mirë në mësime dhe nuk gjejnë rrugë të besueshme alternative për jetën, rrezikojnë të bien në depresion. Prandaj raportet e nxënësve me shokët, sidomos, me mësuesit luajnë një rol të rëndësishëm në formimin e tyre psikologjik. Nuk është e thënë se një njeri që nuk ka sukses në mësime, do të dështojë në jetë. Gjatë rritjes ai ndryshon dhe ka plot mundësi të tjera alternative ku mund të vihet në provë dhe të ketë sukses. Mësuesi përbën për nxënësit një model shoqëror. Prandaj ai duhet të ketë aftësi relacionale që të jetë në sintoni të plotë me nxënësit. Vëmendja e mësuesit nuk duhet të përqendrohet vetem tek disa nxënës të çfardo niveli qofshin, por tek të gjithë, pa asnjë dallim. Tregues i zhvillimit të plotë të të rinjve për jetën nuk është vetëm shkolla. Nxënësit që për motive të ndryshme janë të detyruar të lënë shpejt shkollën, mund ta bazojnë vlerësimin e tyre tek fusha të tjera, si: sporti, muzika, puna etj. Këto alternativa kërkojnë një vemendje dhe vlerësim serioz nga mësuesit e prindërit. Në jo pak raste kërkimi i vetëvlersimit mund të çojë deri në sfidën e rregullave shoqërore, por jo rrallë edhe në të kundërtën,

në demotivim, kompleksim, depresion, mbyllje në vetvete, humbje perspektive etj.

Shkolla është një nga institucionet ekstrafamiljare, të cilës shoqëria i ka besuar detyrën më të rëndësishme, përgatitjen e të rinjve për jetën shoqërore. Përpara shumë kohësh në traditët tonë për vetë kushtet e jetesës në rrethe të mbyllura, kjo ishte vetëm detyrë e familjes, fare pak e rrethit shoqëror. Ndërsa sot me zhvillimin e gjithanshëm, me hapjen e shoqërisë, shkollës i kërkohet edhe ky rol. Pra, tani janë familja dhe shkolla që përgjigjen, sipas disa raporteve të reja që janë vendosur, për edukimin e brezit të ri me njohuritë, aftësitë dhe shprehitë më të domosdoshme, për t'i bërë ata qytetarë të devotshëm për shoqërinë. Shkolla është mjedisi ku mësohet, këtu realizohet hyrja në marrëdhënie me të barabartët për të fituar elemente, të cilat i lejojnë të rinjtë të bëhen protagonistë të mjedisit kulturor ku ata kanë lindur e rriten. Nga pjesëmarrja shoqërore rrjedh roli i njohur shoqëror. Edhe në pjesën më të madhe të testimeve të zhvilluara, shkolla është vlerësuar për rolin e saj në këto drejtime. Ajo mbahet edhe si një nga përvojat më të vështira për t'u përballuar. Kjo për faktorë që lidhen me familjen, komunitetin dhe vetë nivelin e shkollës.

Për më tepër, ndryshimet që ndodhin në adoleshencë, ndikojnë në rezultatet e përvetësimit të njohurive, si dhe në formimin e përgjithshëm. Kjo ndodh sepse zhvillimi fiziologjik shoqërohet dhe sjell një cilësi të re të interesave, synimeve, qëllimeve dhe, mbi të gjitha, të shkallës së të menduarit. Zhvillimi fizik, psikik dhe shoqëror i të rinjve nuk realizohet në një formë të vetme. Kjo vërehet jo vetëm tek të rinj të veçantë, por sidomos është më e theksuar për gjini të ndryshme.

Përvojat shkollore fëmijët i përjetojnë në mënyra të

ndryshme, sidomos vajzat. Ato duket se e bëjnë me problematike këtë përvojë, shprehin vështirësi përballë problemeve me të cilët përballen, kanë më shumë një shpirt kritik, janë më të rregullta, më të sakta, më të përpikta, por shumë të ndjeshme. Ndërsa dukuria e shpërbërjes, e humbjes shkollore shkakton dhimbje në masë më të vogël tek vajzat, të cilat, në përgjithësi, janë më të prirura t'i kapërcejnë pengesat që ndeshin në jetë. Vështirësitë shkollore, prapambetja në mësime, mbetja në klasë, braktisja e shkollës etj., janë dukuri që përjetohen me shumë brenga prej djemve. Ata duken se diskutojnë më me pak vullnet për problemet e shkollës. Veçse një dukuri e tillë është më e pranueshme më shumë në zonat rurale, ku në mjaft raste vajzat bien nën ndikimin e shfaqjeve patriarkale, deri sa bien edhe pre të fanatizmit. Ndërsa në qendrat e mëdha urbane vajzat janë më të interesuara për shkollën, më të kujdesshme, më të rregullta dhe përpiqen më shumë për arritje më të larta në mësime. Prandaj, edhe ndërprerja e shkollës është dukuri që shfaqet në mënyrë më masive tek djemtë se tek vajzat. Në tërësi, suksesi shkollor ka ndikim të drejtpërdrejtë mbi disa faktorë, përvojat realizuese, vetëvlerësimi, koncepti për vetveten etj., të cilat manifestohen e përjetohen me veçori specifike si nga djemtë, edhe nga vajzat.

*Ekziston një mentalitet i përhapur, sipas të cilit të jesh i suksesshëm në shkollë, do të thotë të kesh rezultate, të jesh inteligjent. Ndërsa në të kundërt je një individ që vlen pak ose aspak në familje e shoqëri. Ky vlerësim nxirret pa analizuar në thelb shkaqet reale që sjellin në të vërtetë suksesin apo dështimin. Vështirësitë shkollore përgjithësisht janë simptoma e një gjendjeje të shkaktuar nga një përvojë e hidhur shkollore: rendiment i ulët, nivel i ulët i punës së shkollës, vështirësi përshtatjeje, perceptim negativ i vetes,*

*që rrjedhin si një ballafaqim me mësuesit dhe me moshatarët, në bazë të aftësisë, shoqërisë, aspektit fizik dhe mjaft faktorëve të tjerë. Vështirësia mund të jetë rrjedhojë e një pozicioni nga një nivel në një tjetër. Këtu flitet për cikle shkollore, por mund të ndodhë edhe në një periudhë më të shkurtër kohore. Cilësi në edukim arrijnë shkollat që krijojnë një klimë pozitive, ku harmonizohen faktorët e brendshëm me faktorët e jashtëm. Komunikimi, bashkëpunimi, fleksibiliteti, besimi, vendimmarrja sa më e gjerë, motivimi, monitorimi dhe vlerësimi janë faktorë bazë për një strategji efektive mësimdhënieje. Puna me adoleshentët duhet të udhëhiqet drejt realizimit të objektivave duke praktikuar teknika, ide e teknologji të reja.*

## Bashkëpunëtorë të ngushtë të të njëjtit proces

Raporti mësues-nxënës është shumë i rëndësishëm. Përveç shokëve dhe familjes janë mësuesit e vetmja pikë referimi drejt së cilës synohet të arrihet. Marrëdhëniet mësues-nxënës, ndryshe nga marrëdhëniet e tjera, kanë epërsi për shtimin e mundësive të zgjedhjes së alternativave të identifikimit apo të modeleve të sjelljeve. Me ndihmën e mësuesit zhvillohet aftësia perceptuese për shoqërinë në tërësi, pasi lidhjet mësues-nxënës nuk janë të ngarkuara si ato me prindërit. Ato janë më kohore dhe më të lirshme.

Në veprimtarinë e përditshme vihet re se adoleshentët japin gjykime për mësuesit në lidhje me përgatitjen profesionale, shoqërore dhe për personalitetin e tyre. Përgatitja profesionale dhe shoqërore janë aspekte të rëndësishme të vlerësuara nga adoleshentët për të përcaktuar

cilësitë që dëshirojnë të manifestojë mësuesi i tyre. Këto elemente kanë ndikim të madh në funksionimin e marrëdhënieve ndërmjet tyre, por edhe drejtpërdrejt në mbarëvajtjen e punës mësimore-edukative.

Një kërkesë me vlerë për përcaktimin e rolit të mësuesit është aftësia e tij ose më mirë puna që bën për krijimin, mbajtjen dhe realizimin e funksionimit të klasës. Dihet se nuk është e njëjta gjë si të komunikosh me një grup me disa individë, a të bashkpunosh me të gjithë klasën, ku rendimenti kolektiv, pa dyshim, është më i lartë. Nëse mësuesit përqendrohen me paramendim se u pëlqen më shumë tek një grup, tek disa individë, ka rrezik që të humbin nga ana tjetër kontrollin e grupit, gjë që sjell pështjellim në klasë dhe rënien e rendimentit të veprimtarisë mësimore-edukative.

Mësuesit në veprimtarinë e përditshme përballen, ndër të tjera, me dy probleme me rëndësi të veçantë:

- Të kërkojnë e të përdorin forma pune që ndikojnë në rritjen e cilësisë së procesit mësimor, që të trasmetojnë sa më shumë informacion, që të nxisin përvetësimin e njohurive etj.
- Të vendosin me nxënësit një lidhje të atillë, që të shërbejë si mjet nxitës e bashkëpunimi të ngushtë ndërmjet tyre dhe, njëkohësisht, edhe ndërmjet vetë nxënësve, që në procesin e mësimit e të edukimit të kemi një klimë të shëndoshë mirëkuptimi e veprimi.

Një gjë e tillë arrihet kur vemendja përqendrohet tek dialogu, bashkëbisedimi me nxënësit për të vendosur së bashku për punën që duhet të zhvillohet, duke dhënë edhe shpjegimet e duhura nga ana e mësuesve rreth detyrave që duhen zgjidhur, si dhe duke u siguruar se të gjithë nxënësit e kanë kuptuar mësimin. Kështu vendoset një lloj dëgjimi reciprok ndërmjet tyre, në klasë vendosen lidhjet logjike të

bashkëpunimit të të gjitha kategorive të nxënësve. Pra krijohen kushtet bazë të një pune efektive dhe motivuese të grupit. Vendosja e komunikimit të drejtë e normal në klasë rrit më tepër bashkëpunimin dhe interesin e të gjithë adoleshentëve për rendiment të lartë. Kjo mënyrë komunikimi ushtron trysni pozitive ndaj çdo nxënësi për të ecur me hapin e të tjerëve. Marrëdhëniet e hapura, të qarta dhe të çiltëra të mësuesit me nxënësit ndikon te adoleshentët të ulin ndjeshëm shkallën e mosbesimit dhe krijojnë klimë të favorshme mirëkuptimi.

Njohuritë jepen në rrugë konkrete, por për përvetësimin e tyre ka rëndësi faktori emocional, sepse interesat njohëse lidhen edhe me zhvillimin e ndjenjave intelektuale dhe nxitjen e motivimeve. Po kështu, vlerësimi i drejtë pa dallime dhe diskriminime për çdo nxënës, nxit e motivon masën e tyre për rritjen e pjesëmarrjes dhe të gatishmërisë për të mësuar. Ndërsa padrejtësitë e perceptuara në klasë apo familje janë burimi kryesor i konflikteve dhe rebelimeve të adoleshentëve. Natyra e të mësuarit nuk përcaktohet nga tiparet e jashtme. Liria e sjelljes, drejtimi i proceseve psikike dhe operacionet mendore kushtëzohen në një shkallë të lartë nga marrëdhëniet dhe ndërveprimi i mësuesve me adoleshentët.

Këtu do mbajtur parasysh se janë disa dukuri që lidhen me mbarëvajtjen e procesit të mësimit e të edukimit. Kështu mund të përmbledhim:

- Aftësia për të mbështetur, për të nxitur, për të motivuar, për të vlerësuar, për të kontrolluar dhe për të qortuar veprimet, sjelljet dhe zgjedhjet, përbën një parakusht të rëndësishëm për suksesin e të rinjve në mësime.
- Zgjerimi i rrethit të interesave njohëse, intelektuale, estetike dhe zhvillimi i motiveve bëhen burim nxitjeje dhe frymëzimi për çdo adoleshent.

♦ Ndërsa keqpërdorimi i qëllimeve dhe prirja për t'u përligjur duke renditur anët negative ose dështimet krijojnë e thellojnë më tepër dështimet dhe hendekun ndërmjet palëve.

♦ Reagimet e forta emocionale në marrëdhëniet mësues-nxënës përbëjnë rrezik serioz për punën mësimore.

♦ Vërejtjet pa takt, të bërtirurat, të shprehurit me ironi, zmadhimi a vënia në dukje vetëm e anëve negative, afishimi pa vend i tyre etj., luajnë rol negativ dhe në disa raste ndërpresin komunikimin.

Adoleshentët nuk tregojnë të njëjtin interes për lëndë të ndryshme. Kjo për shkak se ata kanë interesa të veçanta. Sipas të dhënave nga mjaft studime të kryera, del se interesimi për disa lëndë varet në një masë të madhe edhe nga qëndrimi i mësuesve. Një dukuri e tillë ndeshet si në të njëjtën shkollë, edhe në shkolla të ndryshme, për lëndë të ashtuquajtura të lehta, si dhe për lëndët më të vështira. Mësuesi me punën e tij, me metodat që përdor me cilësitë që ka dhe qëndrimin e drejtë në marrëdhëniet me nxënësit, përcakton në masë të ndjeshme edhe përkushtimin dhe interesin e të rinjve për secilën lëndë mësimore.

## Ndikimi i aftësisë profesionale

Në jetën e përditshme gjejmë vlerësime të pafundme për mësues të ndryshëm. Për përcaktime të tilla, në përgjithësi, përdoren disa tregues, të cilët mund të grupohen:

♦ Niveli dhe aftësia profesionale e mësuesit;

♦ Aftësia komunikuese me nxënësit;

♦ Personaliteti i tij etj.

Të gjithë këta tregues janë të varur nga realizimi i

detyrës themelore të mësuesit, që lidhet me transmetimin e njohurive, aftësinë njohëse, si dhe ndërtimin e marrëdhënieve të ndërsjella me nxënësit. Siç del edhe nga disa anketa të zhvilluar me nxënës të shkollave të mesme, aftësia profesionale dhe komunikimi janë dy elementet më të vlerësuar për një mësues të mirë e të aftë. Njëkohësisht, mungesa e tyre shërben për etiketimin e mësuesit të paaftë.

Shpesh nxënësit shprehen se u pelqen një lëndë e caktuar jo se e ndjejnë veten tepër të aftë, por sepse mësuesi i saj me punën e tij ka ditur t'u shtojë dashurinë për atë lëndë. Ai nuk është kufizuar vetëm në transmetimin e njohurive, por ka krijuar emocione në çdo pjesë të orës së mësimit a në veprimtaritë jashtë saj. Dhe ajo që është më e rëndësishmja, ka ditur të hyjë në botën e brendshme të nxënësve, duke identifikuar cilat janë vështirsitë e secilit prej tyre. Për nxënësit, një mësues i tillë mund të bëhët figurë admirimi e modeli për t'u imituar. Kjo është e natyrshme të ndodhë, sepse mësuesi në këtë moshë të zhvillimit të nxënësve vazhdon ende të mbetet njeriu më i përsosur dhe një pikë referimi drejt së cilës synohet të arrihet.

***Si shpjegohet kjo?***

Është tepër e thjeshtë për t'u kuptuar. Për shumicën e nxënësve, mësuesi paraqet interes për përparimin e gjithanshëm të tyre më tepër se kushdo tjetër. Vlerësimet dhe parashkimet e tij janë të lidhura me arritjet e tyre, sepse është pothuajse i vetmi që percepton aftësitë, prirjet dhe arrijet e tyre. Kjo duhet të vlerësohet drejt, sepse qëndrimi i mësuesit mund të jetë edhe shkak, edhe pasojë për të ardhmen e një nxënësi. Prandaj shkolla dhe kolektivat e mësuesve kërkohet të jenë në lartësinë e duhur për të mos i zhgënjyer për asnjë çast nxënësit. Në këtë mënyrë shkolla bëhet për fëmijët, sidomos për ata që kanë probleme në familje, si një shtëpi e

dytë. Njëkohësisht, është e rëndësishme që në shkollë të krijohet për të gjithë fëmijët, posaçërisht për ata me vështirësi, një mjedis ku mund të shprehin aftësitë dhe individualitetin e tyre. Prandaj mësuesi i mirë di edhe të ruajë disa "të fshehta". P.sh., do theksuar se vepron drejt një mësues që problemet e një fëmije me vështirësi nuk i bën publike, pra nuk i nxjerr ato në pazar që të njihen nga të gjithë. Në raste të tilla, këshillohet që mësuesi, të bëjë të tilla të infomime pas një konsultimi me specialistin psikolog të shkollës a të qendrës përkatëse në zonën ku ndodhet shkolla.

Adoleshenti është i shtyrë për të gjetur jashtë familjes persona me të cilët të ndajë pasionet, gëzimet dhe shqetësimet e tij. Një rol të rëndësishëm për këtë luajnë vetë prindërit. Por për t'u realizuar ky proces, paraqiten vështirësi të ndryshme. Kryesore është se në këtë moshë fëmijët shfaqin një natyrë rebele, që jo rrallë krijon largësi, ftohje dhe qëndrim indiferent. Pra krijohen disa hapësira, të cilat kërkohet që fëmijët t'i plotësojnë në familje, shkollë dhe në bashkësi. Me rëndësi mbetet funksionimi normal i këtyre lloj marrëdhëniesh, sidomos veprimtaria e bashkësisë shoqërore.

Mësuesi, duke kaluar shumë kohë me nxënësit, bëhet udhëheqës shpirtëror shkolle dhe jete. Prandaj ai duhet të jetë në gjendje që të kontrollojë e të rregullojë emocionet e tij dhe të krijojë një hapësirë komunikuese nxitëse me nxënësit. Ai nuk duhet të trasmetojë në shkollë problemet e veta apo familjare për asnjë lloj arsyeje. Aftësia për t'u përmbajtur, për t'u përballuar dhe për t'u përshtatur me rutinën e punës së përditshme mësimore-edukative, pavarësisht nga gjendja fizike, psikike apo ekonomike, përcakton në një shkallë të lartë tipin dhe përsonalitetin e edukatorit. Ai mund të mendojë se është i aftë t'i fsheh ndjenjat e tij, por kjo vështirë të ndodhë, sepse nxënësit janë

shumë të ndjeshëm, ata nuhasin gjithçka, edhe pamjen e jashtme apo lëvizjet e mësuesit në klasë.

Por edhe qëndrimi i nxënësve ndaj mësuesit ka po aq rëndësi sa qëndrimi dhe vlerësimi i mësuesit ndaj tyre. Një kujdes i veçantë duhet treguar nga mësuesi për përzgjedhjen e leksikut, gjuha të përshtatet me atë të nxënësve sipas moshave dhe niveleve të tyre të formimit. Nuk duhet të përdoret një gjuhë e ndërlikuar, me dy a më shumë kuptime e aq më pak fjalë a shprehje të pakontrolluara. Kanë shumë rendësi edhe anë të tjera komunikimi e paraqitjeje, si: kontakti pamor, intonacioni i zërit, qëndrimi etj. Përfytyroni se çfarë efekti do të krijonte një mësues, që shpjegon duke shikuar në dritare, apo duke u marrë me ndonjë veprimtari tjetër jashtë këtij procesi. Në këtë marrëdhënie ka shumë rëndësi që gjatë shpjegimit nxënësit të ndjehen dhe të bëhen pjesëmarrës aktivë. Kjo arrihet me anë të integrimit të shpjegimit me pyetje të caktuara. Kështu, kërkohet dhe merret një mendim rreth asaj që është shpjeguar, nivelit të përvetësimit, të vëmendjes, rendimentit të punës duke nxjerr përfundime për ndërtimin e mëtejshëm të procesit. Në çdo etapë të komunikimit ka rëndësi që nxënësit të shprehen lirshëm, nuk duhet të ndërpriten, t'u ndërhyhet apo të nënvlerësohen mendimet e tyre, sepse të gjitha këto bllokojnë komunikimin efektiv.

Në procesin e edukimit merr vlerë të madhe ndërtimi i raporteve të drejta përmes mesazheve, të cilat përcillen duke u mbështetur në fakte, që shkallë-shkallë arrijnë të krijojnë bindje të qëndrueshme te nxënësit. Prandaj mësuesi duhet të krijojë një klimë nxitëse dhe motivuese për të rinjtë në mësim, duke tërhequr vemendjen me sjelljen dhe respektin e tij të vazhdueshëm. Qëllimi i shkollës realizohet me rritjen e pjesëmarrjes së nxënësve në procesin e edukimit, me

marrjen e përgjegjësive dhe të vendosjes së bashkëveprimit të pandërprerë në të gjitha situatat mësimore. Mbajtja e klasës në një veprimtari normale ka vështërsitë e veta, sepse ajo përbëhet nga një grup i ndryshëm individësh. Kjo kërkon që format të cilat zbatohen, dhe strategjitë e të mësuarit të përshtaten me nevojat, interesat dhe prirjet e të rinjve, duke synuar nxitjen e punës së pavarur dhe zhvillimin e personalitetit të çdo nxënësi. Është vënë re se mësuesit që bashkëpunojnë me të gjithë nxënësit, arrijnë rezultate më të mira se ata që merren me individë të vaçantë. Kjo do mbajtur gjithmonë në qendër të vëmendjes, përndryshe përqendrimi te nxënës të veçantë sjell paqartësi, duke rrezikuar edhe humbjen e të gjithë klasës.

# Kreu V

# LIDHJET SHOQËRORE

## Marrëdhëniet shoqërore dhe ngarkesa e tyre

Pjekuria e adoleshentëve shoqërohet me ndjesi të reja. Sa më tepër të rinjtë fitojnë pavarësi nga të rriturit, aq më shumë kërkojnë ta plotësojnë këtë me mbështetjen tek bashkëmoshatarët, e shprehur me kahe drejt sekseve të kundërta, e cila kushtëzohet edhe nga nevoja për plotësim. Prirja për të siguruar sa më shumë shokë rreth vetes, është e lidhur me pasigurinë dhe frikën ndaj vetmisë. Kjo dukuri është më e shprehur sidomos tek djemtë. Është krejt e natyrshme që në përzgjedhjen e shokëve në këto momente të mbahet një qëndrim më i përcaktuar se në moshën e fëmijërisë. Nevoja për një shok të ngushtë është e madhe, por edhe lënia e tyre është me frekuencë të lartë. Shokët e lojës në këtë kohë bëhen tepër të afërt, me të cilët realizohet imitimi dhe krahasimi.

Adoleshentët që kanë liri më të madhe, kanë mundësi t'i zgjedhin shokët e duhur jashtë lagjes, sepse është koha kur ndjehet nevoja për më shumë hapje, më shumë hapësirë për të ndarë me ta probleme e interesa të ngushta. Edhe

komunikimi ka një nivel më të ngritur. Ai përmban, ndër të tjera, edhe mjaft romantizëm. Përjetimet romantike luajnë një rol të madh për formimin e personalitetit dhe vetë afirmimin e rritjes. Zgjedhja e shokut ose shoqes bëhet me fantazi dhe kujdes për të mos pësuar zhgënjim, sepse përvojat negative të fëmijërisë kanë lënë pasojat e tyre. Prandaj vërehet prirja për të gjetur shokë me moshë pak më të rritur se vetja. Në lidhjet shoqërore ka intensitet, emocion deri edhe pasione, të cilat pengojnë njohjen reale të cilësive të bashkëmoshatarëve. Zgjedhja në këtë moshë bëhet e nxitur nga nevoja dhe përshtatshmëria, që kanë të bëjnë me shprehitë e sjelljes, veshjen, aftësitë, gjendjen ekonomike etj. Ndrojtja dhe turpi janë cilësi karakteristike të adoleshentëve, të cilat lidhen më tepër me ankthin shoqëror.

I riu e sheh veten në qendër të vëmendjes së opinionit shoqëror. Prandaj i krijohet ndjesia sikur të gjithë e vështrojnë atë për mënyrën si sillet e vepron, kur po bën ndonjë gabim, si vlerësohet, pranohet apo kundërshtohet nga shoqëria etj. Origjina e këtyre sjelljeve gjendet jo vetem në të kaluarën fëminore, por kryesisht në situatën familjare, në të cilën rritet adoleshenti. Lindja e interesit për t'u pëlqyer sa më tepër të tjerëve, ndryshimet në planin fizik e fiziologjik, pavarësisht nga ritmet e zhvillimit, të cilat janë të ndryshme tek individë dhe sekse të ndryshme, kanë të veçantën e tyre dhe luajnë një rol të ndjeshëm në këtë moshë. Në komunikim me njëri-tjetrin, adoleshentët, kur ndeshen e përballen me indiferentizëm, fillojnë e mbyllen në vetvete. Prandaj dhe veprojnë shpesh në kokën e tyre. Këtu duhet të tregohet kujdes se nëse kemi raste të përsëritura të këtyre marrëdhënieve, shkaktohen trauma shpirtërore të pariparueshme. Në këto raste ndihma e prindërve dhe mësuesve është e pazëvendësueshme.

## Vlerësimi i raporteve shoqërore

Në moshën e adoleshencës parapëlqehen raportet me më pak bashkëmoshatarë, por më intime, më të përcaktuara, më të idealizuara dhe të ndërsjella. Në këtë periudhë fillon të kristalizohet vijëndarja e shijes me dëshirat. Ajo që dallohet qartë për meshkujt, është se vlerësohet si e rëndësishme veprimtaria e përbashkët, ndërsa për femrat tipar i veçantë është besimi dhe afrimiteti. Mbi këto linja formohen grupe adoleshentësh me rregulla të brendshme të përcaktuara, me qëllime e aspirata të përbashkëta. Sjellja trasgresive vlerësohet normale dhe detyrim për çdo anëtar që merr pjesë në një grup. Grupet mund të formohen edhe në mënyrë krejt të rastësishme. Por në mosha më të rritura krijohen grupe formale me objektiva specifikë dhe në brendësi të tyre mund të ketë edhe të rinj me moshë më të lartë. Veprimtaria e këtyre grupeve mund të jetë e lidhur me interesa të larmishme: sportive, kulturore, fetare, politike etj. Në marrëdhënie të tilla ndërpersonale me kalimin e kohës çdo lloj agresiviteti fillon e bie. Aktualisht familja dhe grupi vlerësohen si faktorë që shërbejnë për integrimin e fëmijëve në botën e të rriturve. Grupi e mbështet adoleshentin për të krijuar lidhje të ngushta me shokët, mësuesin dhe për zgjidhjen e problemeve të jetës së përditshme, që i paraqiten. Të gjitha këto dukuri janë të pranishme e të përbashkëta për të gjitha moshat e shoqërisë njerëzore, por i gjejmë më të theksuara tek adoleshentët. Dëshifrimi i sjelljes dhe i veprimeve të secilit prej tyre është i pamundshëm pa njohur grupin në të cilin ai bën pjesë dhe kryen veprimtari. Shoqërimi i vazhdueshëm i adoleshentëve në grupe, megjithëse në disa raste nxit sjelljet kundër rregullave, është i një rëndësie të pazëvendësueshme për zhvillimin e përshkallëzuar e të gjithanshëm të personalitetit

të tyre. Puna në grup dhe, përgjithësisht, veprimtaria e grupit nxit e zgjon tek anëtarët e tij interesa të ndryshme të karakterit njohës. Ambicja e konkurrenca ndërmjet pjesëtarëve të grupit luan rol motivues. Me mjaft vlerë janë debatet rreth njohurive të marra në shkollë, diskutimet rreth filmave, librave, veprimtarive të ndryshme etj. Janë të padiskutushme vlerat e veprimtarive sportive për zhvillimin fizik, që të rinjtë i realizojnë në kuadër të grupit ku përfshihen. Gjatë lojës forcohen besimi reciprok, lidhjet shoqërore edhe pse ato mund të mos jenë kompetitive. Gjithashtu, proceset emotive gjatë funksionimit të grupit rrjedhin më vrullshëm.

Por veprimtaria e një grupi të caktuar adoleshentësh në raste të caktuara mund të kalojë në sjellje jonormale. Adoleshentët në të tilla raste mund të shfaqin sjellje që shoqëria i dënon. Largimi nga orët e mësimit ose nga shkolla, përfshirja në akte të dënueshme, përdorim a trafikimi i lëndëve narkotike etj., janë dukuri të cilat mësuesit, prindërit dhe e gjithë shoqëria, në tërësi, përpiqen t'i frenojnë dhe t'i parandalojnë. Ka shumë raste, që prindërit nga frika ndaj ndikimit prej këtyre dukurive, t'i izolojnë fëmijët, gjë që sjell pasoja më të dëmshme, sepse kështu frenojnë zhvillimin e tyre shoqëror.

Pra, zhvillimi i personalitetit të adoleshentit është një dukuri komplekse, që mund të përsoset, po të ketë një qëndrim me përgjegjësi të lartë nga ana e mësuesve dhe prindërve, të cilëve për t'ia dalë mbanë, u duhet edhe një farë formimi i mjaftueshëm sociopsikologjik.

## Mbështetja te bashkëmoshatarët

Të rinjtë shoqërohen me dikë më tepër se me një tjetër. Në këtë moshë është karakteristike tërheqja ndaj një shoqërie të qëndrueshme, pas luhatjeve të shumta. Termi për shokë të ngushtë, këtu merr vlera. Kur janë të tillë, së bashku bisedojnë rreth gjërave intime, luajnë, shëtisin, shkojnë në shkollë etj. Një jetë pa shoqëri do të ishte një jetë boshe dhe e vetmuar. Ndikimi i shokëve në mënyrën e sjelljes, të veshjes, të të menduarit etj., është i lartë. Një studiues në fushën e psikiatrisë, Ricard Sarles, shprehet kështu: "Adoleshenca është një periudhë tranzicioni, në të cilën ndodh pjesa më e madhe e riorganizimit të trupit... Për të përballuar ngathtësinë e një trupi të ri dhe vazhdimisht të ndryshueshëm, shumica e adoleshentëve kërkojnë mbështetjen e të rinjve të moshës së tyre". Megjithëse i zëvendësojnë shpejt shokët, adoleshentët kanë nevojë dhe kërkojnë shokun e ri që të bisedojnë, të merren vesh, të kuptojnë më mirë ç'po ndodh, të përballojnë e të shpjegojnë gjendjet e tyre emocionale etj. Në përgjithësi, të rinjtë përpiqen të kërkojnë të ngjashmit për të qëndruar së bashku. Por ndodh edhe e kundërta, kur në lidhje të ngushtë secili përfaqëson pjesën plotësuese për tjetrin apo pjesën që i mungon secilit. Kjo ndodh edhe kur lidhjet bëhen menjëherë dhe të pastudiuara.

Të rrëmbehesh nga pasionet dhe emocionet është e lehtë, t'u thuash jo dëshirave të pahijshme, duke arsyetuar për pasojat për vete dhe për të tjerët, duhet forcë e madhe. Por jo gjithmonë shokët me të cilët shoqërohen të rinjtë, janë shokë të vërtetë. Një shok i tillë të paralajmëron për rrugën e gabuar, në të cilën mund të jesh futur. Shoku i vërtetë të kritikon, nëse nuk i pëlqen veprimet e tua. Një proverb thotë: "Besnike janë plagët e një shoku dhe të rreme të puthurat e

një armiku". Sinqeriteti është cilësia më e mirë, që vlerësohet te shoku, po kështu dhe sakrifica. Në një proverb tjetër shprehet qartë se: "Miku njihet që është mik, në të keq e në rrezik". Besnikëria është cilësia kryesore e një shoqërie të vërtetë, jo hipokrizia e goditja pas shpine. Shoku i mirë me kurajo dhe guxim, flet hapur ballë për ballë, dhe prindërve të tij, për gabimet e bëra. Në momentet e para, ndoshta shoku i tij nuk do të kuptojë, ndoshta do ta quajë edhe "spiun", ndoshta mund të ndajë dhe miqësinë me të, por ai shpejt do të të kuptojë e, nëse nuk e bën këtë, atëherë ai s'ka qenë kurrë shok i vërtetë. Sekreti për të zënë shoqëri, qëndron në interesin që tregohet ndaj të tjerëve. Nëse një i ri përpiqet me të gjitha mënyrat për t'i ndihmuar njerëzit, si shpërblim do të ketë një shoqëri të gjerë.

Në mjaft vende të zhvilluara prej kohësh është vënë re dukuria e braktisjes së familjes nga shumë të rinj. Shifrat e të rinjve që braktisin familjet e tyre, llogariten në mbi 25%. Pas largimit nga familja, kategoritë e shokëve me të cilët mund të shoqërohen, janë të ndryshme. Të ndodhur nën ndikimin e një shoqërie që nga ne vlerësohet si jo e mirë, këta të rinj jo rrallë bien pre e drogës, prostitucionit, vjedhjes, krimit. Edhe te ne është shfaqur kjo dukuri pas viteve '90 në përmasa shqetësuese. Janë të shumtë të rinjtë që në kërkim të një jete më të mirë, janë larguar nga familjet drejt vendeve të tjera. Trysnia që shkaktohet ndaj një jetese të tillë nga bashkëmoshatarët e zhytur në rrugë të gabuara, është në disa raste e pamundur për t'u përballuar. Edhe ndihma që mund t'u jepet, është pak e vështirë për të ndikuar, pasi si ndikimi i prindërve, edhe të autorëve të tjerë, në moshën e rinisë bie, ndërsa dëshira për patur sa më shumë shokë, shtohet. Kur në shtëpi mungon një komunikim i mirë, të rinjtë përpiqen ta realizojnë e ta gjejnë plotësimin në gjirin e bashkë-

moshatarve, ku shoqërimi me shokë, që mbartin qëndrime të pjekura, zhvillon personalitetin e tyre.

Një dukuri tjetër që ndeshet në kolektivat e të rinjve në ditët tona, është dhe qëndrimi fyes ndaj një pjese të shokëve. Nuk janë të paktë të rinjtë në shumë shkolla që fyejnë, ngacmojnë, tallin të tjerët, shpesh duke shkaktuar zënka dhe grindje të mëdha. Ata argëtohen me shqetësimet që u shkaktojnë të tjerëve. Viktima të këtij qëndrimi shpesh janë të rinj që karakterizohen si të rregullt. Shpesh ndodh që ndonjë nga kjo kategori të rinjsh shqetësohet shumë, deri sa të shpërthejë edhe në të qara. Por kjo gjendje mund të nxisë që të ngacmohen edhe më shumë. Të humbasësh respektin për veten, kurajon etj., thjeshtë për shkak të ngacmimeve të disa të rinjve, nuk është rruga e duhur. Të tallin edhe ata të tjerët thjeshtë për të larguar vëmendjen, nuk zgjidh asgjë, vetëm se përgatitet terren të përballohen edhe me më shumë fyrje. Mënyra më e mirë për të shmangur një sjellje të tillë me fyerje, është të përgatiten t'i përjetojnë ato me indiferencë të plotë. Fyerja ndaj të tjerëve buron nga pasiguria, xhelozia dhe mungesa e respektit për veten.

Një pjesë të mirë të kohës të rinjtë e kalojnë me bashkëmoshatarët e tyre, për rrjedhojë, ndikimi edukativ mbi njëri-tjetrin është i ndjeshëm. Zgjedhja e bashkëmoshatarve, me të cilët të rinjtë shoqërohen, shpesh bëhet arenë e debateve në familje. Prindërit përpiqen të ndikojnë mbi fëmijët në përzgjedhjen e shokëve. Shoqërimi i një të riu me në tjetër nuk është i rastësishëm. Për këtë nuk mund të jepen receta të paracaktuara në përzgjedhjen e tyre. Me veçoritë komplekse të personalitetit të secilit, problemi qëndron në ndikimin e ndërsjellë mbi cilësitë negative të seicilës palë. Shumica e të anketuarve për këto probleme, shprehen se kërkojnë të shoqërohen me përsona me karakter të ngjashëm.

Në anketa, të rinjtë tanë shprehen se dëshirojnë të shoqërohen me shokë të karakterizuar nga cilësi të tilla, si: sinqeriteti, zgjuarsia, bujaria, thjeshtësia, besnikëria, etj. Por tjetër është përgjigjja që japin, dhe tjetër është veprimtaria konkrete në jetë. Pra kemi këtu një qëndrim të dyzuar, mospërputhje ndërmjet bindjes dhe veprimit. Në të vërtetë, adoleshentët janë të qartë për dëmet që sjell përdorimi i drogës, alkoolit, duhanit, prandaj dhe shumica shprehen kundër shoqërimit me përdoruesit e tyre. Përgjithësisht, të rinjët pohojnë se pëlqejnë të shoqërohen me shokë më të mirë se vetja dhe se nuk u pëlqen të shoqërohen me të rinj me vese të papranueshme për shoqërinë, por ndjejnë tundim nga joshja "e gjërave" të dëmshme.

## Përbërja e grupit

Adoleshentët e së njëjtës moshë i bazojnë raportet e vazhdueshme mbi interesa, përvoja e vlera të rëndësishme për gjithë grupin dhe personin. Motivimet për funksionimin e një grupi janë:

- Qëndrimi së bashku i moshatarëve;
- Komunikimi në mes tyre;
- Prania e kushteve të besueshme për t'u shprehur lirshëm, hapur, pa frikë;
- Kryerja e gjërave interesante që u pëlqejnë;
- Ndarja e vlerave të njëjta;
- Përballimi i vështirësive etj.

Këto karakteristika u përkasin grupeve formale, ndërsa në ato informale, pjesëmarrja është e rastësishme dhe pa raporte të qëndrueshme me njëri-tjetrin.

Në një grup ku arrihet të ketë vlerësim e qëndrim brenda normave të shoqërisë, pra në ato grupe që shpesh quhen si të ndërtuara mbi parime të drejta, adoleshentët arrijnë të përballojnë vështirësitë, rreziqet, të shkëmbejnë mendime dhe përvoja. Një grup i tillë u jep diçka që askund nuk gjendet. Atje shprehen lirshëm, bëjnë çfarë duan pa u bezdisur, mbështeten te njëri-tjetri në çdo vendim, formojnë identitetin krejt ndryshe nga sa realizohet në familje apo në shkollë. Janë këto disa nga arsyet kryesore pse adoleshentët nuk tërhiqen nga grupi i tyre. Por ky grup ka edhe rregulla që të funksionojë, të cilat mund t' i përmbledhim:

- Të mos tradhëtosh besimin e shokëve;
- Të mos veprosh vetëm për interesat e tua;
- Të respektosh rregullat e përbashkëta;
- Të mos ndërhysh në zgjedhjet e të tjerëve;
- Të mos hapësh sekretet;
- Të mos paragjykosh pjesëtarët e grupit;
- Të mos kryhesh veprime të papranueshme për tërë grupin;
- Të mos krijosh dualitete me grupe të tjera etj.

Njohja e grupit është kusht bazë për t'u dhënë shpjegim veprimeve të adoleshentit dhe për t'i dhënë atij njëfarë orientimi shoqëror. Në grup i riu modifikohet dhe bie ndërgjegjja e ndjenja e përgjegjësisë. Gjithashtu manifestohen tipare të reja. Të gjitha këto kanë të bëjnë me dukurinë e ngjitjes, që mund të vihet në lidhje me dukurinë e hipnozës. Çdo akt, çdo ndjenjë është ndikuar në një grup deri në sakrifikim të interesit vetjak në të mirë të kolektivit. Për të dhënë gjykime për nivelin dhe funksionin e një grupi, kërkohet që të bëhet vlerësimi për kriteret ku mbështetet ky funksionim, ndër të cilët përmendim, unitetin e organizimit, unitetin e qëllimeve e të motiveve, përgatitjen e grupit për

veprimtari dhe unitetin psikologjik të anëtarve të këtij grupi. Këtu duhet të veçojmë grupet që kanë strukturë e qëllime, të cilat përfaqësojnë një shkallë të lartë organizimi, ato përbëjnë një asociacon.

Edhe kolektivat e të rinjve janë grupe të zhvilluara, por në këtë rast ndryshon qëndrimi moral. Gjendja emocionale e përbashkët e anëtarëve të grupit apo kolektivit, ndikon në krijimin e një atmosfere të ngritur psikologjike. Lidhjet e forta i japin adoleshentit mundësi emancipimi me vlera shoqërore. Duke marrë pjesë në grup, fitohet siguri dhe identitet me një model pak a shumë të ndryshëm nga ai që kërkojnë prindërit. Për djemtë, grupi është mjedisi ku mund edhe të rebelohen, ndërsa për vajzat është vendi i përshtatshëm ku mund të krijojnë lidhje të rëndësishme për të ardhmen e tyre.

Ngjitja e ndikimi vjen si pasojë e sugjestionimit. Individi humb personalitetin koshient dhe u bindet sugjerimeve të të tjerëve, kryen aksione që janë në kundërshtim me temperamentin e zakonin e tij. Individi, si rezultat i entuziazmit të masës në të cilën ndodhet, bie në një gjendje të ngjashme me atë të të hipnotizuarit. Në raste të tilla, ai nuk është më i vetëdijshëm për atë që bën. Tek një individ në gjendje të tillë, disa aftësi mund të shtyhen deri në një shpërthim ekstrem, ndërsa disa aftësi të tjera mund të humbasin. Ndikimi i sugjestionit e çon individin të kryjë me vrull disa akte, tek ai bie aftësia e ushtrimit të vullnetit. Mënyra më e mirë për të interpretuar sugjestionimin dhe ndikimin, është bashkëveprimi reciprok i individve. Njeriu, e aq më tepër adoleshenti, në grup është më instinktiv: shpërthyes, entuziast, heroik. Është vërtetuar se gjenden pika krahasimi ndërmjet psikikës së fëmijëve dhe të primitivëve. Në grup integrohen dukuri të ndryshme, si: pashpirtësia dhe bujaria, guximi dhe frika. Gjithashtu ka raste kur në të bie instinkti i vetëmbrojtjes.

Dëshirat janë apasionante, por nuk zgjasin shumë. Nuk ekziston koncepti i pamundësisë. Çdo gjë është e mundshme për grupin. Ndjenjat në të janë të ekzagjeruara, dyshime dhe paqartësi nuk ka. Kalohet shumë shpejt në ekstreme, dyshimi më i vogel shndërrohet shpejt në evidencë, një antipati e thjeshtë shndërrohet në urrejtje të egër. Masa eksitohet vetëm nga ngacmues të ekzagjeruar. Kush dëshiron të veprojë në grup, duhet të pikturojë me ngjyra të theksuara, të përsërisë dhe të zmadhojë. Individët në kuadrin e një mase, kërkojnë nga lideri i tyre vetem forcën. Në grup idetë kontradiktore mund të qëndrojnë njëra pranë tjetrës pa paraqitur një konflikt. Në grup nevojiten iluzionet. Sipas studiuesve, edhe në botën e kafshëve kur janë në një grup, instinktivisht i nënshtrohen autoritetit të një prijësi. E njëjta gjë ndodh tek njerëzit. Prijësi do të ketë një fuqi misterioze, që është quajtur prestigj. Çdo prestigj varet nga suksesi e humbet nga dështimi.

E gjithë kjo analizë na ndihmon për njohjen e adoleshentëve, të mënyrës si ata aktivizohen në grupe të caktuara që në disa raste të ndërhyhet për të modifikuar sjelljet ekstreme.

Njohja e adoleshentëve është problem mjaft kompleks. Ndryshimi i vazhdueshëm i mënyrës së jetesës, zhvillimi i teknologjive të reja në fushën e telekomunikacionit etj., ndikojnë që të gjendemi përballë një realiteti, të cilin e përjeton adoleshenca e sotme, i pakrahasueshëm në disa aspekte me realitetin e adoleshencës së prindërve. Dëgjohet gjithmonë nga prindërit që ankohen se fëmijët e tyre po i çon në rrugë të keqe shoqëria me të cilën shoqërohen. Është e vertetë se në shumë raste ndodh kështu. Por ky rrezik nuk e përligj mbylljen dhe veçimin që shpesh disa familje u bëjnë fëmijëve. Në këtë kuptim, është e pamundshme të mos gabosh. Pasi mundësia e orientimit të adoleshentit është e madhe si përsa i perket sjelljes, ashtu për sa i përket përcaktimit

të tij drejt një zgjidhjeje a profesioni shoqërisht të dobishëm. Përgjegjësinë e këtij orientimi e kanë, në radhë të parë, shkolla, prindërit. Edhe ndihma e këshillimi i psikologut do të ishin me mjaft vlerë. Ky shqetësim emotiv është i dyanshëm dhe ndjehet si nga mësuesi, ashtu edhe nga nxënësi.

## Shërbimi mbrojtës i grupit

Ka ide dhe ndjenja, të cilat lindin e shndërrohen në akte vetem tek të rinjtë që bëjnë pjesë në një masë ose në një grup të caktuar individësh. Masa ose grupi nga ana psikologjike është një krijesë e përkohshme e përbërë nga elementë heterogjenë, të bashkuar për një moment ashtu si qelizat formojnë një trup me jetë.

Është e natyrshme që individi të modifikohet në grup ose në masë. Pra, ai dallohet nga individi i izoluar. Shkaqet e këtij modifikimi gjenden tek dukuritë të pandërgjegjshme, të cilat drejtojnë jo vetëm jetën organike, por edhe funksionimin e inteligjencës. Jeta e ndërgjegjshme e subjektit përbën një pjesë të vogël në krahasim me jetën e pandërgjegjshme, por ne mundemi të zbulojmë vetëm një pjesë të motiveve të saj. Aktet e ndërgjegjshme rrjedhin nga një substrat pandërgjegjësie, i formuar kryesisht nga ndikime trashëgimie. Në aktet tona, përveç shkaqeve të rrëfyera, ka edhe shkaqe sekrete që përgjithësisht i kemi mohuar ose nuk i kemi vlerësuar në shkallën e duhur. Pjesa më e madhe e aksioneve tona janë efekte të motiveve të panjohura, që nuk i kapim dot. Në grup, tiparet individuale shkojnë drejt me zhdukjes dhe bie mënyra e të ndodhurit specifik.

Ka studiues që mendojnë se individi në grup manifeston

karakteristika të reja dhe e kërkon arsyen në faktorë të ndryshëm. Në grup ose kolektiv ai ndjehet i fortë, qoftë edhe nga prania e të tjerëve, fakt ky i cili ndikon që individi të çlirojë instinkte të cilat i vetmuar s'do t'i realizonte kurrë. E gjithë kjo ndodh sepse në grup në një farë mënyre ndjehet anonim dhe ndjenja e përgjegjësisë individuale duket se zhduket.

Përmasat e grupit, që zëvendësojnë mbrojtjen e familjes, relacionet horizontale me bashkëmoshatarët, funksionin e miqve, kanë qenë e mbeten përvoja me vlerë të adoleshentëve. Këto gjithmonë janë karakterizuara nga zbulimi i përmasës së madhe etike të dashurisë dhe miqësisë për të realizuar detyrime, shoqëri paralele me atë të të rriturve. Është evident fakti se jeta e grupit është një instrument që i shërben përvojës evolutive, një fushë në të cilën përftohen vlera, norma e mënyra sjelljeje, që kanë një funksion ngushëllues e çlirues. Forca e grupit për çdo të ri apo të re është një instrument i pazevendësueshëm, i jashtëzakonshëm për realizimin e vetvetes.

Në disa raste, varësia nga grupi krijon tepër shqetësime. Shpirti dhe historia e grupit që djemtë kanë ndarë në mes tyre, krijon aksione me efekte të çuditshme për amortizimin e mërzisë e të trishtimit, duke i nxitur të ndërmarrin veprime që jo rrallë janë të padëshirueshme, të cilat lidhen me aksione, sfida, përdorim të lëndëve narkotike dhe dukuri të tjera shqetësuese për familjen e shoqërinë.

# Kreu VI

# SOCIALIZIMI I TË RINJVE-MISION I RËNDËSISHËM

## Të rinjtë dhe historia e një pyetësori

### *1.Një ndodhi dhe disa probleme*

Një ditë më erdhi në zyrë mjaft i revoltuar, një i ri i cili quhet Kristi. Ai me shumë kurajo më paraqiti disa shqetësime, në trajtën e pyetjeve, që lidheshin me punën mësimore në shkollën e tij. Pyetjet mbartnin edhe një farë mëdyshjeje që kishte të bënte jo thjeshtë me përgjigjet, të cilat mund të jepja unë, por, kryesisht, me qëndrimin dhe ndërhyrjen për të ndikuar sado pak në zgjidhjen e problemeve që shqetësonin të rinjtë e shkollës së tij.

Në fillim Kristi kërkoi të dinte nëse kisha njohuri për disa mendime të të rinjve që ishin botuar në faqet e gazetës rinore. Pastaj përmbajtja e gjithë bisedës sonë u përqendrua në këto drejtime:

A kisha informacion për disa mësues, të cilët sillen në mënyrë të pakontrolluar me nxënësit, që më shumë harxhojnë kohë duke artikuluar fyerje se për të dhënë mësim.

A duhet që mësuesit të bëjnë kurse private me nxënësit e tyre, duke i detyruar ata me forma të pandershme për këtë gjë?

A nuk do të ishte më mirë që mësuesit e shkollës së mesme të përzgjidhen me konkurs, ku mund të merret edhe mendimi i nxënësve dhe prindërve?

A është e mundshme të bëhen trajnime për funksionimin e qeverisë së nxënësve dhe të organizmave të tjerë, që të vihen në shërbim të zgjidhjes së problemeve të punëve të shkollës?

Ndoshta ishte rastësi, por një orë pas këtij takimi, m'u dha mundësia që të merrja pjesë në analizën semestrale të shkollës, për të cilën ankohej Kristi. Ndonëse i tronditur nga shija e takimit të mëparshëm, u përpoqa të ndjek me vëmendje raportin e analizës semestrale dhe mendimet e mësuesve për punën mësimore-edukative në atë shkollë. Menjëherë binte në sy veçanërisht niveli i pakënaqshëm i kalueshmërisë së nxënësve, e cila lëvizte nga 40 – 49% për çdo klasë. Në këtë analizë u bënë vetëm dy pyetje, të cilat kishin në thelb të njëjtin shqetësim, që lidhej me kriteret e ndarjes së nxënësve të vitit të parë në klasa të veçanta. Dy mësuesit që drejtuan pyetjet, u ngritën të flisnin. Ata bënin sikur flisnin, pasi nuk thanë gjë për cilësinë e punës mësimore, për shqetësimet që kanë nxënësit e prindërit, për marrëdhëniet mësues-nxënës, për kalushmërinë, për punën edukative, për punën e tyre. Ata u përpoqën të argumentonin se vitet e para nuk mund të grupohen sipas niveleve të kalushmërisë së klasës së tetë, sepse krijohen probleme të mëdha në mësimdhënie. Madje ata dhanë mendime edhe për muret e disa klasave (!?), por për analizën konkrete nuk nxorën fjalë. U kërkuam që t'i orientonin diskutimet rreth analizës për të cilën ishim mbledhur, pa i nënvleftësuar

problemet, të cilat po ngriheshin. Por jo, asgjë nuk ndryshoi. Bile një mësuese, filloj të ankohej, se po i bëheshin ndërhyrje në diskutim, pra po i cënoheshin të drejtat e saj. Asnjë mësues tjetër nuk shtroi ndonjë problem për cilësinë e mësimdhënies, kalueshmërinë e nxënësvë, që ishte aq e ulët për të gjitha klasat, për shkaqet e verteta të kësaj gjendjeje alarmante që e sundonte këtë shkollë.

Interesant, por një rast të ngjashëm është vështirë të ndeshësh në ndonjë shkollë tjetër. Në ndërhyrjen time, pak i nervozuar, veç të tjerash, përcolla edhe mesazhet e Kristit, me bindjen më të plotë se mbyllja e problemeve në këtë këshill mësuesish pasqyrohet qartë në rezultanten e kalushmërisë së nxënësve. Rrumbullakosja e problemeve, druajtja për hapjen e debatit dhe ruajtja e ekuilibrave sipas parimit tërhiq e mos këput, nuk sjell zgjidhjen dhe shëndoshjen e gjendjes. Përkundrazi, ky stanjacion e thellon më tepër krizën e kësaj shkolle. Duke bërë krahasimin e mendimeve që shkëmbyem me Kristin, me gjendjen e përparimit të nxënësve dhe nivelin e analizës së këshillit të mësuesve, pa asnjë dyshim të krijohet bindja se në këtë mjedis janë krijuar artificialisht dy kampe. Në një anë, janë rreshtuar mësuesit. Ndërsa në krahun tjetër, janë nxënësit, dhe nëse vazhdohet më tej të veprohet kështu, klima e punës do të përkeqësohej, do të dëmtohej seriozisht niveli i formimit të nxënësve.

Është normale që të kërkohen kushte sa më të përshtatshme në punë, paga më të larta për mësuesit, për këtë duhet të luftojnë të gjitha strukturat, shoqërore dhe shtetërore. Por, pavarsisht nga gjendja në të cilën ndodhemi aktualisht, asgjë nuk e përligj prapambetjen shumëplanshe dhe krizën që po përjeton shkolla dhe sistemi arsimor në vendin tonë. Askush nuk mund të lejohet të abuzojë, të bëjë

sikur po punon apo të fshihet prapa vështërsive, t'i përdorë ato si ombrellë për të mbuluar paaftësinë, papërgjegjshmërinë dhe mungesën e korrektesës së tij në punë. Zgjidhje magjike nuk ka, por përvoja pedagogjike, për krijimin e një mjedisi motivues, që përshkohet nga atmosfera, mirëkuptimi, mirëbesimi, gjenden kudo në shkollat tona. Misioni i mësuesit është i madh. Ai nuk mund të krahasohet apo të barazohet me ndonjë profesion të çfarëdo fushe tjetër. Në përputhje me këtë princip, edhe të ushtruarit e tij ka specifikë e përmasa të pamatshme. Prodhimi i këtij misioni, pra qytetari i ardhshëm, ka mjaft vështirësi të vlerësohet në çast. Vetëm pas shumë vitesh mund të arrihet në përfundime të sakta për efektivitetin e procesit. Ky fakt duhet të vërë në mendime dhe në lëvizje jo vetëm armatën e edukatorve, por të gjithë shoqërinë tonë për të kapërcyer sa më parë problemet e mprehta që kushtëzojnë zgjidhjen e krizës në arsim.

I nxitur nga të gjitha këto që përmenda, organizuam një pyetësor, të cilin ua drejtuam nxënësve nga klasa e tetë deri në vitin e katërt të shkollës së mesme. Pyetjet synonin të nxirnin informacion për marrëdhëniet në familje, në shkollë dhe në jetën e brendshme të adoleshentëve. Pyetësorët u përpunuan në bashkëpunim me psikologët shkollorë dhe iu drejtuan 1 471 të rinjve të moshës shkollore nga 14 deri në 18 vjeç.

### *2. Jeta vetjake e të rinjve*

Për të tërhequr më shumë interesin e të rinjve, pyetësori u mendua ta shtrinte fushën e përmbajtjes në të gjitha problemet e moshës. Në përfundim të tij, në bazë të përgjigjeve të dhëna u bë e mundshme të kemi një material të pasur, një pjesë të të cilit po e paraqes në vazhdim.

Pyetjes sesa ndjehen të lirë për të vepruar, *16,5 %* e të rinjve të anketuar u shprehën se janë plotësisht të lirë të dalin me një shok ose shoqe, *9 %* se janë të lirë të dërgojnë letra dhe mesazhe, *17.2 %* se janë të lirë të zgjedhin dëfrimet dhe shoqërinë dhe *57,3 %* e tyre se janë të lirë të zgjedhin studimet dhe profesionin që dëshirojnë.

Për një pyetje lidhur me ndryshimet fiziologjike që po pësojnë, përgjigjet përmblidhen kështu: *42,4 %* e tyre nuk ndihen aspak të shqetësuar, *41 %* ndihen pak të shqetësuar, *13 %* ndihen shumë të shqetësuar, *2,6 %* nuk pranojnë të përgjigjen. Po lidhur me këtë problem, por për mundësinë e komunikimit, ata u shprehën se *13,4 %* e të anketuarve komunikojnë në mënyrë normale me shokët, *24,4 %* e tyre me shoqet, *25,3 %* me nënën, *5,1 %* me babain *13 %* me motrën, *6,4 %* me vëllain dhe rreth *12 %* nuk komunikojnë me ndonjë në lidhje me ndryshimet e tyre fiziologjike.

Ndërsa pyetjes nëse kanë të dashur, *3,8 %* e tyre iu përgjigjen pozitivisht, *60 %* iu përgjigjen negativisht, *3,2 %* nuk pranuan të përgjigjen. Për probleme të lidhjeve dashurore, *56,4 %* e të anketuarve pohojnë se diskutojnë me shoqërinë, *16,5 %* e tyre me familjen, vetëm *1,1 %* me mësuesit, ndërsa *23 %* e tyre nuk diskutojnë me ndokënd dhe *3 %* e nxënësve nuk pranuan të përgjigjen.

Të dhëna disi të papritura u volën nga pyetja nëse janë të mjaftueshme njohuritë për problemet seksuale që merren në shkollë. *27,5%* e të anketuarve u përgjigjën se ato janë plotësisht të pamjaftueshme, *55 %* se ato janë pak të mjaftueshme, *14,5 %* e tyre se ato janë të mjaftueshme dhe *3 %* nuk pranuan të përgjigjen. Këto të dhëna, duke i krahasuar me përgjigjet e dhëna disa vite më pare, tregojnë se është rritur ndjeshëm numri i nxënësve që tregojnë interes për njohuri të tilla.

Pyetjes sa vlejnë për jetën shprehitë dhe vlerat e fituara në familje dhe në shkollë, *16,3 %* e të anketuarve u shprehën se janë të pamjaftueshme, *81,7 %* se ato janë të mjaftueshme, *0,9 %* se ato janë fare të pamjaftueshme dhe *1,1 %* e tyre nuk dhanë përgjigje.

Pyetjes nëse fëmijët do t'i rrisnin ashtu siç janë rritur vetë nga prindërit e tyre, *24,7 %* doli se pajtohen plotësisht me këtë mënyrë, *41,6 %* krejt ndryshe nga ç'janë rritur vetë dhe nuk e mendojnë fare këtë problem rreth *33,7 %* e tyre. Përqindja e lartë e të rinjve që nuk e pranojnë veprimin e prindërve të tyre dhe se vetë ata do të veprojnë ndryshe, tregon se pakënaqësitë ndërmjet brezave janë në një shkallë që duhet të shqetësohemi, si dhe të gjenden forma pune për të ndërhyrë në përmirësimin e marrëdhënive prindër-fëmijë.

Siç del edhe nga sa përmendëm më sipër, adoleshentët shprehen me rezerva dhe kjo është e natyrshme. Por duke marrë parasysh përqindjet me luhatjet, pasaktësitë, fiktivitetin etj., prirjet themelore të zhvillimit të kësaj moshe janë të qarta. Po t'i analizojmë përgjigjet me vemendje, mund të themi se shumë të rinj janë të lirë për të vepruar, por siç “duan e kërkojnë prindërit”. Këtu varet se me ç'prindër kemi të bëjmë, ç'niveli e mentaliteti kanë, për të zbuluar se çfarë modelimi kërkojnë të realizojnë. Ndryshimet që ndodhin në adoleshencë, janë të mëdha. Asnjeri prej tyre nuk ndjehet si më parë. Ky proces që ndodh, shkakton frikë, kureshtje e mister për të ardhmen. Shpesh ndodhin nga ato gjëra, që nuk di si t'i shpjegosh. Prandaj në mungesë të një njeriu të aftë për konsultim, fillon mbyllja në vetvete. Së bashku me ndryshimet fiziologjike, të rinjtë përfshihen në tërheqjet seksuale. Por në këtë fushë janë më të mistershëm, rezervohen të shprehen me shokët e shoqet dhe e kanë gati të ndaluar të komunikojnë me më të rriturit. Njohuritë që

marrin për këto probleme në familje dhe në shkollë, janë të kufizuara, ndonëse në realitet gjërat rrjedhin e ndodhin krejt ndryshe. Të rinjtë e vlerësojnë rolin e familjes dhe të shkollës, ata i vlerësojnë këto dy institucione si faktorët bazë për t'u futur në "shtëpinë e jetës", por si funksionojnë e ç'rol luajnë në të vertetë këta faktorë, duhen parë e duhen vlerësuar me vemendje mendimet e nxënësve. Zhvillimi fiziologjik shkakton probleme të mëdha dhe, veçanërisht, përjetimet e gjinive të ndryshme kanë intensitet jo të njëjtë. Disa nga këto ndryshime janë jo vetëm të papritura, por edhe të pashpjegueshme për të rinjtë, gjë e cila mund të shkaktojë edhe alarm. Në përgjigje lexohet qartë se informacioni, që marrin në shkollë dhe në familje, është i kufizuar e shpesh i paorganizuar. Mbajtja larg këtyre dukurive për t'i ruajtur sa më shumë të rinjtë, është shqetësuese, sepse është e ngritur gati në sistem edukimi.

### *3.Mbi marrëdhëniet prind-adoleshent*

Pyetjes nëse prindërit janë të arsyeshëm në marrëdhënie me ta, *71 %* e tyre iu përgjigjën pozitivisht, kurse *29 %* e tyre negativisht.

Por në vazhdim, të anketuarit mendojnë se *71 %* e prindërve të tyre janë të qetë në marrëdhëniet familjare dhe vlerësojnë në komunikime moshën e fëmijëve, ndërsa *18 %* mendojnë se prindërit veprojnë sikur nuk kanë qenë kurrë të rinj. Prindërit e humbasin menjëherë durimin sipas *11 %* të nxënësve.

Të anketuarit identifikojnë një numër të ndjeshëm ndryshimesh në marrëdhëniet me prindërit. *71,4 %* u shprehën se e shikojnë jetën në një mënyrë të ndryshme nga prindërit e tyre; *11 %* janë për ndryshime në përkushtimin ndaj punës; *11,5 %* shprehen për divergjenca në mendimet politike; *4 %* në rregullat e mirësjelljes etj.

Një përqindje e lartë e të anketuarve, plot *80,9 %* e tyre kanë përshtypjen se kuptohen nga prindërit dhe vetëm *19,1 %* e nxënësve mendojnë se prindërit nuk ndalen në problemet e tyre.

Besueshmëria e prindërve te fëmijët sipas mendimit të vetë fëmijëve paraqitet e tillë: aspak *1,8 %* e nxënësve, pak për *20,5 %*, plotësisht për *70 %* të nxënësve dhe nuk mund të shprehen për këtë *7,7 %* të tyre. Edhe për besimin që kanë fëmijët te prindërit, shifrat janë të përafërta: aspak *0,4 %* , pak *7,7 %*, plotësisht *90 %* e tyre dhe *1,9 %* nuk mundën të shprehen për këtë.

Komunikimi me prindërit është i lehtë për *61 %* të fëmijëve, i vështirë për *36,8 %* të tyre dhe i pamundur për *2,2 %* të të anketuarve. Kanë mendimin se ndihmohen nga prindërit për t'u bërë vetvetja *57,2 %*, për t'u ngjarë atyre *34,4 %* dhe vlerësojnë se i lënë të lire, *4 %* e të intervistuarve.

Mosmarrëveshjet kryesore me prindërit fëmijët i kanë si më poshtë: *49,5 %* për arritjet në shkollë, *11 %* për mënyrën e veshjes, *18,1 %* për mënyrën e sjelljes, *14,3 %* për ndihmën që japin në shtëpi dhe *7,1 %* e tyre shmangen në përgjigjen për mosmarrëveshjet me prindërit.

Për *11,5 %* e të anketuar familja do të ketë prirje për t'u dobësuar, për *48,5 %* do të mbetet po aq e lidhur sa sot, *34 %* e tyre nuk e mendojnë të ardhmen e familjes dhe rreth *6 %* e të intervistuarve nuk japin mendim.

Prindërit sido që të jenë, janë të arsyeshëm, krahasuar me të rinjtë. Kështu mund të përkufizojmë e të përcaktojmë marrëdhëniet e një mase të madhe të rinjsh me prindërit e tyre. Jo në pak raste prindërit veprojnë sikur nuk kanë qenë kurrë të rinj. Ndoshta kjo ndodh se në moshën e rinisë kanë bërë shumë gabime dhe tani kërkojnë t'i rregullojnë me fëmijët e tyre. Raporti i sjelljes prind-adoleshent nga si miq

në eprorë e vartës është i diskutushëm. Prindërit kërkojnë shumë prova për të dhënë besimin e tyre. Ata japin këshilla të pafundme, ka mjaft vështërsi për të komunikuar me ta, sepse absolutizojnë përvojën që kanë fituar në jetë. Një familje funksionon mirë kur di të përballojë me sukses ndryshimet që ndodhin në këtë moshë. Kur ndodhin probleme në këto marrëdhënie, ajo që shkakton më tepër dhimbje është heshtja pas një numri të pafund këshillash. Të rinjtë kërkojnë nga prindërit e tyre dashuri, mirëkuptim, respekt reciprok, por edhe një mal me këshilla të shoqëruara me një sjellje të rregullt, që ata të kenë një shembull ku të mbështeten për të përballuar dallgët e jetës. Prindërit përpiqen t'i kuptojnë të rinjtë, por jo gjithmonë e realizojnë këtë gjë. Për këtë arsye, ata megjithëse mundohen, nuk arrijnë t'i trajtojnë adoleshentët me pjekurinë e nevojshme. Kjo bën që në shumë raste të humbasë qetësia e mirëkuptimi. Të rriturit ndonjëherë tregohen egoistë me të rinjtë, nuk vlerësojnë mendimet e tyre, nuk marrin parasysh faktin se këta të fundit kanë një mënyrë tjetër të menduari, të vepruari dhe të sjelluri në shoqëri. Ata kanë e përfaqësojnë modele të reja marrëdhëniesh njerëzore. Në një masë të madhe, familjet kanë probleme ekonomike që krijojnë vështirësi për edukimin e fëmijve. Mirëpo më tepër shkaktojnë pasoja indiferentizmi e lënia pas dore e kontakteve me fëmijët se mungesa e të mirave materiale. Marrëdhëniet në këtë periudhë varen jo vetëm nga gjendja ekonomike e familjes, por edhe nga metodat e edukimit, nga gatishmëria dhe aftësia e prindërve për të pranuar se fëmija tashmë është rritur. Të gjitha konfliktet që lindin në marrëdhëniet prind-adoleshent, burojnë nga ushtrimi i kontrollit prej të parëve për veprimtarinë, sjelljen, rezultatet, zgjedhjen e shokëve etj. Kontrolli i rreptë për gjithçka ka të njëjtat efekte negative si

lënia pas dore, indiferentizmi dhe vendosja e rastësishme e këtyre marrëdhënieve. Prindërit që i pranojnë të rinjtë ashtu siç janë, që i marrin vendimet së bashku me ta, që tregohen të rregullt, dashamirës dhe që për gjithçka zhvillojnë dialog të barabartë e të drejtë, janë më të suksesshëm.

### *4.Nxënësi vlerëson mësuesin*

A ka objektiva të parashtruar shkolla? Me çfarë strategjie punohet për drejtimin e të rinjve? Cili është sistemi i vlerësimit që praktikohet? A ka ndonjë taktikë disiplinore për mësuesit? Ç'vlerë kanë tekstet dhe materialet plotësuese? Si shfrytëzohen ato?

Intervistimi nxori në pah mendime dhe pikëpamje të ndryshme. Ato përmbajnë një strategji efektive për thithjen e një informacioni të thellë, që meriton të respektohet e të zbërthehet me vemendje të veçantë. Ndjenjat e një të riu nuk janë të njëjta me ato të një prindi apo mësuesi, qoftë edhe për të njëjtin problem. Shoqëria jonë përbëhet nga një numër minishoqërish, me rregulla e vlera të veçanta. Të vëzhgosh sa më shumë dhe të ndërhysh në veprimtarinë e të rinjve vetëm kur nuk ke mundësira të tjera, është veprimi më i drejtë pedagogjik. Të pranohen mesazhet joverbale të nxënësve dhe të vlerësohen lidhjet e vazhdueshme me nxënësit janë mënyrat më efektive të komunikimit.

Lidhur me faktin nëse mësuesi shpjegon qartë, *64 %* e nxënësve të intervistuar u përgjigjen po dhe *36 %* u përgjigjen jo. Po kështu, *65 %* e të anketuarve u shprehën se mësuesit sillet me takt, *30 %* pa takt, ndërsa pjesa tjetër janë në mëdyshje për sjelljen e mësuesit. Për vlerësimet që bëjnë mësuesit, *65 %* e të anketuarve shprehen se vlerësojnë drejt, ndërsa *35 %* të tyre shprehen se nuk vlerësojnë drejt.

Në përgjigjet e nxënësve vërehet se përgjithësisht vlerësohet pozitivisht sjellja e mësuesit, por ngrihen edhe shumë probleme për ta. Më poshtë po rendisim disa nga problemet më shqetësuese të ngritura nga nxënësit: *"...mësuesit japin disa mësime njëherësh..".," mungojnë shpesh…", "flasin ne celular gjatë orës së mësimit…", " janë të ashpër…", "nuk falin", " ka nga ata që nuk i kuptojmë gjatë shpjegimit…", "nuk sillen mirë, sidomos kur janë të nxehur për problemet e tyre familjare", "nuk marrin parasysh arsyen më të vogël", "të ndëshkojnë me notë…", "ta bëjnë orën e mësimit ferr", "bërtasin shumë, të fyejnë", "denojnë pa të drejtë", "vlerësojnë me opinion", "shfrytëzojnë inatet", "nuk diskutojnë për problemet jashtë mësimit", "tregohen indiferentë", "në përgjithësi, sillen me takt me nxënësit që njohin", "nuk na ndihmojnë", "mësuesit e matematikës dhe të fizikës vlerësojnë mirë vetëm nxënësit që marrin pjesë në kurse ose i njohin, të tjerët për ta nuk ekzistojnë", "nuk na jepet shumë mundësia për t' u pyetur me gojë", "kur ngrihesh në mësim, të sheh gjithë inat" etj.*

Ata cituan emra mësuesish që i fyejnë dhe kërkonin me këmbëngulje që të ruhen nga mësues të tillë. Konkretisht, shprehen: "*ata na paragjykojnë dhe kjo ndikon edhe në vlerësimin…", "shumë mësuesve u intereson vetëm të kryejnë detyrën e tyre, duke shpjeguar mësimin dhe nuk u intereson më tej që të jenë më afër me nxënësit…", "nëse kjo afri do të krijohet, mendojmë që do të ndikojë në rezultatet tona pozitivisht", "në sjelljen me ne ka dallim ndërmjet mësuesve të rinj dhe të vjetër", "disa mësues tregohen mjaft arrogantë në marrëdhënie me nxënësit…"etj.*

Të gjitha këto mendime të nxënësve të udhëheqin drejt përfundimit se në shkollë ka probleme të mëdha komunikimi, pavarësisht nga përmasat e tyre. Ajo që përcaktohet lehtësisht, është fakti se nuk ndërtohen marrëdhënie të drejta partneriteti,

prandaj bëhen diferencime për nxënësit si në vlerësim, ashtu edhe në trajtimin e tyre.

*Mësuesi është figurë e rëndësishme për nxënësin. Ai në shumë raste merret si pikë referimi, si një pasqyrë e gjithë punës së shkollës. Në intervistat e realizuara me të rinjtë, ka vlerësime pozitive për punën e tyre të palodhur. Por ajo që bie më tepër në sy, është fakti se nuk janë të shkëputura rastet kur tek një numër jo i vogël mësuesish shfaqin dukuri të cilat të bëjnë të ndjehesh me turp. Më shqetësuese paraqitet mungesa e idealizmit, arroganca dhe indiferentizmi në marrëdhëniet me adoleshentët. Të rinjtë përmendën e akuzuan mësues me emra e mbiemra për probleme konkrete të ndeshura, që cënojnë figurën morale të edukatorit, por edhe marrëdhëniet ndërmjet tyre.*

*Pra, problemet ishin të gjithanshme. E vështruar më gjerë, kjo situatë është alarmante dhe kërkon analizë të thellë për të gjithë komponentët e punës mësimore-edukative. Periudha e krizës në këto marrëdhënie nuk duhet lejuar të zgjatet më tej. Njëkohësisht, i duhet vënë fre eksportimit të saj. U takon, në radhë të parë, vetë mësuesve të vlerësojnë vetveten, qëndrimin e tyre në raport me nxënësit dhe mjedisin, pa lënë jashtë vëmendjes problemet e shumta me të cilat përballen ata çdo ditë. Që të rinjtë të jenë të etur për dije, të jenë aktivë dhe të pavarur në veprimtarinë njohëse, duhet të nxiten, qoftë edhe për një arritje të pjesshme, duke u shmangur nga përqendrimi i tepërt te mossuksesi apo ndonjë dështim i përkohshëm.*

*Në shkollë, qëllimi është gjithnjë human, prandaj kushtet dhe marrëdhëniet duhet të jënë sa më njerëzore, të përshkuara me frymë partneriteti të vertetë shoqëror. Bërthama e personalitetit të të rinjve kërkon të vlerësohen motivet, të cilat vënë në lëvizje dhe nxisin interesat e tyre në*

*të gjitha fushat e jetës. Vlerësimet e mësuesit janë vendimtare. Ato mund të bëhen burim nxitjeje ose frenimi e mosbesimi, krenarie ose fyerjeje, mund të ngrenë gjendjen emocionale ose të shkaktojnë dëshprim. Për këtë arsye, mësuesi duhet të ketë mjeshtëri të lartë pedagogjike, t'i vlerësojë nxënësit në përmbajtje, t'i edukojë ata me parimet e vlerësimit dhe të krijojë sfond emocional pozitiv në çdo lloj vlerësimi, qoftë edhe kur është negativ.*

*Nxënësit e moshës së rritur shkollore fillojnë të përcaktojnë vendin e tyre në gjithësinë e marrëdhënieve njerëzore. Ata vetëpërcaktohen, prandaj shfaqin ndryshime edhe në drejtim të motivacioneve mësimore. Adoleshentët e rivlerësojnë çdo lëndë mësimore për të përcaktuar bazat e veprimtarisë së ardhshme profesionale në jetë. Në këtë përzgjedhje, ata përcaktojnë dhe interesohen për përvetësimin e njohurive më të domosdoshme, gjë e cila shkakton lënien pas dore të ndonjë disipline tjetër. Mësuesit në këtë moment nuk duhet të abuzojnë me prirjen që kanë të rinjtë për të mënjanuar mangësitë në disiplina të caktuara, duke praktikuar në ndonjë rast veprimtari të paligjshme me nxënësit në lëndët e tyre. Përgjegjësitë për zbrazëtitë e të rinjve në disiplina të ndryshme i kanë edhe mësuesit. Prandaj kërkohet të ndryshojë mentaliteti dhe metoda për shmangien e tyre me një kosto të përbashkët.*

Në përgjigjet e dhëna nxënësit veçojnë si ngjarje me të hidhura në shkollë që u kanë mbetur në kujtesë: ***r**astet e vdekjes së një shoku apo shoqeje, kur kanë marrë një notë më të ulët nga ajo që kanë merituar, qortimin e ashpër përpara klasës, ndarjen me shokët ose shoqet, kur për arsye ekonomike nuk mund të marrin pjesë në ekskursione apo veprimtari të tjera të organizuara nga klasa, kur shoqërohen në komisariatin e policisë, kur janë ndarë me ndonjë*

*mësues, kur ndodh që ta paralajmërojnë ose ta përjashtojnë nga shkolla, kur prishen marrëdhëniet me të dashurit e tyre etj.*

Të rinjtë përjetojnë ngjarje intensive dhe është normale që disa lënë gjurmë më të thella. Mënyra si i perceptojnë ata këto momente, është e veçantë, por nuk u shmanget ligjësive të kësaj moshe. Këto kujtime përthyhen e pasqyrohen me frekuencë e intensitet të ndryshëm dhe ruhen për një kohë të gjatë. Njohja e këtyre gjendjeve emocionale nga mësuesit, është e domosdoshme, sepse mbi këto shqetësime duhet të ndërtojnë një nga drejtimet e strategjisë edukative për punën e tyre.

Edhe lidhur me atë se çfarë u mungon nxënësve, u dhanë mendime të shumta e të larmishme, si, p.sh,:

**Në familje** : *komunikimi, toleranca dhe mirëkuptimi me prindërit, kushtet e mira ekonomike, ngrohtësia e prindërve të vërtetë, një motër ose një vëlla, prania e shumë të afërmëve për shkak të emigracionit etj.*

Mungesat që rreshtohen më lart, janë vertetë të pranishme në jetën e përditshme të të rinjve. Ato kanë efekte të ndjeshme në mosarritjet, janë në shumë raste pengesa serioze për realizimin i vetvetes, për arritjen e synimeve, realizimin e dëshirave, qëllimeve dhe objektivave. Disa nga mungesat e përmendura ndikojnë drejtpërdrejt në frenimin e zhvillimit të prirjeve dhe talenteve. Kjo gjendje shkakton tek të rinjtë dhimbje dhe zhgënjim, të cilat në ndonjë rast bëhen shkak për depresione të pariparueshme.

**Në shkollë mungojnë**: *laboratorë dhe mjetet mësimore, komunikimi, toleranca dhe sinqeriteti në bashkëpunimin mes njëri-tjetrit dhe me mësuesit e tyre, pastërtia dhe rregulli, notat e mira, siguria, uniformat e duhura, mjediset brenda dhe jashtë shkollës, bibliotekat e pasura etj.*

Po kështu, brenda shkollës nuk u respektohen disa të drejta, si: *e drejta e fjalës, trajtimi i barabartë mes nxënësve, ndihma e mësuesve kur u kërkohet, e drejta e kundërshtimit, të qenit të lirë për të vepruar kur është e mundshme etj*.

Ata shtojnë se më tepër shqetësim paraqesin marrëdhëniet që sundojnë atmosferën e shkollës, se mungesa e infrastrukturës së saj. Njëkohësisht, ata duan të dine se nëse mungojnë fondet për të blerë laboratorë, për të krijuar mjedise sa më të përshtatshme e funksionale për të krijuar kushte sa më ideale për zhvillimin e mësimit, çfarë pengon për të krijuar partneritet e marrëdhënie të gëzuara dhe motivuese në shkollë. Ndërtimi i marrëdhënieve të drejta, ku të sundojë respekti i ndërsjellë, etika, toleranca dhe humanizmi nuk kërkon investime në të holla, por kushton e peshon shumë më tepër se ato. Adoleshentët kanë dinjitet, të cilin me të drejtë luftojnë për ta mbrojtur, askush më shumë se mësuesi nuk e kupton dhe e ndjen këtë, prandaj ai kërkohet të jetë edhe luftëtari i parë për ta realizuar atë në jetën e përditshme.

Po kështu, ende ka qëndrime patriarkale, të cilat shprehen në njërën a tjetrën formë në veprime të tilla, si: *vetëvendosja, bashkëbisedimi, e drejta për të shkuar në veprimtari të ndryshme, e drejta për t'u veshur sipas dëshirës, liria e mendimit dhe në disa raste liria e fjalës etj.*

Ka kundërshtime ndërmjet mendimeve të nxënësve për konceptimin e lirisë në familje. Ata mendojnë, në masën 2/3 e të intervistuarve, se prindërit i trajtojnë mirë. Në përgjigjet e tyre shihet se ka mjaft probleme në këto drejtime, në të njëjtën intervistë vërtetojnë me kundërthënie se kanë një përkujdesje e tutelë, që i pengon për të vepruar siç dëshirojnë në të vërtetë. Në disa raste vërehet mungesa e hapësirave

për të vepruar, kjo ka bërë që të zhvillohet një tip i varur, që megjithëse e dëshiron lirinë, nuk lufton për të dhe në një farë mënyre përshtatet me këtë gjendje. Familja vlerësohet dhe shihet si një shtyllë ku duhet mbështetur për shumë kohë, por në këto marrëdhënie ka konformizëm të papërligjur. Të dyja palët janë të rezervuara ndaj njëra-tjetrës, nuk e zhvillojnë sa dhe si duhet dialogun e vertetë dhe mbyllen në vetvete, gjë e cila nuk e zgjidh problemin, përkundrazi i vonon dhe i vështërson më tepër marrëdhëniet ndërmjet tyre.

Për të shmangur disa nga problemet që shtrohen, komunikimi i hapur pa asnjë paragjykim është mënyra më e mirë dhe efektive që mund të praktikohet. Ka një numër të pafund rrugësh komunikimi e mirëkuptimi, mjafton që të ekzistojë vullneti, gatishmëria e nevojshme, sidomos nga të rriturit.

Duke analizuar intervistat e të rinjve, dallohen qartë edhe tipat e prindërve, të cilët mund t'i klasifikojmë në këto grupe:

a.Prindër që vlerësojnë të rinjtë, që bëjnë gjithçka për t'i udhëhequr për t'i bërë të pavarur, ata kontrollojnë zbatimin e detyrimeve pa cënuar të drejtat e tyre.

b.Në një grup tjetër mund të përmendim prindërit që kontrollojnë gjithçka me rreptësi, gjë e cila për disa të rinj është e padurueshme, prandaj shpërthejnë konfliktet. Komunikimi në këtë tip familjesh prishet, fëmijët që përshtaten janë të varur, nuk kanë besim në vetvete dhe moralisht krahasuar me moshatarët e tyre janë më të papjekur.

c.Më të vështira paraqiten rastet me prindërit që klasifikohen indiferent e dhunues, të rinjtë që rriten nga këta prindër pasqyrojnë mangësi në komunikim, janë të ashpër dhe të prirur për t'u prekur shpejt nga veprime kriminale në të ardhmen.

### *5. Larg nga narkotikët*

Në ditët tona, sidomos pas viteve '90, ka gjetur një përhapje të gjerë sëmundja e rëndë e përdorimit të drogave të ndryshme. Format më të frytshme për të luftuar përdorimin e tyre nga moshat e reja ende nuk po japin frytin e duhur. Zgjidhjet duhen gjetur në veprimtarinë e drejtpërdrejtë. Ato nuk mund të jenë moralizimi, kërcnimi, statistika, por ndërgjegjësimi i adoleshentëve për faktin e rrezikun konkret, si këto lëndë veprojnë mbi trupin dhe mendjen e njeriut, ç'pasoja fatale sjellin për jetën e tyre.

Orientimi i adoleshentëve nga e ardhmja, duke u dhënë sjelljet e arsyetuara pse duhet bërë ose jo diçka, është njëra ndër rrugët e drejta që duhet ndjekur për edukimin e tyre efektiv. Krijimi i një atmosfere përshtatjeje ndërmjet fjalëve, sjelljes dhe pasojave të drogës ka, gjithashtu, ndikim të madh për të krijuar ide të qarta parandaluese. Adoleshentët duhet të binden se çdo gjë nuk është krejtësisht e mirë apo e keqe, e drejtë apo e padrejtë. Prandaj zgjidhja e problemeve dhe marrja e vendimeve duhet bërë me kujdes e racionalitet. Natyrisht, kjo kërkon kohë, durim dhe energji të shumta dhe, mbi të gjitha, modele nga vetë të rriturit.

Nisur nga të dhënat që nxorëm nga pyetësori i mësipërm, menduam se për ta verifikuar më mirë këtë problem, të zhvillonim një anketë tjetër me 1890 nxënës të shkollave të mesme në disa shkolla në zonat veriore të vendit, përmes së cilës u synua të nxirreshin disa përfundime për përmasat e përhapjes së kësaj dukurie, mjediset e përdorimit, faktorët që e nxisin dhe që e frenojnë përdorimin e narkotikëve.

Le ta vështrojmë këtë dukuri përmes përgjigjeve të të rinjve, e shprehur kjo edhe në përqindje:

*1. A e njihni drogën dhe efektet e saj negative ?*

| | |
|---|---|
| **a-Po** | *80,8%* |
| **b-Jo** | *19,2%* |

*2. A keni provuar drogë dhe sa here konkretisht?*

| | |
|---|---|
| **a- Një herë** | *6,1%* |
| **b- Më shumë se një herë** | *3,8%* |
| **c- Jo** | *90,1%* |

*3- A përdorni duhan dhe pije alkoolike?*

| | |
|---|---|
| **a- Rrallë** | *38,2%* |
| **b- Rregullisht** | *4,2 %* |
| **c- Fare** | *5,6%* |

*4- A mbani lidhje me përsona që marrin drogë ?*

| | |
|---|---|
| **a- Po** | *16,9%* |
| **b- Jo** | *83,1%* |

*5- A gjendet me vështirësi droga ?*

| | |
|---|---|
| **a- Po** | *58,5%* |
| **b- Jo** | *41,5%* |

*6- Sipas njohurive që keni, ç'lloj droge përdoret ?*

| | |
|---|---|
| **a- Cigare me bimë narkotike** | *68,7%* |
| **b- Heroninë** | *11,1%* |
| **c- Kokainë** | *6, 4%* |
| **d- Barna narkotike** | *13,8%* |

*7- Duke pasur parasysh një përdoruesi droge që ju njihni, është:*

| | |
|---|---|
| **a- Mashkull** | *87%* |
| **b- Femër** | *13%* |

*8- Drogëpërdoruesi konkret që ju njihni, rrjedh nga:*
**a- Familje normale** *11,2%*
**b- Me prindër të divorcuar** *14%*
**c- Pa prindër ose me një prind** 16,8%
**d-Me prindër të shthurur, të alkoolizuar** *48%*

*9- Duke u nisur nga një drogëpërdorues konkret që ju njihni, prindërit i ka:*
**a- Me arsim të lartë** *23,4%*
**b- Me arsim të mesëm** *36,6%*
**c- Me arsim 8-vjeçar** *40 %*

*10- Drogëpërdoruesi konkret që ju njihni, rrjedh nga një familje me nivel ekonomik:*
**a- Të mirë** *47,5%*
**b- Me nivel mesatar** *43 %*
**c- Të varfër** *9,5%*

*11- Duke ju referuar një droge përdoruesi konkret që ju njihni, është i moshës:*

**a- 14-18 vjeç** *3,8%*
**b- 18-25 vjeç** *54 %*
**c- Mbi 25 vjeç** *13,2%*

*12- Cilat janë motivet e përdorimit të drogës ?*
**a- Fatkeqësi familjare** *18,4 %*
**b- Drama vetjake** *25,6 %*
**c- Nga kurioziteti** *56 %*

*13- Cilat momentet ndikojnë më shumë për të filluar drogën?*
***a- Ekskursionet*** *10 %*

| | |
|---|---|
| ***b- Diskoteka*** | *8 %* |
| ***c- Ditëlindje, festa të ndryshme*** | *24 %* |
| ***d- Lidhjet me përdorues droge*** | *58 %* |

*14- Kë duhet të fajsojmë për përdorimin e drogës?*

| | |
|---|---|
| ***a- Vetë individin*** | *46,6%* |
| ***b- Familjen*** | *9 %* |
| ***c- Grupin e tij shoqëror*** | *12 %* |
| ***d- Trafikantët e drogës*** | *18,4 %* |
| ***e- Shtetin*** | *14 %* |

*15- Ç' ju trembin më shumë për të ardhmen ?*

| | |
|---|---|
| ***a- Vështirësitë ekonomike*** | *22,3 %* |
| ***b- Mungesa e fatit*** | *22,2 %* |
| ***c- Droga*** | *19,5 %* |
| ***d- Lufta*** | *26 %* |

*16- A jeni të kënaqur nga gjendja në të cilën ndodheni ju dhe familja juaj aktualisht ?*

| | |
|---|---|
| ***a- Shumë të kënaqur*** | *27 %* |
| ***b- Të kënaqur*** | *51,1 %* |
| ***c- Të pakënaqur*** | *21, 9%* |

*17- Në rast se keni probleme me drogën, kujt do t'i drejtoheshit për ndihmë ?*

| | |
|---|---|
| **a- Askujt** | *8,2 %* |
| **b- Familjes** | *35,1 %* |
| **c- Spitalit** | *24 %* |
| **d- Shoqërisë** | *17 %* |
| **e- Policisë** | *9,3 %* |
| **f- OJF-ve** | *6,4 %* |

*18- Cilat institucione mendoni se luftojnë më efektshëm drogën ?*

| | |
|---|---|
| **a- Pushteti vendor** | *4 %* |
| **b- Organet e arsimit** | *35 %* |
| **c- Policia** | *32 %* |
| **d- OJF-të** | *29 %* |

Nga analiza e përfundimeve të kësaj interviste dallohet qartë se dukuria është e përhapur edhe në zona, disa të ashtuquajtura të mbyllura, me një nivel jo të lartë të zhvillimit ekonomik. Është kjo arsyeja pse kërkohet vëmendje e veçantë nga të gjithë faktorët shoqërorë, për të ndikuar për parandalimin, mënjanimin dhe luftën kundër narkotikëve.

Përmasat dhe shkalla e shtrirjes së përdorimit të drogës është e ndryshme. Ajo varet nga funksionimi i familjes, mjedisi shoqëror ku rriten të rinjtë, shkalla e angazhimit të shkollës, shoqërisë për të parandaluar e për të luftuar këtë sëmundje. Asnjë kategori familjesh nuk ka imunitet të plotë, edhe të varfërit edhe të pasurit i kanë këto probleme, por përmasat janë të ndryshme. Raportet e përdorimit, tipi i familjes nga rrjedhin rëndom këto kontigjente; mosha, gjinia, mjediset që e nxisin më shumë përdorimin e narkotikëve janë evidentuar pothuajse drejt nga të intervistuarit, por ka edhe deviacione, të cilat rrjedhin prej faktorëve specifikë. Rezultatet na rikonfirmojnë se ku janë burimet kryesore të kësaj dukurie, përmasat reale dhe problemet më të mprehta që rrjedhin prej tyre. Problemi qëndron në faktin se pasi kemi zbuluar nga vjen e keqja, të përcaktojmë rrugët efektive për ta mënjanuar atë. Të anketuarit mendoj se janë shprehur saktë se ku besojnë më tepër dhe ku kanë më shumë rezerva, kush ndihmon në të vertetë e kush neglizhon në këtë drejtim. Në këtë frymë po shfaqim ndonjë mendim për faktorët kryesorë të lartëpërmendur.

Në shkollë nxënësit kalojnë një pjesë të madhe të kohës, atje marrin informacion, njohuri dhe fitojnë shprehi. Kjo është arsyeja pse shkolla është partneri kryesor i familjes për edukimin e të rinjve dhe nxitjen e tyre në luftë pa kompromis kundër përdorimit të drogës dhe stimulantëve të tjerë të dëmshëm për ta. Mësuesi me punën e tij të vazhdueshme synon t'i edukojë nxënësit e të zhvillojë tek ata shprehi me vlerë që të përballojnë trysninë negative që ushtrohet nga të gjitha krahët. Të rinjtë duhen mbështetur e duhen ndihmuar që të krijojnë një orientim të qartë për të ardhmen e tyre. Kjo do të përmbajë arsye për t'i thënë jo e për të mposhtur tundimet që vijnë nga faktorë të ndryshëm. Dhënia e njohurive për funksionimin e organizmit njerëzor, informacionet për efektet negative të narkotikve etj., ndikojnë dukshëm për të krijuar ide të sakta dhe për ndërgjegjësimin e plotë të të rinjve. Moralizimi i tepruar për rreziqet e mjedisit rrethues, pa u shoqërua me informacion të nevojshëm, nuk jep rezultatin e duhur, sepse adoleshentët priren drejt aksiomës çdo gjë është e mundshme, por asgjë nuk është e sigurtë.

Në këtë fazë edhe prindërit duhet të kenë informacion të plotë për narkotikët dhe efektet e tyre. Fakti që adoleshentët fillojnë të harxhojnë më shumë kohë jashtë familjes, duke bërë pjesë në grupe të ndryshme shoqërore, duhet vlerësuar seriozisht. Pjesëmarrja në grupe të caktuara bën që ndikimi i të tjerëve, të rriturve apo moshatarëve, të jetë gjithnjë e më i madh. Në këtë moment prindërit kërkohet të jenë të informuar për fëmijët e tyre, por jo duke bërë survejime, presione e moralizime. Njëra ndër rrugët më të frytshme është edhe pjesëmarrja në jetën e përditshme të të rinjve në forma të përshtatshme, pa ndikuar që të kthehen në të padëshirueshëm, aq më pak në qesharakë.

Prindërit kanë rol të rëndësishëm në këtë çast, ata vlerësojnë, nxisin, njohin dhe mbështesin të rinjtë për edukimin normal, duke mbetur burim vlerash për ta. Dhënia e lirisë pa kujdes e ndihmë, pa komunikim të hapur, pa ditur se me kë shoqërohen ata, cilët janë shokët, ç'prejardhje kanë, nuk ka asnjë vlerë, madje mund të jap efekte të kundërta. Konflikti mes prindërve dhe të rinjve është i natyrshëm në adoleshencë, por ai kërkohet të trajtohet me vemendjen e nevojshme. Pa marrë shumë parasysh përgjigjet e të rinjve, ajo që vërehet është se në shkollë nuk bëhet sa duhet për luftën reale kundër përdorimit të narkotikëve. Problemi është urgjent, ai pranohet me dhimbje, me gjysmë zëri, por përmasat e verteta nuk dihen, sepse ka njëfarë ndrojtje për t'u përballur me të vertetën. Për pasojë, taktika dhe strategjitë për të zhvilluar luftë sipas stadeve dhe kategorive të përdoruesve, lë mjaft për të dëshiruar. Për këtë arsye, edhe besimi i të rinjve te shkolla është disi duke u lëkundur. Prindërit janë më të vlerësuar në këtë drejtim, siç dëshmohet nga vetë të rinjtë, por faktorët e tjerë përgjegjës nuk luajnë rolin e duhur për luftën dhe parandalimin e këtyre dukurive. Pozita direktive e shkollës dhe organeve të tjera, mospërballja e mirëfilltë me rastet konkrete etj., ndikojnë në mbylljen, fshehjen dhe zbehjen e luftës për parandalimin e ngacmuesve të rrezikshëm për adoleshentët. Institucionet e mirëfillta edukative nuk mund ta faturojnë këtë mision tek shoqatat, të cilat, për hir të së vërtetës, në shumë raste po përballojnë me mjaft profesionalizëm edhe dobësitë e faktorve të tjerë përgjegjës.

Siç shihet nga të dhënat e mësipërme, adoleshenca është jashtëzakonisht e prekshme nga dukuritë negative. Shqetësimi fizik, ankthi për të ardhmen, kërkimi i identitetit janë karakteristika tipike të kësaj moshe, por dhe joshja,

presioni nga grupe të ndryshme shoqërore e nxisin çdo të ri të provojë drogën. Me rëndësi është të bëhet dallimi i të rinjve që e përdorin drogën rastësisht për kureshtje, me përdoruesit e saj të përhershëm, që mbi këtë bazë të përcaktohen rrugët e veprimtarisë së frytshme edukative. U përket vetë të rinjve të distancohen nga përdorimi i drogave të ndryshme. Të rriturit më teper se t'i ndalojnë, duhet të gjejnë shkaqet që i shtyjnë drejt drogës për t'u paraqitur atyre jo një përfytyrim, por një realitet të vertetë ku mund të gjejnë e të gjykojnë veten, që ata të mos vazhdojnë në të ardhmen të sillen sikur s'ka ndodhur gjë.

# Epilog

Adoleshenca është një periudhë kritike, që përkon me kalimin nga fëmijëria në moshën e lirisë, pavarsisë, identitetit vetjak dhe pjekurisë. Në këtë kalim bëhen kapërcime të stuhishme, ulje dhe ngjitje, frekuenca e të cilave varet, veç të tjerash, edhe nga ritmi vetjak. Njohja e këtyre veçorive, duke i identifikuar edhe për çdo adoleshent nga prindërit e mësuesit, përbën një parakusht të domosdoshëm për punën e suksesshme me të rinjtë.

Ndjeshmëria është ndër cilësitë më të shfaqura në këtë moshë. Ajo ndikon në shpejtësinë apo vonesën e realizimit të këtij hopi, pavarësisht nga gjatësia e rrugës, që duhet përshkuar për pranimin e përgjegjësive qytetare. Duke e respektuar këtë veti, kërkohet që të punohet me kërkesa të vazhdueshme e në rritje për të respektuar ritmin normal. Krizat, kundërshtitë dhe shpërthimet karakteristike të kësaj periudhe kanë origjinë të brendshme, por shkaktohen edhe nga mjedisi në të cilin rritet adoleshenti. Kufijtë kohorë të këtij procesi janë të hapur. Ato i  përkasin viteve në të cilët fëmija rritet në planin fiziologjik e psikologjik, deri sa arrin të fitojë aftësi e shprehi për të përballuar jetën. Vëzhgimi i këtij procesi duhet të bëhet në vijimësi. Ndërhyrjet kërkohet të realizohen me takt në kohën e volitshme dhe kryesisht nëpërmjet pjesëmarrjes në veprimtari të ndryshme.

Të rinjtë janë në ankth. Ata krijojnë përfytyrime të pafundme, të cilat i trazojnë nga çasti në çast, stresohen e revoltohen shpejt, përpiqen e nxitojnë që të rriten menjëherë, që të mos vonohen e të mbeten gjithnjë fëmijë. Kërkesat e larta, në një njësi kohe relativisht të shkurtër, krijojnë kushte për dështime, gjë e cila i brengos ata. Prandaj ky është momenti më i përshtatshëm për t'i mbështetur e për t'i mbrojtur, për t'i ndërgjegjësuar se çdo arritje, përveç energjive, kërkon edhe kohën e nevojshme. Adoleshentët janë mjaft të prekshëm, prandaj veprimet e pamenduara të të rriturve i revoltojnë dhe krijojnë rrezik për shembjen e këtyre marrëdhënieve për të ardhmen. Prindërit dhe edukatorët kërkohet të jenë të matur, ata duhet të ngjallin besim, guxim dhe të zgjojnë vrulle tek adoleshentët, duke shmangur kështu mundësinë e shfaqjes së depresionit, negativizmit apo agresionit, që janë të pranishme në çdo rast mossuksesi. Kjo periudhë kohore e adoleshentëve është e copëzuar dhe karakterizohet me përjetime të dyzuara nga vuajtje të mëdha në kënaqësi e gëzime të pafundme, duke kapërcyer papritmas nivelet e gjendjeve shpirtërore. Ndërtimi dhe zbatimi i një taktike elastike edukative të mbështetur në veçoritë individuale të të rinjve, ndikon në zbutjen e efekteve që mund të lënë gjurmë të thella. Një ndër kontraditat, që shkakton dhimbje te të rinjtë, është fakti se disa prindër jetojnë me përfytyrime dhe vihen në garë me fëmijët e vet, gjë e cila lind si reaksion kompensimi për rininë e tyre të munguar. Ndodh jo rrallë që prindër nostalgjikë, me nivel të dyshimtë kulturor i bombardojnë të rinjtë me moral, duke u kujtuar historitë e tyre, vështirësitë që kanë kapërcyer dhe triumfin në jetë. Pastaj fillon krahasimi i gjendjes, kryesisht asaj ekonomike, në të dyja kohët, përmes së cilës kërkohet të shfaqen epërsitë e brezit të rritur. Kjo dukuri me nuanca

xhelozie e rivaliteti është shumë e dëmshme, ajo vë në peshore për të krahasuar gjëra krejt të ndryshme, me largësi jo vetëm kohore dhe ekonomike, por mbi të gjitha botëkuptimore.

Adoleshentët janë aktivë. Ata karakterizohen nga shpërthimi, humori dhe lëvizshmëria e madhe, nxiten drejt dijes e përparimit, manifestojnë shpirtin kërkues e konkurrues duke përdorur mjete e rrugë të ndryshme. Në rastet kur manifestohen praktika të gabuara, duhet treguar vëmendje e kujdes nga edukatorët. Ndikimi, përzgjedhja dhe ndërhyrja duhen bërë në momentin e përshtatshëm dhe me takt, për të mos shkaktuar reagime negative.

Të rinjtë kanë një jetë emotive të ndërlikuar, janë besnikë, por edhe të lëvizshëm, pushtohen nga ndjenja të këmbyera, që përshkohen prej gëzimit, por edhe nga frika për të ardhmen. Prandaj kërkojnë me çdo çmim suksesin e çastit në jetë, vonesa e të cilit i brengos pa masë.

Adoleshentët shfaqen në shumë raste kundërshtues ndaj prindërve, janë në kërkim të unit të tyre, respektojnë e dashurojnë, por luftojnë gjithnjë për të qenë të pavarur. Ata kanë interesa në fusha të ndryshme, prandaj përpiqen t'i realizojnë dhe kërkojnë të dallohen nga gjithë të tjerët. I kushtojnë vemendje ruajtjes së përgjegjësive në familje, shkollë e shoqëri, por janë në nxitim të madh për t'u rritur sa më shpejt. Nga kjo ndodh shpesh që këto marrëdhënie të tronditen seriozisht. Dëshirojnë të arrijnë sukses e lumturi të menjëhershme, duke synuar e duke projektuar në disa raste objektiva të paarritshëm në kohë.

Adoleshentët rebelohen shpesh me prindërit e tyre, aq sa marrëdhëniet në familje vihen në pikëpyetje të plotë. Mund të ndodhë edhe largimi nga familja, duke demonstruar jo vetëm pakënaqësi, por edhe prirje për të qenë të pavarur

me çdo çmim. Kjo dukuri ekziston në shumicë te masa e adoleshentëve, por shfaqja e saj është specifike. Revolta mund të jetë e hapur, e cila shkaktohet nga faktorë të ndryshëm, të karakterit ekonomik, shoqëror, psikik etj. Në të gjitha këto raste ajo vërehet nga prindërit dhe mësuesit, kështu krijohen mundësitë për të marrë masat e nevojshme. Ndodh shpesh që rebelimi të jetë i pashpallur, i brendshëm, prandaj të krijohet përshtypja iluzive se gjithçka po shkon mirë. Këto janë rastet më të vështira, të cilat duhen studiuar e mënjanuar me shumë vëmendje.

Në adoleshencë fillon të rritet prirja e marrëdhënieve më të ngrohta me shoqërinë se me familjen. Në këtë kohë lindin miqësitë e ngushta. Adoleshentët kanë shumë kërkesa për t'u rritur, ndërsa prindërit dhe shoqëria u japin atyre të nevojshmen, por nuk arrijnë t'ua plotësojnë dëshirat. Prandaj ata kërkojnë zgjidhje të tjera, të cilat në jo pak raste mund të dalin të gabuara dhe bëhen burim për manifestimin e dukurive negative. Adoleshenca mund të vlerësohet si moshë e dashurisë dhe miqësisë, ku të rinjtë kërkojnë t'i gjinden pranë njëri-tjetrit për të amortizuar vështirësitë e për të shmangur vetminë. Ata kanë prirje për të qenë së bashku, si një mundësi më tepër për të përballuar çdo çast të jetës së re.

Adoleshentët tronditen nga indiferenca, mospërfillja. Ata zemërohen, kur mendimet e tyre nuk vlerësohen apo nuk u kushtohet vemendja e nevojshme. Zhvillimet fiziologjike dhe psikike kanë intensitet të lartë, por ato shoqërohen në jo pak raste me probleme, të cilat nëse nuk parandalohen, shkaktojnë dhimbje e trauma, në raste të shkëputura edhe të pariparueshme. Praktikimi i një strategjie rinore edukimi për këto dukuri nga familja dhe shkolla, do të ndikonte pozitivisht për zbutjen e shmangien e tyre.

Adoleshenca është një dukuri universale, por ajo ka specifika të veçanta për individë e kohë të ndryshme. Dallimet dhe ngjashmërit janë të pashmangashme, por individualitetet sado që të përshtaten, kanë veçori të tyre zhvillimi e ritmesh, që e bëjnë shumë të ndërlikuar trajtimin dhe edukimin e të rinjve. Njohja dhe respektimi i parimeve bazë të edukimit për të respektuar fazat e zhvillimit individual në planin fizik, emocional e psikik, përbën parakushtin për të arritur sukses në edukimin e të rinjve. Pavarësisht dëshirës, që kanë prindërit për të ndërtuar marrëdhënie funksionale me adoleshentët, na duhet të pranojmë se ka mjaft probleme, që rrjedhin më tepër nga ndryshimet e mentaliteteve se ato të moshave.

Vërtetë edhe vetë prindërit dikur kanë qenë të rinj, kanë ëndrruar dhe kanë arritur objektiva në jetën e tyre, por kjo nuk përbën ndonjë kusht për të qenë të sukseshëm në edukimin e modeleve që dëshirojnë. Janë shumë faktorë, përveç moshës, që i ndan brezat e sotëm me ata të disa dhjetëvjeçarëve të mëparshëm. Nuk është në mes vetëm koha, por janë zhvillime të panumërta teknike, teknologjike, shoqërore, ekonomike etj. Ritmet e ndryshimeve në jetë, tani janë më të larta. Këto pasqyrohen edhe në mentalitetin dhe ndërgjegjen e individit. Për këtë arsye ndryshimi i brezave është i ndjeshëm dhe jo në pak raste, i thellë, gjë e cila bëhet edhe pengesë mbi të cilën lindin kundërshtitë.

Ka edhe vështirësi të tjera të sferës psikike që marrëdhëniet prind-fëmijë i qojnë në kufijtë e shpërthimit. Ne flasim për karakteristika dhe cilësi të adoleshentëve, për veçori të zhvillimit të tyre, por duhet të kemi të qartë se njohja dhe zbërthimi i botës mendore, fizike dhe, sidomos, shpirtërore, qoftë edhe e një të riu, është mjaft e ndërlikuar. Mirëpo pa e njohur atë dhe ligjësitë e saj, është e pamundshme të ndërtohet një strategji racionale edukimi.

Me të drejtë ndonjëri mund të thotë se me këtë gjendje ekonomike dhe krizë që po përjeton, familja shqiptare e ka të vështirë t'u përgjigjet këtyre kërkesave. Por kjo nuk qendron plotësisht. Gjithkush bën llogaritë e tij, natyrisht jashtë saj nuk ka si të mbetet krijimi i familjes dhe përballimi i kostos që rrjedh prej saj, por edhe në rastin më të vështirë prindërit nuk duhet të shkarkojnë barrën e tyre mbi shpatullat e fëmijëve. Marrëdhëniet dhe komunikimet në familje, veçanërisht në prani të të rinjve, duhet të jenë të ngrohta, pa ngarkesa të tepërta emotive, pa agresivitet e dhunë, edhe nëse nuk ruhet gjithnjë fryma miqësore, të paktën të shmangen qëndrimet armiqësore.

*Një atmosferë e rëndë familjare, e cila krijohet jo vetëm nga mungesat ekonomike, është faktor nxitës për përgatitjen e kontigjenteve të padëshiruara nga vetë familja, por edhe nga gjithë shoqëria. Sot në tërësi po studiohet e po diskutohet fakti si niveli i lartë ekonomik i familjeve në vendet e zhvilluara nuk po jep rezultatet e dëshiruara, madje në disa vende po jep efekte të kundërta nga ato që priten. Plotësimi maksimal i kërkesave ekonomike i të të rinjve nga familja dhe shoqëria e konsumit po shëndërrohet në burim demotivimi për të studiuar dhe për të arritur rezultate të kënaqshme në mësime.*

*Me këto që thamë, nuk kërkojmë të përligjim varfërinë dhe mungesat e të mirave materiale, të cilat pa asnjë diskutim ndikojnë në mirërritjen e fëmijëve, por në asnjë rast ato nuk duhet të absolutizohen. Këtë e verteton edhe përvoja e brezave tanë më të rritur, të cilët, pavarësisht kushteve ekonomike, kanë patur arritje shoqërisht të vlerësuara.*

*Adoleshenca vlerësohet si mosha e rilindjes. Ajo përmban energji e zhvillime të jashtëzakoshme. Mirëpo në mes përpjekjeve, ndikimit të familjes, shkollës e shoqërisë*

*për të formuar vlera e bindje dhe interesave e aftësive individuale të të rinjve shpesh ka mospërputhje, gjë e cila bëhet bazë e konflikteve. Revolta dhe pakënaqësi lindin edhe për shkaqe të natyrave shoqërore e të qëndrimeve sentimentale. Ato shpërthejnë në çast dhe prishin ritmin normal të punës.*

Të rinjtë, meqë janë të brishtë e të ndjeshëm, në lëvizje e ndryshim të shpejtë të brendshëm dhe të jashtëm, të drejtuar apo të vetëdijshëm, e kanë të pamundshme në disa raste të përmbahen. Për këtë arsye ata, ndonëse nuk i kanë mjetet e nevojshme, nuk bëjnë llogaritje forcash, por shpërthejnë në revoltë, e cila në më të shumtën e rasteve ka karakter ideal, jomaterial. Kur kjo dukuri shfaqet, mund të themi se është gjysma e të keqes, por në mjaft raste ajo mbetet e mbyllur, zhvillohet në heshtje dhe jo vetëm ndikon në rrënimin e marrëdhënieve, por jep efekte negative për edukimin e subjektit, ndonjëherë me pasoja të pariparueshme.

Edukatori, prindi, mësuesi duhet të kontrollojnë dhe të zbulojnë se çfarë ndodh në të vërtetë me adoleshentët, pse sjellja e tyre nuk përputhet me bindjet e të rriturve, cili është shkaku i vertetë i grindjeve, pse adoleshentët sillen jashtë natyrës së tyre të vertetë, gënjejnë, shmangen, veprojnë fshehurazi etj. Këto e mjaft probleme të tjera kërkojnë përgjigje e zhvillim të specializuar jashtë emocioneve të çastit.

Në kohën e sotme gjërat kanë evoluar, zhvillimi i teknikës, teknologjisë, përsosja dhe përhapja e mjeteve të komunikimit masiv krijojnë mundësi reale për përdorimin e larmishëm të formave dhe metodave të edukimit. Mbi këtë bazë mund të përcaktohet çfarë duhet e nuk duhet zbatuar në marrëdhëniet me adoleshentët.

Adoleshenca është moshë delikate, prandaj të rriturit duhet të jenë të kujdesshëm në trajtimin dhe në ndërtimin e

marrëdhënieve me të. Duhet të kemi të qartë se vetëm ndryshimet fiziologjike bëjnë që adoleshentët, qoftë edhe në mënyrë të vetëvetishme të përjetojnë e të kalojnë në mendime të thella. Në këtë moshë fillojnë e shfaqen probleme lidhur me pavarsinë, shkollimin, zgjedhjen e profesionit dhe statusin e tyre shoqëror e jetësor. Nga mungesa e përvojës, ekuilibrit dhe formimit të përgjithshëm, të rinjtë shpesh dështojnë dhe demoralizohen. Prandaj në këto momente është më se e domosdoshme prania dhe ndihma e kualifikuar që duhet dhënë ndaj tyre.

Duke dashur të sjell një pasqyrë të problematikës së moshës që mban mbi vete shpresat dhe ëndërrat për të ardhmen, nuk mund të lija pa shprehur edhe shqetësimet që brezi im ka ndjerë në vetvete. Pra, vështrimi është rrjedhojë i vrojtimeve të drejtpërdrejta në punën e institucioneve arsimore, në jetën e të rinjve, si dhe në shndërrimet që ka diktuar koha në familjet tona. Por këtu dalin problemet dhe përgjegjësitë sipas rolit që luajnë dhe vendit që zënë si aktorë të përbashkët në këtë dukuri tipike të moshës së shpërthimeve.

Tek adoleshenti ndjenja e përgjegjësisë zhvillohet vetëm kur arrin të gjykojë për gjithë veprimtarinë e vet, për mirë apo pë keq, kur të ndjejë për gabimet e sjelljet e tij të padenja. Kështu ndodh edhe në familje e në institucionin e shkollës kur ka mirëkuptim e dashuri, ka nxitje të brendshme të vetëdijshme për të bërë analizë të vërtetë të veprimeve dhe të ecurive. Një klimë e tillë ndikon që adoleshentët të përgatiten për të realizuar edhe vetedukimin, i cili nuk nënkupton lënien pas dore të edukimit dhe ndikimit prej prindërve dhe mësuesve.

Adoleshentët janë të përfshirë nga ndjenja e të përjetuarit të të rriturit, megjithëse janë të bindur se shumë gjëra nuk i kanë arritur, por, në të njëjtën kohë, ata vlerësojnë

se kanë fituar më tepër aftësi për të qenë në gjendje të çajnë në mënyrë të pavarur në shtigjet plot të panjohura të jetës. Ata nuk ndjekin në mënyrë të verbër shembullin e të rriturve, nuk imitojnë siç bënin dikur kur ishin fëmijë. Ata janë në kërkim të un-it, në kërkim të zbulimit të vetes së tyre. Për këtë arsye ata janë kritikë ndaj prindërve dhe mësuesve, ndaj gjithë shoqërisë.

Në adoleshencë motivi i përgjegjësisë fillon e merr përparësi ndaj motivit të arritjes. Por nga shkaqe të ndryshme, edhe nga mungesa e aftësive të duhura jo për faj të tyre, mund të lindë mosbesimi dhe bashkë me të edhe ndjenja e dështimit. Ky është një rrezik që duhet parandaluar. Sepse, në përgjithësi, interesat e adoleshentëve janë pa kufij matës, këtu edhe për shkollën dhe lëndë të veçanta, këtu edhe për ndryshime të shpejta në marrëdhëniet shoqërore, në tërësi, dhe brenda vetë familjes e rrethit shoqëror, në veçanti. Prandaj kërkohet të njihen dhe të vlerësohen këto prirje e interesa.

Adoleshenca është moshë vrulli të paparë, gjë që ka shpjegimet e saj, por për ta kanalizuar e për ta drejtuar këtë në mënyrë të organizuar, kërkohet kujdes e mjeshtëri profesionale. Këtu, edhe krizat, konfliktet, shpërthimet, revoltat dhe papajtueshmëritë që trajtuam, kanë vlerat e tyre. Ato nuk duhet të krijojnë alarme të panevojshme, por vemendja duhet përqendruar tek trajtimi dhe menaxhimi i tyre efektiv. Dëshirat e tyre që nuk mund të plotësohen në sfera të ndryshme të jetës së përditshme, përmbushen në fantazi. Ndjenjat e nevojat në rastet e munguara, realizohen në botën e imagjinuar. Kështu fitohet një mësim për të shmangur njëfarë kënaqësie dhe qetësie iluzive.

Adoleshenca është lulja e jetës, por që të përjetohet si e tillë, duhet investuar shumë nga ana morale, financiare e

shoqërore, gjë që përcakton në një masë të madhe arritjen e suksesit në tërë veprimtarinë tonë.

***Falenderim:***

*Për hartimin e kësaj esseje jam nxitur dhe jam ndihmuar nga shumë kolegë, mësues, nxënës e specialistë të arsimit, të cilët me pasion e përkushtim po shëndrrohen në personazhet më të rëndësishme të përpunimit dhe të realizimit të edukimit.*

*Gjej rastin t'i falenderoj e t'i përshendes të gjithë. Me këtë rast, s'mund të lë pa veçuar konsulentin shkencor dhe redaktorët, të cilët me ndihmesën e pakursyer ndikuan në realizimin e plotë të essesë.*

*Falenderime të veçanta shkojnë për komunën e Fanit, personalisht për kryetarin e saj, z. Mark Marku, që tregoi interesim të madh për botimin e këtij libri.*

# BIBLIOGRAFI

1. "Mësuesit, shkollat dhe shoqëria", Myra e David Sadker, "Eureka", 95

2. "Si ta përballojmë stresin", dr. Peter Tyrer, përkthim P. Xhelo Tiranë 2000 ISBN 99927-698-4-x

3. "Psikologjia zhvillimore", Mithat Hoxha, Shkodër, 2002 ISBN 999 27-49-14-8

4. Aftësitë për jetën, Tiranë 2002

5. Dashuria dhe gruaja, Artur Shopenhauer, përkthim P. Logoreci, Tiranë, 1999 ISBN 99927-603-5-4

6. "Social-Psikologjia", David G. Myers, përkthim E. Çela Tiranë, 2003 ISBN 999 27-54-62-1

7. "Psikologjia", Terry Pettijohn, Tiranë, 1996

8. "Mendja e pashkolluar", H. Gardner. përkthim, ISP, Tiranë, 2002

9. "Psikologjia e zbatuar në mësimdhënie", R F Biehler J Snowman. përkthim, ISP, Tiranë 2004.

10. "Forcat e ndryshimit në arsim", Michael Fullaun, përkthim, ISP, Tiranë 2003

11. Dimensionet e mendjes, Hauard Gardner. Përkthim ISP Tiranë 2003

11. "Në rrugën që rrallë shkohet", Skott (1) DHE (2)

12. "Adoleshenca", Fransuazë Dolto, Tiranë, 2003, ISBN: 99927-54-38-9

13. "Parapsikologjia", Milan Riz Tiranë, 2002, ISBN: 99927-48-78-8

14. "Psikologji e shkrimit, Rolando Marchesan, Tiranë, 2002 ISBN: 99927-48-84-

15. Historia e arsimit dhe mendimit pedagogjik shqiptar, vëll. I, Tiranë, 2003

16. "Psikologji sociale", Ylli Pango.

17. "Adoleshenca", E. Dragoti

18. "Drejt vetëmësimit dhe vetëformimit intelektual permanent", Mark Vuji, 2003

19. "Për një mësim dhe edukim ndryshe", Q. Dushku, Lezhë, 2002.

20. "Si mund të mësohet në mënyrë aktive e krijuese?", Mark Vuji, Tiranë, 1999

.

## PËRMBAJTJA

"Adoleshenca, stina e shpërthimeve", një ndihmesë për zgjidhjen e problemeve të kohës ........................................ 3
Pak fjalë lexuesit........................................................................7

### KREU I

MOSHA E ZHVILLIMEVE TË VRULLSHME ..................... 11
Kur fillon dhe përfundon adoleshenca? ................................ 11
Vajzat e djemtë-orientime të identifikuara, adoleshenca mbetet universale ............................................ 17
Tranzicioni moral............................................................... 23
Vlerësimi i motivon të rinjtë ................................................ 25
Përpjekje për sisteme sjelljesh të reja ................................ 30
Lindja e projektit për jetën .................................................. 32
Formimi i identitetit............................................................. 34
Bindjet - pjesë e identitetit .................................................. 38

### KREU II

TEORI TË EVOLUCIONIT MENDOR DHE TË SJELLJEVE SHOQËRORE .......................................... 41
Të menduarit abstrak e refleksiv .......................................... 41
A matet inteligjenca? ........................................................... 47
A lidhet disleksia me inteligjencën? ..................................... 49
Cili është ndikimi i kushteve shoqërore? .............................. 50
Nga pjekuria biologjike në pjekurinë shoqërore .................... 52
Misteri i dëshirës ................................................................. 53
Personaliteti formohet shkallë-shkallë .................................. 56

## KREU III

ADOLESHENTËT DHE FAMILJA ..................................... 61
Prindër dhe adoleshentë – raport tepër i vështirë .................. 61
Nga buron konflikti? ........................................................... 67
Pranimi dhe kontrolli ........................................................... 71
Përjetim i marrëdhënieve të brezave .................................... 74
Nevoja për baraspesha të tjera ............................................ 78
Kërkesa për statusin e të rriturit ............................................ 84
Atmosfera familjare ............................................................. 87
Kriza e komunikimit ............................................................. 89
Nga marrëdhëniet etike në afektive ..................................... 98

## KREU IV

RAPORTET ME INSTITUCIONET SHKOLLORE ............. 103
Mësuesi dhe modelet shoqërore ......................................... 103
Bashkëpunëtorë të ngushtë të të njëjtit proces ..................... 107
Ndikimi i aftësisë profesionale ........................................... 110

## KREU V

LIDHJET SHOQËRORE .................................................. 115
Marrëdhëniet shoqërore dhe ngarkesa e tyre ....................... 115
Vlerësimi i raporteve shoqërore ......................................... 117
Mbështetje te bashkëmoshatarët ......................................... 119
Përbërja e grupit ................................................................. 122
Shërbimi mbrojtës i grupit .................................................. 126

## KREU VI

Socializmi i të rinjve - mision i rëndësishëm
Të rinjtë dhe historia e një pyetësori .................................. 129
Epilog ................................................................................ 153
Bibliografi .......................................................................... 164